# DITURIA ISLAME

NUMËR 289 | VITI 28 | SHTATOR 2014 | DHUL KA'DE/DHUL HIXHXHE 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Haxhi
### burim i dobive të shumta



www. bislame.net

## XHAMIA E FSHATIT STUDENICË NË KOMUNËN E ISTOGUT

Fshati Studenicë është vendbanim i vjetër, i cili në dokumentet e shkruara para osmane përmendet që nga shekulli XIII (XII) dhe në dokumentet osmane nga fundshekulli XV. Në këtë vendbanim ka elemente të epokës bizantine të hershme, të cila janë krijuar deri kah mesi i shekullit VI. Trashëgimia fetare e këtij vendbanimi është e lashtë, fillimisht e krishterë, përkatësisht e ritit ortodoks dhe më pas islame. Këtë e dëshmon më së miri defteri i Sanxhakut të Shkodrës i vitit 1485 dhe prezenca e kishës apo manastirit të Pantelejmonit, i cila me gjasë shërbeu deri në shekujt XIII-XIV, ose edhe më vonë, themelet e të cilës edhe sot gjenden në afërsi të xhamisë së fshatit. Defteri i Sanxhakut të Shkodrës vë në pah edhe ekzistencën e një shtëpie muslimane, krahas 17 shtëpive tjera të krishtera. Defteri vë në pah gjithashtu edhe ekzistencën e familjeve tjera muslimane në fshatrat tjerë të Istogut të sotëm ose të ish nahijes së Suhogërllës (Syriganës) apo kazasë së Pejës. Andaj marrim në konsideratë që të dhënat e defterit janë të hershme të vitit 1485 dhe prezenca e një familje muslimane, në fshatrat përreth edhe të dy apo tri sosh për fshat, na bënë të mendojmë që banorët e përqafuan gradualisht besimin islam dhe u lanë kishat e tyre jashtë funksionit. Defteri vë në pah edhe ekzistencën e familjes së kallogjerit Nikandro,





kur dihet që burimet serbe flasin për funksionimin e manastirit të Studenicës deri në shekullin XIV, nëse nuk është fjala se Nikandro shërbente gjetkë, por me profesion ishte kallogjer ose funksiononte ende manastiri i Studenicës-Pantelejmonit, me që shumica e popullsisë ende ishte e krishterë, këtë ende nuk e kemi të qartë. Mendimi i fshatarëve vendas se me gurët e kishës është ndërtuar xhamia e sotme (fazës fillestare), që gjendet në afërsi të kishës, do të mbështete mundësin e funksionimit të manastirit edhe përgjatë shekullit XV dhe më tutje, ngase ashtu si u tha edhe më herët popullsia e Studenicës dhe rajonit ende ishte me shumicë e krishterë dhe se xhamia sipas informatave të tanishme u ndërtua në fillim shekullin XIX. Mendim i ngjashëm ekziston edhe për xhaminë e fshatit Kaliçan, gjë që edhe mund të jetë e saktë dhe ishte krejtësisht proces i natyrshëm. Banorët siç na bëhet e njohur nga defterët osmane dhe burimet tjera të kohës, ishin të krishterë, me shumicë të ritit ortodoks. Ata kishin kishat e veta dhe me kalimin e kohës popullsia pranoi besimin islam dhe u paraqit nevoja për faltoret të reja, gjegjësisht për xhamitë. Ata mund të kenë rrënuar kishat e tyre, meqë më nuk ju nevojiteshin dhe në vendin e tyre ose me materialin e tyre ndërtuan xhamitë e tyre për të cilat ata kishin nevojë.

*Pjesë të shkëputura nga monografia ende e pa botuar "XHAMITË E REPUBLIKËS SË KOSOVËS - KOMUNA E ISTOGUT (BURIMIT). MONOGRAFIA NR.: 06", autorë: M.Sc. Sami ISUFI Arch. dhe MA Esat RAMADANI Arch. Prishtinë, 2012*



PËRMBAJTJA:






# *Deklaratë për opinion*

*Prishtinë, 9 shtator 2014*

*Akti i djeshëm i djegies së "flamurit" nga një grup i të rinjve në të cilin është edhe dëshmia islame - shehadeti, është veprim i papranuar dhe në kundërshtim me traditën tonë të tolerancës e mirëkuptimit. Është e vërtetë që ky flamur padrejtësisht po keqpërdorët nga ISIS, organizatë terroriste e cila vepron gjoja në emër të myslimanëve. Mirëpo kjo assesi askujt nuk i jep të drejtë që të përdhosë simbolet islame apo të çfarëdo feje tjetër.*

*Me kohë e kemi thënë dhe e kemi sqaruar se ISIS, nuk vepron sipas mësimeve islame dhe as që është zgjedhur e mandatuar nga myslimanët për përfaqësim. Jemi të bindur që veprimet e tyre shpejt do të marrin përgjigjen adekuate nga populli i Irakut dhe i Sirisë në bashkëpunim me botën demokratike.*

*Ftojmë të rinjtë tanë që të jenë të kujdesshëm e të matur në veprimet e tyre dhe mos të bien pre e fushatave që më shumë mund të sjellin debate, konfuzion e paqartësi sase qëllimi i tyre për distancim nga veprimet e ISIS. Rikujtojmë se në emër të distanicimit nga ISIS, është e papranueshme nëpërkëmbja dhe përdhosja e simboleve islame.*

*Po ashtu ftojmë edhe besimtarët tanë që të mos bien pre e veprimeve të pamatura të disa të rinjve tanë, ku kemi bindjen se këta të rinj nuk kanë dashur që të djegin dëshminë "Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi a.s. është i dërguar i tij", por kanë dashur të djegin fotografinë e kriminelit Bagadatit dhe krimet e tij mbi popullatën e pafajshme. Ne si popull solidarizohemi me vuajtjet e popullatës civile në Irak e Siri, dhe në të njëjtën kohë dënojmë veprimet kriminale të asaj që quhet ISIS.*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Dr. Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $
/ Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



مكّة

MEKE

المسجد الحرام

MESXHIDI HARAM

MINE KUFIRI

XHI

8 DHUL-HIXHE

9 DHUL-HIXHE

10 DHUL-HIXHE

**1 IHRAMI**

Haxhi apo umreja nuk mund të kryhet kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami është vaxhib tek hanefinjtë. Ihrami përbëhet prej pjesës së sipërme (err-rrida) dhe pjesës së poshtme ( el –izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet që haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin ose umren. Për sa i përket njetit për veshjen e ihramit, ky vlen të bëhet vetëm me zemër. Vendet ku duhet të vishen ihramet janë "mikatet".

**2 TAVAFUL KUDUMI**

Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet edhe nga haxhiu që kryen llojin e haxhit "temet'u", ngase ai, që kur ka hyrë në Mekë, e ka kryer umren, dhe Haxhin e fillon nga brenda Mekës. Ky tavaf është sunet.

**3 SA'JI**

Sa'ji-vrapimi në mes kodrave Saffa dhe Merve, edhe tek hanefinjtë është vaxhib. Fillon nga kodra Saffa dhe kështu bëhen shtatë sjellje, - një shkuarje prej Saffas deri në Merve konsiderohet një sjellje. Sa'ji doemos duhet të kryhet pas tavafit. Sa'ji që kryhet para tavafit, nuk vlen.

**4 DITA E TERVIJES**
ARRITJA NË MINË.
DITA E TETË E DHUL -HIXHXHES

Qëndrimi dhe fjetja në Minë në natën e Arefatit, është sunet. Kur do të falet namazi i sabahut, ditën e tetë të dhul-hixhxhes, do të shkohet në Minë, ku do të qëndrohet deri në mëngjesin e ditës së nëntë –jevmu-arefe dhe, pas namazit të sabahut, vjen nisja për në Arefat. Po ashtu qëndrimi dhe fjetja në Minë gjatë ditëve të gjuajtjes së gurëve, është synet, kurse në ditën e nëntë haxhinjtë i drejtohen Arefatit.

# ETAPAT E HAXHIT

Haxhi nga këndvështrimi hanefi




11 DHUL-HIXHE

12 DHUL-HIXHE

13 DHUL-HIXHE

## 5 DITA E AREFATIT
DITA E NËNTË E DHUL-HIXHES

Qëndrimi në Arefat është farz (rukn). Të qëndruarit në Arefat është një prej kushteve kryesore të Haxhit. Mosqëndrimi në Arefat domethënë që Haxhi nuk është kryer. Pejgamberi a.s. thotë: " Haxhi është qëndrimi në Arefat". Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej namazit të drekës të ditës së nëntë të dhul -hixhes (natës së Kurban-Bajramit) e vazhdon deri në sabahun e ditës së Kurban-Bajramit. Po qe se qëndrohet në Arefat për një kohë të shkurtër gjatë kohës së caktuar, farzi është i kryer. Nuk kushtëzohet që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdest, por pastrimi dhe marrja e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është hajz ( ka menstruacion) dhe nifas (koha pas lindjes) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat. Në këtë ditë haxhiu bën istigfar dhe dua sa më shumë: Pejgamberi a.s., ka thënë: "Lutja ( duaja) më e mirë është ajo që bëhet në ditën e Arefatit".

## 6 XHEM'I TAKDIM DREKA DHE IKINDIA NË AREFAT FALEN BASHK

Në këtë ditë pasdreke imami do të mbajë dy hytbe, si të xhumasë, dhe me atë rast do t'i udhëzojë haxhinjtë për rregullat e Haxhit (për qëndrimin në Arefat e Muzdelife, për gjuajtjen e guralecëve në xhemre, për therjen e kurbanit, rruarjen dhe tavafuz-zijaretin. Pas hytbes, do të falë me xhemat namazin e drekës dhe të ikindisë me një ezan dhe dy ikamete.

لَبَّيْكَ اللَّهُمَّ لَبَّيْكَ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَ النِّعْمَةَ لَكَ وَ المُلْكَ، لَاشَرِيْكَ لَكَ.

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**








SAFFA






## 7 XHEM'I TE'HIR, MUZDELIFJA, NAMAZI I AKSHAMIT DHE JACISË

Muzdelifja është një vend në mes Arefatit dhe Minës. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se është vaxhib të qëndrohet në Muzdelife, qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër. Koha e qëndrimit në Muzdelife, sipas hanefinjve, është që para agimit e deri në lindje të diellit. Kush arrin në Muzdelife para se të lindë dielli, së paku kalimthi, e ka kryer këtë vaxhib. Është obligim që në Muzdelife të falim bashkë namazin e akshamit dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Ai që ka falur namazin e akshamit në Arefat ose gjatë rrugës, është i obliguar ta falë përsëri derisa të zbardhë dita.

## 8 DITA E PARË E BAJRAMIT

Rekomandohet që të shkojmë në Minë para se të lindë dielli, nëse është e mundur, që të falim namazin e sabahut menjëherë si të hyjë koha, dhe gjatë qëndrimit të bëjmë sa më shumë lutje e dua, tekbire , tehlile, telbije, salavat, dhikër, istigfar...

## 9 HEDHJA E GURALECËVE NË MINË

Me të zbardhur të ditës, para lindjes së diellit, haxhinjtë marrin rrugën për në Minë. Hedhja e guralecëve në xhemerat bëhet sipas kësaj radhe: së pari, ditën e parë të Kurban-Bajramit ata gjuhen në xhemeretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera gjuhen të tre gurët. Po sa fillon të hedhë guralecë, haxhiu ndërpret telbijen. Nuk lejohet të gjuhet ndonjë materie tjetër përveç guralecëve.
Në xhemren e parë duhet të gjuhen shtatë gurë një nga një. Nëse gjuhen të gjithë përnjëherë, duhet të gjuhen edhe gjashtë të tjerë. Koha e gjuajtjes në xhemretul akabe është prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Ndërsa në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen në tri xhemerat nga shtatë guralecë, duke filluar nga xhemretu-s-ugra në xhemretul vusta dhe, në fund, në xhemretul kubra. Për gjuajtje të çdo guraleci duhet të thuhet "Bismilahi Allahu Ekber". Pra në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen nga 21 guralecë në ditë. Në vend të sëmurit dhe fëmijës, që nuk ka mundësi t'i gjuajë vetë e të tjerëve (për ndonjë arsye), guralecët mund t'i gjuaj dikush që është i aftë dhe ka mundësi të bëjë gjuajtjen. Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Guraleci kapet me majat e gishtit të madh dhe të atij tregues dhe mbahet me majën e gishtit tregues, dhe në atë mënyrë gjuhet. Pas gjuajtjes së guralecëve në xhmeretul-akabe, do të pritet kurbani, nëse është bërë nijeti për "haxhi - kiran" ose është "mutemetti", pastaj haxhiu do të rruhet ose të qethet. Vetëm prej atëherë haxhiu lirohet nga shtrëngesat e haxhiut dhe bëhet i lirë, por ende nuk ka të drejtë të ketë marrëdhënie seksuale.

# ETAPAT E HAXHIT

Haxhi nga këndvështrimi hanefi

MAKAMI IBRAHIM



ZEMZEM

MERVE





رَبِّ اغْفِرْ وَارْحَ

## 10 RRUAJTJA APO PRERJA E FLOKËVE

Rruajtja apo prerja e flokëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Rruajtja e flokëve sipas unanimitetit të katër Imamëve është më e lavdëruar sesa shkurtimi i tyre. Kjo vlen për meshkujt. Për gratë rekomandohet më shumë që t'i presin flokët. Personi që është pa flokë, sipas hanefinjve, duhet të rruajë kokën me brisk të rrojës, edhe pse nuk ka fare flokë. Koha e rruajtjes apo shkurtimit të flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Tek hanefinjtë renditja e veprimeve është vaxhib, pra duhet filluar nga rremji, për të vazhduar prerja e kurbanit dhe rruarja e kokës apo shkurtimi i flokëve.

## 11 HEDJI (KURBANI I HAXHIT)

Hedj quhet kurbani që dërgohet të pritet në harem. Hedj mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia, ose cjapi, pra vlen çdo kafshë që vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temet'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit..

## 12 TAVAFUZ - ZIJARE (EL-IFADA OSE ER-RUKN)

Në ditën e parë të Bajramit ose të nesërmen a të pasnesërmen, haxhiu do të shkojë në Mekë dhe do të bëjë Tavafuz- zijaren pa reml dhe pa sa'j, nëse i ka bërë që më parë, nëse jo, do t'i bëjë në këtë rast. Vetëm tani haxhiut i lejohet edhe ndalesa e fundit (kontakti i lirë me bashkëshorten). Koha e Tavafuz-zijares fillon prej agimit të ditës së parë të Bajramit, dhe më mirë është të bëhet atë ditë. Mekruh është të shtyhet pas ditëve të Bajramit, edhe pse vlen kurdo që të bëhet.

*Teksti: Fitim Flugaj*

## 13 TAVAFUL - VEDA (TAVAFI I LAMTUMIRËS)

Ky lloj tavafi është vaxhib për secilin haxhi që nuk është nga Meka. Koha e kryerjes së këtij tavafi, sipas hanefinjve, fillon menjëherë pas kryerjes së tavaful-ifades, e zgjat deri para udhëtimit të haxhiut dhe largimit nga Meka. Tavaful –veda quhet edhe Tavafus-sadr dhe bëhet pa remj dhe pa sa'j.

Pastaj haxhiu i afrohet Zemzemit, ku do të pijë ujë, e pastaj do të shkojë te dera e Qabesë dhe do të puthë atë dhe pragun e saj duke E lutur Allahun xh.sh. për çfarë të dëshirojë dhe, më në fund, kthehet duke ecur prapa (në shenjë nderimi), derisa të dalë nga Qabeja.

# Haxhi është në muajt e caktuar



*"Allahu e bëri Qabenë, Shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (çështje të fesë e të jetës) për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti) që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në Tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)". (El Maide, 97)*



*Haxhi është kushti i pestë i fesë islame. Allahu e obligoi për robërit e Tij duke thënë:"Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit". (Ali Imran, 97). Ky është ibadet dhe si i tillë duhet të kuptohet. Ata që mendojnë ndryshe, duke konsideruar se ritet e Haxhit janë diçka si çudi në vete, mbeten shumë të gabuar në këtë çështje dhe sidomos një pjesë e elitës politike e intelektuale të shoqërisë sonë. Ata kërkojnë dhe vazhdojnë të kërkojnë pareshtur argumente të ndryshme për të diskutuar çështjen pse duhet bërë haxhi me veprimet e tij. Në mënyrë që të qetësohen "mendjet" e tyre, Allahu në ajetin 197 të sures El- Bekare thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush e bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje. Çka punoni nga e mira, All-llahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time".*

*Ne si myslimanë jemi të bindur dhe i kryejmë ritet e Haxhit ashtu siç na ka mësuar Pejgamberi ynë, Muhamed Mustafaja a.s., në kryerje të Haxhit, pa asnjë dyshim, ka dobi si fetare, ashtu dhe sociale. Si të mos ketë, kur Haxhi është një udhëtim i mirë në vende në të cilat kanë shkelur pejgamberë, është shpallur vahji, është vendlindja e Islamit dhe aty tuboheshin të parët tanë. Allahu në Kur'an thotë :"... por Allahu juve jua bëri të dashur besimin dhe jua zbukuroi atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin, jua bëri që t'i urreni.*

*Të tillë janë ata që gjetën rrugën e drejtë". (El Huxhurat, 7). Pra, Islami, kur i obligoi ritet e Haxhit, qëllimi ishte që imanin ta shndërronte nga kuptimi subjektiv (teorik) që mësohet nga literatura e gjerë, në përjetime shpirtërore, që njeriun e lidhin menjëherë me zanafillën e Islamit dhe të atyre kolosëve që sakrifikuan për këtë din dhe që e bën njeriun që të lidhet edhe më shumë me këtë vend të Shpalljes dhe me ata thirrësit e parë që bartën mbi supet e tyre këtë amanet hyjnor, jetuan me të dhe jetuan për të. Meka dhe Medina si dy vende të shenjta, mbeten qytetet më të sigurta dhe më të furnizuara nga ana e Allahut, për shkak se Ibrahimi a.s., E kishte lutur Allahun xh.sh.: "Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoji me lloje të frutave"! Ai (Allahu) tha: "(E furnizoj) Edhe atij që nuk besoi, do t'ia mundësoj shfrytëzimin e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta hedh në dënimin e zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai"!(El Bekare, 126). Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë ) luteshin: "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di". (El Bekare, 127). Qabeja mbetet vend i shenjtë deri në Kiamet. Për këtë Allahu shprehet në Kur'an: "Allahu e bëri Qabenë, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (çështje të fesë e të jetës) për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti) që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në Tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)".(El Maide,97)*

*Po ashtu në një hadith që transmetohet nga Ebu Hurejra, Pejgamberi a.s. thotë: "Kush e kryen Haxhin dhe nuk flet fjalë të ndyta e nuk bën vepra të ndyta, kthehet në shtëpinë e tij sikur në ditën kur e ka lindur nëna e tij (pa mëkate)". Në Haxh haxhinjtë tanë përjetojnë ndjenja të papërshkruara kur hyjnë në ihram, bëjnë Tavafin, ecin në mes Saj'it dhe Merves, shohin Zemzemin, vizitojnë dhe qëndrojnë në Arefat, Myzdelife, Mine, që të gjitha këto lënë gjurmë të thella që gjatë tërë jetës nuk mund t'i harrojnë. Edhe Muhamedi a.s., në lidhje me vlerën e qëndrimit në Arefat, ka thënë: "Nuk ka ditë, të cilën Allahu e shpëton robin më së shumti nga zjarri se sa dita e Arafatit". (Muslimi). Sivjet, sipas kalendarit tonë, Dita e Arefatit është më 3 tetor, 2014, pra nga kjo kuptohet që festa e Kurban-Bajramit do të jetë më 4 tetor. Për fund, Haxhi nuk është ibadet individual as në fenë tonë dhe as në historinë tonë. Duhet ta njohim fenë tonë dhe, duke njohur fenë tonë, lehtësojmë edhe qasjen tonë ndaj problemeve me të cilat ballafaqohemi ne si shoqëri. Për hajr ju qoftë të gjithëve festa e Kurban-Bajramit!*

*Mr. Rexhep Suma*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf" – (12)



### Sjellja e shembujve në Kur'an, për hir të udhëzimit të njeriut

"Ne këtë Kur'an Ne shtruam çdo lloj shembulli për hir të njerëzve, po njeriu (jobesimtar) më shumë se çdo tjetër është kundërshtar. Pasi që t'u ketë ardhur udhëzimi, njerëzit nuk i pengoi tjetër të besojnë dhe të kërkojnë falje prej Zotit të tyre, vetëm se presin t'u vijë edhe atyre fatkeqësia e popujve të mëparshëm ose t'u vijë dënimi ballë për ballë. Ne nuk i dërgojmë ndryshe të dërguarit përveçse si përgëzues e qortues. E, megjithatë, ata që nuk besuan, polemizojnë me të pavërtetën në mënyrë që me të, ta mbizotërojnë të vërtetën, dhe argumentet e Mia dhe atë me çka u qortuan, i marrin për tallje. Kush është më zullumqar se ai që është këshilluar me argumentet e Zotit të vet, e ua kthen shpinën atyre dhe harron atë që e punoi vetë? Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesë, në mënyrë që të mos e kuptojnë atë (Kur'anin), kurse në veshët e tyre shurdhim, andaj edeh, nëse i thërret ti ata në rrugë të drejtë, ata si të tillë nuk do të udhëzohen kurrë. Zoti yt është që fal shumë dhe bën mëshirë të madhe, sikur t'i ndëshkonte ata për atë që kanë vepruar, do t'ua shpejtonte atyre tash dënimin, por ata kanë momentin e caktuar, e pos Tij nuk do të gjejnë strehim. Ato janë fshatra (vendbanime) që kur bënë zullum, Ne i shkatërruam dhe për shkatërrimin e tyre u patëm caktuar kohë të sakta". – (El-Kehf, 54-59)

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi që, në ajetet paraprake, Allahu xh. sh. përmendi përgjigjet për dyshimet e jobesimtarëve, të cilët, nga vogëlsia e tyre shpirtërore, nënçmonin myslimanët e varfër, duke u mburrur para tyre me fëmijë dhe pasuri, tash në këto ajete sjell shembuj praktikë dhe përgjigje të argumentuara lidhur me Njëshmërinë e Allahut, rreth misionit të vërtetë të Pejgamberëve, rreth talljeve të idhujtarëve me Fjalët e Allahut dhe me mizoritë e tyre ndaj vetvetes. Megjithatë jobesimtarët kundërshtuan dhe polemizuan për çdo gjë. Zaten, kjo është rruga që ata zgjodhën me vetëdëshirë, dhe kjo ishte pengesa që imani të mos depërtojë lirshëm e natyrshëm në zemrat e tyre. Ata nuk përfillën madje as këshillat e të dërguarve të Zotit, të cilët i Gjithëmëshirshmi i dërgoi si tërheqës të vërejtjes dhe përgëzues për ata që dëshiruan të udhëzoheshin. Këta njerëz, që nuk besuan, janë më mizorët ndaj vetvetes, sepse kërkuan përshpejtimin e dënimit të Allahu në këtë botë, ashtu siç e patën kërkuar shumë popuj para tyre, dhe Allahu u kishte dërguar ndëshkimin nga qielli, për shkak të prapësive të tyre...

### Koment:

وَلَقَدْ صَرَّفْنَا فِي هَـٰذَا الْقُرْآنِ لِلنَّاسِ مِن كُلِّ مَثَلٍ وَكَانَ الْإِنسَانُ أَكْثَرَ شَيْءٍ جَدَلًا ﴿54﴾

*54. "Në këtë Kur'an Ne shtruam çdo lloj shembulli për hir të njerëzve, po njeriu (jobesimtar) më shumë se cilido tjetër është kundërshtar".*

Metodologjia kuranore është e shumëllojshme dhe shumëdimensionale. Ajo i drejtohet mendjes dhe shpirtit të njeriut në forma të ndryshme, duke i sjellë argumente të panumërta dhe të pakontestueshme, vetëm e vetëm që njeriu në besimin e drejtë të gjejë prehjen e tij shpirtërore. Kurani famëlartë i drejtohet mendjes njerëzore herë me premtim e herë me kërcënim, herë me shtjellimin e ngjarjeve historike e herë me sjelljen e shembujve, e herë-herë edhe në formë dialogu. Mirëpo, për fat të keq, të shumtën e rasteve, njeriu ishte dhe vazhdon të jetë mosmirënjohës ndaj Zotit të vet, dhe më shumë se çdo krijesë tjetër e shpërfilli udhëzimin hyjnor. Që të gjitha këto argumente që erdhën për ta përudhur njeriun, hasën në vesh të shurdhër, sepse fatkeqësisht, shpirtrat e hutuar dhe mendjet e turbulluara ndoqën rrugën e shejtanit duke humbur mëshirën e Allahut, përjetësisht.

Në Kuran ka disa ajete të ngjashme me këtë të sures "El-Kehf", që flasin pothuajse për të njëjtën tematikë, si f. v. : "El-Isra'ë" 41 e 89, dhe ky, i 58-ti i sures "Er-Rrum": "Ne në këtë Kur'an u kemi sjellë njerëzve nga të gjithë shembujt, po, pasha Allahun, edhe sikur t'u sillje çfarëdo mrekullie atyre, ata që nuk besuan, do të thoshin: Ju (Muhamedi me besimtarë) nuk jeni tjetër veçse mashtrues (gënjeshtarë)".

وَمَا مَنَعَ النَّاسَ أَن يُؤْمِنُوا إِذْ جَاءَهُمُ الْهُدَىٰ وَيَسْتَغْفِرُوا رَبَّهُمْ إِلَّا أَن تَأْتِيَهُمْ سُنَّةُ الْأَوَّلِينَ أَوْ يَأْتِيَهُمُ الْعَذَابُ قُبُلًا ﴿55﴾

*55. "Pasi t'u ketë ardhur udhëzimi, njerëzit nuk i pengoi tjetër të besonin dhe të kërkonin falje prej Zotit të tyre, vetëm*



*se presin t'u vijë edhe atyre fatkeqësia e popujve të mëparshëm ose t'u vijë dënimi ballë për ballë".*

Me fjalën "njerëzit" ky ajet synon banorët e Mekës, të cilëve, edhe pse u kishte ardhur një i Dërguar madhështor nga mesi i tyre, edhe pse u kishte zbritur Libri i shenjtë – Kurani, ata nuk dëshironin ta pranonin këtë mëshirë të ofruar nga Krijuesi Fuqiplotë. Ata, në vend që të kërkonin falje e të pendoheshin për paudhësitë e tyre,[1] vepruan të kundërtën, u treguan mendjemëdhenj e arrogantë ndaj Ftesës së të Dërguarit të tyre, që të besonin Allahun xh.sh..

Megjithatë, Allahu xh.sh., nga mëshira dhe dashuria e Tij e pakufishme ndaj krijesës njerëzore, nuk dëshiroi që ata robër të Tij të binin në kurthet e shejtanit, po ua la të hapur mundësinë e pendimit. Mirëpo, ashtu siç ndodh rëndom me pasuesit e shejtanit, ata e ndienin veten të paprekshëm, nuk besonin se pas vdekjes do të ringjalleshin. Madje, talleshin aq shumë me të Dërguarin e Allahut, duke kërkuar prej tij me ironi e sarkazëm t'ua sillte dënimin me të cilin po i kërcënonte. Në lidhje me këto prapësi të tyre, na ka njoftuar edhe Kurani famëlartë: "O Allah! Nëse është ky (Kur'ani) vërtet prej Teje, lësho gurë nga qielli kundër nesh, ose sillna ndonjë dënim të hidhët". – (El-Enfal, 32)

Dihet se ndëshkimi hyjnor vjen nga Allahu, e jo nga të dërguarit, prandaj ajeti në vazhdim sqaron misionin e shenjtë të Pejgamberëve:

وَمَا نُرْسِلُ الْمُرْسَلِينَ إِلَّا مُبَشِّرِينَ وَمُنذِرِينَ وَيُجَادِلُ الَّذِينَ كَفَرُوا
بِالْبَاطِلِ لِيُدْحِضُوا بِهِ الْحَقَّ وَاتَّخَذُوا آيَاتِي وَمَا أُنذِرُوا هُزُوًا ﴿56﴾

*56. "Ne nuk i dërgojmë ndryshe të dërguarit po vetëm si përgëzues e qortues. E, megjithatë, ata që nuk besuan, polemizojnë me të pavërtetën, në mënyrë që me të, ta mbizotërojnë të vërtetën, dhe argumentet e Mia dhe ato për se u qortuan, i marrin për tallje".*

Të dërguarit e Allahut ecën nëpër kohë, për të na drejtuar mu në burimin e dashurisë në këtë gjithësi; për të na mësuar kuptimin e vërtetë të dashurisë; dhe për të na orientuar kah Ai, që është i Vetmi i denjë dhe meritor për këtë dashuri – Allahu xh.sh..

Të dërguarit e Allahut janë të dërguarit e dashurisë hyjnore në Tokë, por, meqë urrejtja dhe mëria janë më të përhapura, kjo bën që këta të dërguar të ishin vazhdimisht në konflikt me forcat e errëta djallëzore. Këta të dërguar fisnikë paguanin kohën, ushqimin, rehatinë dhe gjakun e tyre si çmim për përhapjen e Thirrjes dhe misionit të tyre.

Secili prej tyre u dërgua për t'ia tërhequr vërejtjen popullit të vet, ndërsa i Dërguari ynë-Muhamedi a.s. u dërgua për të gjitha botët dhe për krejt njerëzimin. Allahu xh. sh. na e sqaron këtë, kur thotë: "O Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues. Dhe, me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues". – (El-Ahzab, 45-46).

Duhet theksuar se pothuajse asnjë pejgamber nuk ishte pritur mirë nga populli i vet në fillim të shpalljes. Ata u kontestuan, u nënçmuan, shumë prej tyre u persekutuan, e disa prej tyre edhe u mbytën, po megjithatë, asnjëri prej tyre nuk hoqi dorë nga udhëzimi i të paditurve, derisa Allahu xh. sh. nuk i shkatërroi disa prej atyre popujve... Zemrat e tyre (të pejgamberëve) të pastra ishin të mbushura me dashurinë ndaj Allahut. Për ata të dërguar të mëshirës, sakrifikimi për të arritur kënaqësinë e Allahut ishte dëshira më madhore e tyre... Megjithatë, shumica e njerëzve, nuk besuan, po polemizuan duke u përpjekur që të dobësonin e të thyenin moralin e atyre njerëzve të zgjedhur (pejgamberëve) të Allahut: "Ata (jobesimtarët) duan ta shuajnë dritën e Allahut me gojët e tyre, po Allahu e plotëson (e përhap) dritën e Vet, edhe pse këtë e urrejnë jobesimtarët". – (Es-Saff, 8)

Këto ide të helmatisura të jobesimtarëve, dhe tërë kjo urrejtje ndaj udhëzimit hyjnor, që herë e mbajnë të fshehur në zemër e herë e shfaqin haptazi, megjithatë nuk ka arritur të pengojë Dritën dhe udhëzimin e Allahut që të mishërohet me zemrat e dëlira të besimtarëve nëpër kohë e shekuj.

Jobesimtarët, shumicën e këtyre argumenteve i morën me tallje, përbuzje e nënçmim dhe tërheqja e vërejtjes, e nganjëherë edhe kërcënimi, nuk ndikoi absolutisht që zemrat e tyre të ndriçoheshin me nurin e Imanit. Me ta, është e kotë të polemizohet, sepse zemrat e tyre janë të mbyllura e veshët e tyre të shurdhër ndaj së vërtetës. Pikërisht për shkak të arrogancës së tyre kryeneçe, këta mendjemëdhenj do të ballafaqohen me gjykimin e

Allahut në Ditën e Llogarisë, për të marrë ndëshkimin e merituar për veprat e tyre në këtë botë.

وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّن ذُكِّرَ بِآيَاتِ رَبِّهِ فَأَعْرَضَ عَنْهَا وَنَسِيَ مَا قَدَّمَتْ يَدَاهُ
إِنَّا جَعَلْنَا عَلَىٰ قُلُوبِهِمْ أَكِنَّةً أَن يَفْقَهُوهُ وَفِي آذَانِهِمْ وَقْرًا وَإِن تَدْعُهُمْ
إِلَى الْهُدَىٰ فَلَن يَهْتَدُوا إِذًا أَبَدًا ﴿57﴾

*57. "Kush është më zullumqar se ai që është këshilluar me argumentet e Zotit të vet, e ua kthen shpinën atyre dhe harron atë që e punoi vetë? Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesë, në mënyrë që të mos e kuptojnë atë (Kur'anin), kurse në veshët e tyre shurdhim, andaj, edhe nëse i thërret ti në rrugë të drejtë, ata si të tillë nuk do të udhëzohen kurrë".*

Pasi Allahu xh. sh. përmendi jobesimtarët për kundërshtimin dhe polemikat e vazhdueshme lidhur me argumentet hyjnore, tash në vazhdim cek disa prej vetive të tyre të mbrapshta, me të cilat e merituan nënçmimin dhe përbuzjen e përbotshme.

Sipas mufesirëve më eminentë, ky ajet ka zbritur për disa nga idhujtarët mekas, për të cilët Allahu i Lartmadhërishem e njoftoi të Dërguarin e Vet se nuk do të udhëzoheshin kurrë, pavarësisht nga thirrjet për besim. Të tillë ishin Ebu Xhehli, Ubej bin Halefi dhe Utbe ibn Rebia, me të ngjashëm të tjerë me ta, të cilët më vonë do të vriteshin gjatë luftërave me myslimanët, në Bedër, Uhud, etj..

Ajo që i dalloi ata njerëz të prishur nga të tjerët, ishte mizoria ndaj vetvetes e pastaj edhe ndaj të tjerëve, sepse askush nuk mund të jetë më mizor sesa ai që ia kthen shpinën udhëzimit të Allahut, dhe kundërshton argumentet e Njëshmërisë, duke harruar bëmat e tij në jetën e kësaj bote. Ai njeri që nuk ndalet të meditojë rreth argumenteve të Allahut në këtë gjithësi, duke vënë në veprim logjikën e shëndoshë, ai është i humbur përjetësisht, sepse, me vdekjen e tij, rasti për pendesë dhe rikthim në veprat e mira, përfundon njëherë e përgjithmonë...

Veti tjetër e këtyre femohuesve është fakti se Allahu ka vulosur zemrat e tyre me kufër (mosbesim). Zemrat e tyre janë të mbyllura, kurse veshët e tyre janë të shurdhër saqë deri tek ata nuk arrin Thirrja e Krijuesit, prandaj Allahu xh. sh. ia bën me dije të Dërguarit të Tij, se i thirre a nuk i thirre në besim, ata nuk do të udhëzohen dot. Në konstelacion të këtij konstatimi të dhimbshëm për jobesimtarët, në Kuranin fisnik kanë ardhur dhjetëra ajete, si këtë: "Por të këqijat që punuan, ua mbuluan (u vulosën me mosbesim) zemrat e tyre". – (El-Mutaffifin, 14),

dhe: "E ata që mohuan (Kur'anin dhe Muhamedin), për ta është njësoj ua tërhoqe a nuk ua tërhoqe vërejtjen, ata nuk besojnë. Allahu ua mbylli zemrat dhe veshët e tyre ndërsa në të pamurit e tyre ka një perde, dhe ata do të kenë një dënim të madh". – (El-Bekare, 6-7).

وَرَبُّكَ الْغَفُورُ ذُو الرَّحْمَةِ لَوْ يُؤَاخِذُهُم بِمَا كَسَبُوا لَعَجَّلَ لَهُمُ الْعَذَابَ
بَل لَّهُم مَّوْعِدٌ لَّن يَجِدُوا مِن دُونِهِ مَوْئِلًا ﴿58﴾

*58. "Zoti yt është që fal shumë dhe bën mëshirë të madhe; sikur t'i ndëshkonte ata për atë që kanë vepruar, do t'u shpejtonte tash dënimin, por ata kanë momentin e caktuar, e përveç Tij ata nuk do të gjejnë strehim".*

Ajeti në vazhdim është një prej ajeteve më madhështore të Kuranit, sepse flet për mëshirën e pakufishme të Allahut xh. sh. ndaj krijesave të Tij, duke u dhënë gjithnjë rastin që ata të pendohen për veprat e tyre të shëmtuara në këtë botë. Po të donte Allahu i Madhërishëm, do t'ua përshpejtonte ndëshkimin e merituar, sepse veprat e jobesimtarëve-idhujtarëve ishin shumë të mbrapshta e të ndyra. Ata po torturonin psikikisht të Dërguarin e Allahut, madje më vonë do të tentonin edhe ta vrisnin fizikisht, po megjithatë, mëshira e Tij është më e madhe se hidhërimi, dhe Ai këtë ndëshkim ua vonon, gjithnjë duke pritur pendimin e tyre. Ndërkaq, atyre që nuk kthehen tek Allahu, të penduar, i Gjithëpushtetshmi u ka caktuar momentin kur do të ballafaqohen me ligësitë e tyre në Ditën e Gjykimit. Atë ditë nuk do të ketë strehim, sepse strehimi i vërtetë është vetëm Allahu, i Cili besimdrejtët do t'i fusë nën Hijen e mëshirës së Vet.

Në lidhje me këtë vonim të ndëshkimit, i cili vjen si pasojë e mëshirës së Allahut, kemi edhe shumë ajete të ngjashme në Kuran, por ne po mjaftohemi vetëm me ajetin 45 të sures "Fatir": "E sikur Allahu t'i kapte njerëzit sipas veprave (të këqija) të tyre, nuk do të linte mbi faqen e dheut asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momentin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, s'ka dyshim se Allahu i ka parasysh robërit e Vet". – (Fatir, 45)

وَتِلْكَ الْقُرَىٰ أَهْلَكْنَاهُمْ لَمَّا ظَلَمُوا وَجَعَلْنَا لِمَهْلِكِهِم مَّوْعِدًا ﴿59﴾

*59. Ato janë fshatra (vendbanime) që, kur bënë zullum, Ne i shkatërruam dhe për shkatërrimin e tyre u patëm caktuar kohë të sakta".*

Ndëshkimi i Allahut mund të vijë edhe në këtë botë, ose i Lartmadhërishmi e vonon këtë ndëshkim në Ahiret. Megjithatë, Ai i ka marrë me ndëshkimin e Vet shumë prej popujve që ia kthyen shpinën udhëzimit të drejtë. Në Kuran janë përmendur populli i Themudit, i Adit, i Lutit, i Shuajbit, i faraonit etj., që përjetuan ndëshkimin e tmerrshëm në këtë botë. E ky ajet ia tërheq vërejtjen popullit të Mekës që të mos



sillen me arrogancë e armiqësi ndaj Muhamedit a.s., sepse edhe ata mund t'i godasë e keqja që kishte goditur shumë popuj para tyre. S'ka dyshim se Allahu e kishte nderuar popullin e Mekës kur nga mesi i tyre kishte përzgjedhur më të madhin e krejt të dërguarve, por kjo nuk do të thotë se ata nuk mund të ndëshkoheshin edhe gjatë jetës së kësaj bote, nëse nuk do të ndalin armiqësinë ndaj Pejgamberit a.s. dhe ndaj myslimanëve.[2]

**Porosia e këtyre ajeteve**

- Të gjitha sqarimet, argumentet dhe shembujt që janë përmendur në Kuranin famëlartë, lidhur me Njëshmërinë e Allahut, Ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit si dhe pësimet e popujve të kaluar përgjatë historisë, janë më se të mjaftueshëm për përudhjen e njeriut në rrugën e drejtë.

- Njeriu (jobesimtari) është polemizuesi më i madh ndaj të vërtetave hyjnore, sepse ai vetë ka parapëlqyer që epshi dhe djallëzia e tij shpirtërore të jenë udhërrëfyes të tij në këtë dynja. Ky egoizëm i tij, ia ka verbuar sytë e mendjen dhe nuk e lë ta shohë të vërtetën.

- Njeriu (jobesimtari) është shkurtpamës, sepse, pas zbritjes së Fjalës së Allahut-Kuranit dhe pas ardhjes së Pejgamberit të fundit-Muhamedit a.s. me argumente të pakontestueshme të ekzistimit të Krijuesit Absolut, është e pakuptimtë përpjekja e tij naive dhe injorante që të mbesë në kufër (mosbesim).

- Polemika shterpe është një prej vetive më të urryera në Islam. Kjo veti është prej armëve të shejtanit që të sundojë zemrat e njerëzve. Në lidhje me polemikën e cila nuk zmbrapset para argumenteve të së vërtetës, kemi transmetimin nga Ebi Umameh, i cili përcjell thënien e të Dërguarit a.s.: "Unë jam garantues i një pallati në fillim të Xhenetit për atë që e lë polemikën, edhe nëse është në të vërtetën; i një pallati në mes të Xhenetit, për atë që e lë gënjeshtrën edhe kur bën shaka; dhe i një pallati në shkallën më të lartë të Xhenetit, për atë që e përmirëson moralin (sjelljen) e tij".[3]

- Zbritja e ndëshkimit për popujt jobesimtarë është vetëm në Dorë të Zotit; Kur Ai dëshiron, me urtësinë e Tij, që ta zbresë ndëshkimin, e bën me vullnetin dhe dëshirën e Tij, e të dërguarit Ai i ka dërguar me një mision të veçantë, që t'i përgëzojnë njerëzit me Xhenet, ose në rast mosbesimi dhe mospërfilljeje të këshillave të tij, t'i kërcënojnë me Xhehenem. Por, me gjithë këtë frymë mëshiruese, njerëzit jobesimtarë, parapëlqejnë të jetojnë në errësirat e kufrit.

- Askush nuk është më mizor sesa ai që është këshilluar me ajetet dhe argumentet e panumërta hyjnore nga Kurani famëlartë, po megjithëkëtë, ka vazhduar me inatin e tij të jetë kundër udhëzimit, duke mos pranuar dritën, e cila do t'i ndriçonte përjetësisht rrugët e tij. Zemrat dhe veshët e jobesimtarëve janë vulosur me kufër, prandaj kjo dritë e imanit nuk do të depërtojë kurrë në zemrat e tyre.

- Allahu Veten e ka cilësuar me cilësi të mëshirës dhe të faljes. Njerëzve u ka ofruar rastin që të pendohen për gabimet e bëra, por shumë prej njerëzve, të verbuar nga mendjemadhësia e tyre, nuk e shohin dot këtë dritare të hapur për shpëtimin e tyre.

- Nga mëshira e Tij është edhe fakti se Ai njerëzve nuk ua përshpejton ndëshkimin për shkak të gjynaheve të tyre, por këtë e shtyn vazhdimisht, me Urtësinë e Tij, që t'u japë rast për t'u penduar, ndërkohë që ndëshkimit të Tij nuk mund t'i ikë askush as në këtë botë dhe as në Ahiret.

- I Lartmadhërishmi, për shkak të mosbesimit të tyre, ka shkatërruar më parë shumë popuj si Adin, Themudin, popullin e Sodomës dhe Gomorës, popullin e Faraonit etj.. Shkatërrimi i atyre popujve është tërheqje e vërejtjes për mbarë njerëzimin, se drejtësisë së Allahut nuk mund t'i ikë askush. (vijon)

(1) Mustafa el Hajri el Husni el Mensuri "El-Muktetafu min Ujunit-t-Tefasir", v. 3 f. 265, Damask-Bejrut 1996 (Redaktuar nga Muhamed Ali es-Sabuni) (2) Et-Tefsirul Munir, v. 15 f. 309. (3) Transmetojnë Ebu Davudi në Sunenin e tij, v. 2, f. 668, hadithi nr. 4800; Tirmidhiu në Sunenin e tij, v. 4 f. 358, hadithi nr. 2061; Ibn Maxhe v.1 f. 19 hadithi nr. 51; Ibn Hibbani v. 10 f. 479, hadithi nr. 4619. Shuajb Arnauti isnadin e këtij hadithi e konsideron "Sahih"; Bejhekiu në "Es-Sunenul Kubra" v. 6 f. 72, hadithi nr. 11176.



Dr.ass. Musa Vila

# Metodologjia islame në komunikimin e haxhit

عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ يَعْمَرَ عَنْ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَنَّهُ قَالَ الْحَجُّ عَرَفَةُ

Nga Abdurrahman ibni Ja'mer r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Haxhi është Arafat" [1]

Ky hadith tregon se qëndrimi në Arafat njëherësh përmbush kryerjen e Haxhit.

Çdo obligim islam ka disa veçori që e bëjnë të jetë karakteristikë nga forma, mënyra, kryerja, aplikimi etj.. I tillë është edhe Haxhi, i cili manifestohet si obligim trupor-shpirtëror dhe financiar. Prej veçorive të Haxhit është edhe metodologjia e përsosur e thirrjes islame, apelit islam për obligueshmërinë dhe domosdoshmërinë e tij.

Fillimisht Allahu xh.sh. sinjalizon për domethënien esenciale të themelimit të Qabesë, që nga ngritja e saj nga Ibrahimi a.s., dhe tregon për rolin dhe rëndësinë e saj në të ardhmen për shumë e shumë gjenerata ndër shekuj. Allahu xh. sh. e ngarkoi të dërguarin e Tij, Ibrahimin a.s., që bazë e ngritjes së shtëpisë-Qabesë të ishte monoteizmi si dhe të mohonte nga ajo politeizmin e të bëhej shtëpi universale për të gjithë njerëzit, pa dallim ngjyre, race dhe kombi.

Në kontekst me këtë, Allahu xh. sh. thotë: *"Përkujto kur e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e Shtëpisë së Shenjtë (Qabesë), që të mos më bëjë rival në adhurim (politeizëm), shtëpinë Time ta pastrosh prej politeizmit për ata që e vizitojnë, që falen dhe bëjnë sexhde". (El Haxh, 26)*

### Thirrja botërore për një obligim mbarëbotëror

Shtëpia e shenjtë nuk kufizohet vetëm për Mekën dhe Kurejshitët, ajo është shtëpia e Allahut në tokën e Tij të gjerë. Për këtë Allahu xh. sh. e urdhëroi Ibrahimin a.s. t'i thërriste të gjithë njerëzit për Haxhin në ditë të caktuara dhe të njohura, që njerëzit të këmbejnë në mes njëri-tjetrit mirësitë, dobitë, të përmendin Allahun xh. sh. për dhuntitë dhe vlerat që u ka dhënë, për furnizimin e lehtë me gjëra ushqimore, kafshë ... etj..

Në këtë thirrje, Allahu xh. sh. i thotë Ibrahimit t'i thërrasë njerëzit për Haxh në Shtëpinë e Allahut:"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin. Ata do të vijnë tek ti në këmbë dhe hipur (në lloje të ndryshme udhëtimi), do të vijnë nga rrugët e largëta. Për të qenë të pranishëm në dobitë (mirësitë) e tyre dhe që të përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) për faktin që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra prej tyre (kurbaneve) dhe ushqeni të varfrin e mjerë". (El Haxh, 27-28)

Me shprehjen kuranore me trajtën urdhërore me fjalë "edh-dhin"– "thirr": nënkuptojmë tri pika të thirrjes, ose të shprehemi më saktë, nënkuptojmë tri komponente të ndërlidhura me njëri-tjetrin, që janë: El-edhan – thirrja, El-muedhin – thirrësi, dhe Mustemiun – të ftuarit (njerëzit). Të shprehurit në këtë mënyrë sinjalizon rëndësinë e obligueshmërisë së këtij ibadeti (Haxhit), për se Allahu xh. sh. e urdhëroi të dërguarin e Tij, Ibrahimin a.s., në mënyrë të prerë, që të bënte thirrje haptazi për këtë të vërtetë të Haxhit... Këtu tregohet edhe pozita e lartë dhe e përhershme e thirrjes (apelit), që buron nga natyrshmëria e Haxhit, e kjo është thirrja për në Shtëpinë e shenjtë të Allahut xh. sh..

Për sa i përket komponentit të parë, që është El-edhan – thirrja, këtë me përkushtimin më të madh e kishte kryer Ibrahimi a.s. si urdhër nga Allahu xh. sh. Ai i thirri njerëzit për Haxh. Këtu fjala "thirrje"simbolizon qartazi një adresë, ftesë të qartë për një adhurim mbarënjerëzor e me karakter ndërkombëtar, për një shtyllë të rëndësishme të Islamit, që është HAXHI.

Për sa i përket komponentit të dytë, i cili është El-muedhin – thirrësi, ky simbolizon Ibrahimin a.s., i cili ishte i urdhëruar nga Zoti i tij që të ishte në detyrën e komunikuesit për tubimin e njerëzve për një samit mbarënjerëzor. Ai ishte vetëm ekzekutues i vendimit që vjen nga lart. Mirëpo, Ibrahimi a.s. në vetveten e tij ndiente një lloj zbrazëtire rezervë në zbatimin e urdhëresës që kishte marrë nga lart. Kjo më së miri shprehet tek komponenti i tretë, që janë të ftuarit (njerëzit).

Ai ishte i brengosur nëse do t'i përgjigjeshin ose jo njerëzit thirrjes së tij, prandaj tha: "O Zoti im, njerëzit janë të shkapërderdhur në vise të largëta, e zëri im nuk u arrin dot atyre. Zoti i tha: Ti thirr, e detyrë Imja është publikimi dhe komunikimi i thirrjes sate. Atëherë Ibrahimi a.s. u ngjit në kodrën Ebi Kubejs dhe tha: "O



ju njerëz, vërtet Zoti juaj ka ndërtuar një shtëpi, e ju kryejeni haxhin" – e thirrjen e tij e dëgjuan të gjithë krerët e fiseve, bile edhe ata që gjendeshin në mitrat e nënave, për të cilët Allahu e dinte se do ta kryenin Haxhin. Të gjithë iu përgjigjën thirrjes duke thënë: LebbejkeAllahummelebbejk – Të përgjigjemi, o Zoti im, të përgjigjemi.[2]

Për besimtarët që do ta kryejnë Haxhin, Allahu xh. sh. ka vendosur disa shenja dhe synime që fshihen në haxhin e tyre.

**Synimi i parë:** Haxhinjtë prezantojnë në dobitë dhe mirësitë e Haxhit. Ata janë të pranishëm në një samit të madh me karakter mbarëbotëror.

Në këtë samit të madh botëror, ai, haxhiu takon myslimanë ngjyrë dhe gjuhësh të ndryshme, të ardhur nga viset e largëta. Secili i gëzuar pyet vetveten: A është e mundur që unë të gjendem në këtë kongres madhështor, ku edhe kodrat, duke jehuar, kthejnë zërat e hanxhinjve: "LebbejkeAllahummelebbejk, lebbejke la sherike leke lebbejke. Innelhamde ven-niamete leke vel mulk la sherike lek" – "Të përgjigjemi, o Zoti ynë, përgjigje pas përgjigjesh, të përgjigjemi se nuk ke rival, vërtet falënderimi, begatia (pasuria) janë për Ty, e Ti nuk ke rival."[3]

Haxhinjve në jetën e tyre u mjaftonte fati që gjendeshin në tokën më të bekuar, në shtëpinë më të respektuar, në rrotullimin më të mrekullueshëm (tavafin) përreth shtëpisë së shenjtë, në vendin më të sigurt të paqes.

Në këtë kontekst Allahu xh. sh. thotë:"Me të vërtetë shtëpia e parë për adhurim dhe lutje për njerëzit është në Beka (Mekë) përplot bekime, mirësi, dhe udhëzuese për mbarë njerëzimin. Në të ka shenja të qarta, vendqëndrimi i Ibrahimit, kushdo që hyn në të (në Mekë), është i sigurt... ". (Ali Imran, 96-97)

Siguria krijon kushte për këtë kongres të madh, jeta nuk njeh një gjë të tillë e as bota nuk ka dëshmuar asnjëherë një qytetërim të tillë, si në pastërti, në bamirësi, në kënaqësi dhe respekt. Këtu zemrat pastrohen si asnjëherë më parë, shpirtrat lidhen me njëri-tjetrin, hapen rrugët e bashkëpunimit, mirësisë, devotshmërisë, këmbehen begati materiale dhe kulturore në dritën e Islamit. Këtu përjashtohen ecuritë negative, mohohet egoizmi. Njeriu e sheh se nuk i mjafton jeta në vetmi, duhet të jemi të organizuar si shoqëri në institucione, e kjo arrihet duke i mposhtur intrigat e shejtanit, mendjemadhësinë, mbizotërimin mbi tjetrin; sado që të ngrihemi në aspektin e jetës, pozitës, pushtetit, - nuk duhet të harrojmë se jemi krijesa si të tjerët, të krijuar prej ujit e dheut. Etniteti dhe identiteti nuk luajnë rol pa vepra të mira, që burojnë nga shpirtdëlirësia dhe zemërgjerësia.

**Synimi i dytë:** Gjuha mendja dhe zemra e kujtojnë vazhdimisht Allahun xh.sh.. Kujtojnë madhështinë, veprat e mëdha të Krijuesit, ndër to edhe këtë tubim madhështor, i cili është vepër e Allahut xh. sh. në sipërfaqen tokësore. Haxhinjtë mahniten deri në piedestalin shpirtëror për vullnetin e gjuhës dhe zemrës, që janë në lëvizje pandërprerë, ato ndiejnë një afërsi të veçantë tek Krijuesi i tyre dhe një çlodhje të madhe fizike e shpirtërore.

**Synimi i tretë:** Ky manifestohet pasi të zhveshin ihramin. Haxhinjve u lejohen ndalesat që kishin më përpara, e kjo përputhet me Fjalën e Allahut xh.sh.: "Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre". (El Haxh, 29)

Fjala Et-tefeth, d.m.th. mbeturinë, papastërti[4], ngase haxhiu në atë kohë është i pluhurosur, i pakrehur, i paparfumosur. Kur të kryejnë obligimin e Haxhit, ata zhveshin ihramet, rruajnë kokat e tyre, presin thonjtë, pastrojnë trupin, parfumohen dhe veshin teshat e zakonshme, kështu që, me këto veprime mënjanojnë papastërtitë dhe vazhdojnë jetën e tyre normale.

**Synimi i katërt:** Realizimi i premtimeve. Allahu xh. sh. thotë: "Le t'i zbatojnë premtimet e veta" (El Haxh, 29), për ato që kishin premtuar nga veprat e mira para dhe gjatë ditëve të Haxhit. Ç'kanë premtuar prej therjeve të kurbaneve, dhënies së lëmoshës, sadakasë, për hir të pamjes së Qabesë, vizitat në vendet që kanë peshë në historinë islame, etj..

Po dhe prej premtimeve të tjera që ndërlidhen me jetën e përditshme, që janë prej të drejtave njerëzore e që ndikojnë në zhvillimin e marrëdhënieve reciproke të njëri-tjetrit. Këto veprime është më së miri të zbatohen në Vendet e shenjta, aty ku gjendet haxhiu.

**Synimi i pestë:** Një synim mjaft me rëndësi dhe peshë të madhe për haxhiun në obligimet e Haxhit, është tavafi. Allahu xh. sh. thotë:"Dhe le të sillen rreth shtëpisë së lashtë". (El-Haxh, 29). Pra, le ta kryejnë tav-



afin. Këtu bëhet fjalë për tavafin që është farz, i cili vjen pas qëndrimit në Arafat. Urdhri në këtë ajet për tavafin vjen sipas radhës (et-tertib), pas therjes së kurbaneve, që nënkupton tavafulifada - tavafin farz pas zbritjes nga Arafati. Me këtë tavaf përfundojnë edhe detyrimet e Haxhit, dhe mbetet edhe tavafi lamtumirës,[5] i cili është si ndarje e fundit nga Qabeja, sepse pas tij haxhiu nis udhëtimin për t'u kthyer në gjirin familjar.

### Thirrja për Haxhin lamtumirës

Pas obligueshmërisë së Haxhit në vitin e dhjetë të hixhretit, i cili quhet edhe Haxhi islam, i Dërguari s.a.v.s. i bëri thirrje masës islame se ai do ta kryejë haxhin në Shtëpinë e shenjtë të Allahut xh. sh. në Mekë. Ky ishte apeli i parë i Pejgamberit s.a.v.s. për Haxh.

Këtë e tregon më së miri shoku i Pejgamberit s.a.v.s., Xhabir ibn Abdilah, i cili thotë: "Një numër i madh i njerëzve kishin ardhur në Medinë nga vise të ndryshme, që të gjithë dëshironin t'i bashkoheshin Pejgamberit s.a.v.s. e të vepronin ashtu siç vepronte Ai, s.a.v.s.. Këta kishin për qëllim që t'i kryenin me saktësi shtyllat dhe obligimet e Haxhit, pa risi dhe devijime, ashtu siç është e vërtetë se duhet kryer". Xhabiri r.a. thotë: "Drejtova shikimin tek Pejgamberi s.a.v.s., pashë turmën e kalorësve dhe këmbësorëve që, si nga ana e djathtë edhe nga e majta edhe nga prapa, ishin në numër të njëjtë... ".

Në bazë të transmetimeve, numri i hanxhinjve atë vit arrinte njëqind e katërmbëdhjetë mijë e më tepër. Të gjithë ishin të flaktë që takoheshin, tuboheshin me Pejgamberin s.a.v.s. për të marrë në mënyrë të drejtpërdrejtë obligimet nga ai, a.s.. Dëshironin të përfitonin sa më shumë nga veprat dhe thëniet e tij. Në anën tjetër, i Dërguari s.a.v.s. ishte i urdhëruar në misionin e tij që t'u printe hanxhinjve dhe të takohej me ta, për t'u përcjellë mesazhin e Zotit me fjalë përmbledhëse me domethënie të gjerë, që përmbanin porosi, këshilla, fondamente të qarta dhe të vërteta. Pejgamberi s.a.v.s. ata haxhinj i shihte si misionarët dhe trashëgimtarët më të mirë të fjalës së tij prej gjeneratave që do të vinin pas tyre ndër shekuj, deri në Ditën e Kiametit. Kjo përputhet me thënien e Tij: "Dëgjoni dhe kuptoni, prej jush do të dëgjojnë të tjerët, nga ata që dëgjojnë nga ju do të dëgjojnë të tjerët".[6]

Pejgamberi s.a.v.s. në fytyrat e tyre të ndritshme hidhte vazhdimisht shikimin e tij, një shikim për ardhmërinë e shumë gjeneratave të ardhshme. Ai kësodore shihte se si Bota Islame do të jetë e madhe, do të mbushet toka me besimtarë në lindje e perëndim, në veri dhe jug. E falënderonte pandërprerë Allahun xh. sh., që i mundësoi të përmbushte dhe të kryente misionin e tij të shenjtë. Në Kuran thuhet:"Kur erdhi ndihma e Allahut dhe çlirimi (ngadhënjimi) dhe i pe njerëzit që po hynin turma-turma në fenë e Allahut. Ti, pra, lartëso lavditë dhe falënderimet e Zotit tënd dhe kërko faljen e Tij. Ai vërtet pranon shumë pendim dhe fal shumë". (En-Nasër, 1-3)

### Thirrja për tevhid dhe haxh

Ditën e shtunë, dita e njëzetepestë e muajit Dhul-Ka'de, Pejgamberi s.a.v.s., së bashku me atë turmë të madhe haxhinjsh, doli nga Medina dhe arriti në vendin DhulHulejfe (vend ku medinasit veshin petkun e ihramit dhe nisen për Haxh). Aty e kaloi natën. Në mëngjes u pastrua për ihram, u parfumos, e leu kokën e tij dhe fali dy rekate namaz. Pastaj hipi në devenë e tij, duke thirrur për tevhid dhe haxh: *LebbejkeAllahummelebbejke, lebbejke la sherike leke lebbejk, innelhamde ven-niamete leke vel mulk, la sherike lek* – Të përgjigjemi, o Zoti ynë, përgjigje pas përgjigjeje. Të përgjigjemi, Ty që nuk ke rival, vërtet falënderimi, begatia dhe pasuria janë për Ty, Që nuk ke rival.[7]

Apeli, thirrja e dytë, Lebbejke: Të përgjigjemi – d. m. th. do të qëndrojmë në nënshtrimin Tënd me një qëndrim të paluhatshëm, do të përgjigjemi me përgjigje të plotë duke u orientuar tek Urdhri Yt, o Allah... Për secilin që ia mësyn Haxhit, hyrja në Haxh fillon me thirrjen e njohur, që është ngritja e zërit me telbije – përgjigje për ftesën e Allahut. Njëherësh kjo është edhe thirrja për të hyrë në ihram..., kjo përgjigje është thirrje individuale dhe kolektive, e shoqëruar me përkushtim ndaj Urdhrit të Allahut.

Apeli, thirrja për Haxh, nënkupton nxitje në përkushtimin dhe të përmbajturit ndaj asaj për se na ka informuar i Dërguari s.a.v.s. me praktikën e tij në Haxhin dhe obligimet e tij. Thirrja e tij për tevhid nënkupton të kundërshtuarit e traditës paraislame në thirrjet e tyre

përplot shirk (politeizëm) dhe padrejtësi.[8]

Allahu xh. sh. nuk ka nevojë për ngritjen e zërave të myslimanëve në telbijen - përgjigjen e tyre. Ai dëgjon gjithçka, zërin e ulët dhe të lartin, por thirrja në atë formë ka për burim natyrshmërinë e Haxhit thirrës (publik). Me këtë formë thirrjeje, haxhiu përmbledh-bashkon në mes nijetit të pastër në formën e fshehtë dhe thirrjes, që është forma e jashtme. Të shprehurit shpirtërisht në këtë formë të përshtatshme në mediet e sotme bashkëkohore konsiderohet shtyllë e rëndësishme për t'u realizuar me sukses një obligim që ka përmasa të gjera.

### Thirrja (informimi) dhe mjeti informativ thirrës

Pasqyrën e Haxhit lamtumirës më së miri na e përshkruan Xhabiri r.a., i cili tregon për masën e madhe të njerëzve që iu bashkuan Pejgamberit s.a.v.s. në vitin e dhjetë, me qëllim që të mësonin sa më shumë për fenë e Allahut, duke filluar nga namazi, agjërimi, zekati, deri tek çështjet jetësore, si adhurimi, shitblerja, ekonomia, jurisprudenca, gjykata e, më së fundi, kishte mbetur shtylla e pestë e Islamit, që është Haxhi.

Tradita dhe simbolet e xhahilijetit ishin zëvendësuar me traditën e pastër islame. Fishkëllimat, brohoritjet, duartrokitjet, të zhveshurit, shtyrjet, grumbullimet e palejueshme të të rinjve – ishin zëvendësuar me norma dhe rregulla të pastra të Haxhit. Por, cila është mënyra e komunikimit? S'ka dyshim se i Dërguari s.a.v.s. mesazhin e Zotit të botëve e komunikonte... përmes besës, zotimit, marrëveshjes kuvenduese e ligjore, të përcjellë në hytben (ligjëratën) historike lamtumirëse, që përmban porosi, këshilla, fondamente islame dedikuar turmës së madhe të njerëzve me ndërmjetësimin e disa personave që dalloheshin për nga fuqia e zërit komunikues, të cilët përpiqeshin pandërprerë që çdo fjalë të bartej prej burimit – gojës së Pejgamberit s.a.v.s. deri tek dëgjuesi-turma, apo audienca e Tij.

Xherir bin Abdullah mbante qetësinë ndër njerëz, ndërsa Rebia bin Umejje u komunikonte njerëzve fjalët e të Dërguarit s.a.v.s. duke ia përsëritur turmës se këtë po e thoshte i Dërguari s.a.v.s..[9]

### Thirrja (informimi) dhe komunikimi

I Dërguari s.a.v.s. në këtë komunikatë, për mbështetje kishte mjetet natyrore të fjalimit (komunikatës), si: thirrjen, fjalinë urdhërore (imperativin), pjesëzat përforcuese, pjesëzat që tërheqin vëmendjen, pjesëzat hyrëse të fjalive, ngase këto përbënin metodën më të përshtatshme të komunikimit përplot retorikë. Me këto mjete kishte për qëllim të arrinte synimin për se e mbante ligjëratën, e cila përfshinte komunikatën, që përmbante njohje të çështjeve të ndryshme, dispozita, ndalesa, urdhëresa. Me këtë metodë, turma e njerëzve e kapte shumë lehtë fjalimin historik.

Pejgamberi s.a.v.s. nganjëherë i drejtohej masës: "O ju njerëz..."; një herë tjetër thoshte: "Dëgjoni fjalën time"; nganjëherë thoshte: "A nuk ju komunikova?"... pjesëza "ela"–"a nuk", këtu është përdorur për t'ia tërhequr vëmendjen dëgjuesit se ç'do të pasonte pas atyre fjalëve. Pastaj përdori pjesëzën "hel" – "A...?" që kërkonte vërtetësi të fjalëve se i kanë dëgjuar. Si duket, Pejgamberi s.a.v.s., përmes këtyre fjalëve, tregonte se misioni i tij në Tokë, po përfundonte. Këtë e vërteton përsëritja e fjalës së tij: "me të vërtetë, unë nuk e di se a do të takohemi me ju pas këtij viti tim".

### Komunikata dhe vërtetësia

Pejgamberi s.a.v.s., në hytben e tij historike, jo rrallë u drejtohej me pjesëzën pyetëse, që kishte për qëllim vërtetësinë dhe saktësinë e të dëgjuarit të fjalëve. Me pjesëzën e parë pyetëse "hel" – "A...?", aludonte sasinë e fjalëve të kuptuara, sa ishin të kuptueshme ato fjalë, ndërsa me pjesëzën e dytë pyetëse synonte shpjegimin dhe shtjellimin e fjalëve që i thoshte më herët. Ai thoshte: "A e dini se cila ditë është kjo?"Ata përgjigjeshin: "Allahu dhe i Dërguari i Tij më së miri e dinë!!" Një pyetje e tillë i shtynte ata të dyshonin në të kuptuarit e tyre. Ata supozonin se edhe në këtë pyetje (cila ditë?) fshihej ndonjë emër tjetër që ata nuk e dinin (f. v. për ditën). Ata mendonin se ajo ditë kishte edhe ndonjë emër tjetër të ri, që vinte nga Islami e që nuk ishte i njohur në etapën e injorancës. Madje edhe vetë transmetuesi i hadithit (Ebu Bekrete) në shpjegimin e tij thoshte: Ata mendonin se Ai, s.a.v.s., do ta quante këtë ditë me ndonjë emër tjetër!! E kur u thuhej: "A nuk është dita e haxhit të madh?" Ata përnjëherë përgjigjeshin: "Po, si jo!"

Nga këto që u thanë, pamë se si Islami në thirrjen për Haxh ka përdorur metodat më të përsosura që përdorin sot mediet bashkëkohore dhe të komunikimit masiv, si bazë për të realizuar me sukses aspiratat e tyre duke filluar nga burimi informativ, përmes mjetit komunikues, deri tek synimi, që është arritja e lajmit në vendin për ku është dedikuar.

(1) "Sunen Et-Tirmidhij", v. 3 f. 439, nr. 814. (2) Sahihu Ibn Hiban", v. 9 f. 5, nr. 3692. (3) "Sahihul Buhari", v. 2 f. 561, nr. 1474. (4) Shënon Ibn Xherir dhe Ibn El-Xhevzij fi "Zadilmesir", v. 5 f. 423. (5) "Zadulmesir", li Ibni Xhevzij, v. 5 f. 427. (6) El-Hakim, "El-Mustedrek ales-sahihajn", v.1 f. 174, nr. 328. (7) "El-Buharij", v. 2 f. 561, nr. 1474; "Sahihu Muslim bi sherh En-Nevevij", v. 8 f. 88. (8) "Sahihu Muslim bi sherh En-Nevevij", v. 8 f. 174. (9) "Sire Ibn Hisham", v. 4 f.. 86.

Mr. Driton Arifi



# Haxhi reflekton paqe dhe ambient sigurie

Përpjekja për të nuhatur sinjalet e paqes dhe begatinë e sigurisë brenda ritualeve të një adhurimi të pastër fetar islam, siç është Haxhi, duket se është një mision mjaftë i lehtë për këdo që vështron me vigjilencë shkëndijat e porosive hyjnore të zbritura lidhur me këtë adhurim. S'ka dyshim se shumica prej tyre u janë drejtuar jo vetëm myslimanëve, por edhe njerëzimit mbarë. Si të mos gjesh sinjale paqeje e të mos përjetosh ndjenjë sigurie gjatë kryerjes së një ibadeti-adhurimi aq madhështor siç është Haxhi, ku të gjitha pamjet magjepsëse të turmave të haxhilerëve petkbardhë ofrojnë një mesazh të tillë.

Çfarë ndjenje tjetër përveç prehjes shpirtërore dhe sigurisë absolute mund të ndiejë njeriu që sheh pamje të tilla, qoftë edhe nga distanca, e lëre më nëse ai vetë ka fatin të gjendet në mesin e tyre. Bardhësia e petkut të haxhilerëve, që është në vetvete një ritual i synuar brenda Haxhit, reflekton vetvetiu edhe bardhësinë e synimeve të bartësve të tij, çiltërinë e shpirtrave, e doemos edhe sinqeritetin e tyre në raport me Allahun. Kjo barabarësi dhe kjo zhdukje të gjitha dallimeve në mes të shtresave të njerëzve, pavarësisht nga niveli i pasurisë, ose nga postet e privilegjet e kësaj bote që ata gëzojnë, pa dyshim që është realizuar shkëlqyeshëm përmes veshjes unike me një petk të tillë, i cili s'toleron që bashkë me to haxhiu të ketë gjë tjetër prej veshjeve të tij të rëndomta. Vërtet e gjithë kjo është një mrekulli që s'mund të reflektojë tjetër përveç madhështisë së dispozitave të fesë së zbritur nga i Gjithëdijshmi.

### Në Haxh ndalohet madje edhe grindja verbale

Haxhilerët marrin rrugëtimin e tyre jetësor për diçka që është mjaft sublime dhe e çiltër, ata as kanë kohë e as duhet të lëndojnë dikë, madje qoftë edhe me gjuhët e tyre. Allahu i Lartësuar në një ajet kuranor u drejtohet haxhilerëve duke u thënë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje. Çka punoni nga e mira, Allahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time". (El Bekare, 197).





Thoshte Ibn Abasi r.a. se ky ajet ndalon shkaktimin e grindjes edhe të diskutimit të vrazhdë deri në atë masë sa ta hidhërosh vëllanë tënd, e ta detyrosh të të ofendojë ai më pastaj.[1]

Andaj në këtë ajet ndalohet gjithçka që bie ndesh me ndjenjën e përulësisë dhe sinqeritetit kulmor ndaj Allahut gjatë kësaj periudhe kohore, sepse duhen shmangur egoizmi dhe të gjitha arsyet që e bëjnë njeriun të varur e të lidhur vetëm për këtë botë. Kjo është periudhë kur shpirti çiltërohet dhe nuk pranon të lidhet me askënd tjetër përveç me Allahun, prandaj në ato vende njeriu ka edukatë e sjellje të tilla që e zhveshin nga gjithçka tjetër përveç dashurisë ndaj Krijuesit të tij.[2]

Haxhilerët që obligohen për këso edukate strikte, domosdoshmërish fitojnë karakterin paqësor me të cilin shpresohet se do të vazhdojnë edhe pas kthimit nga Haxhi. Ata veprojnë kësisoj, ngase synojnë të kthehen në shtëpi të pastruar prej çdo njolle të mëkateve, ashtu siç i kanë lindur nënat e tyre, duke aspiruar që t'i përfshijë edhe ata hadithi i Muhamedit a.s., ku thuhet: "Kush ka kryer haxhin e nuk i është afruar intimitetit bashkëshortor, e as nuk I ka bërë mëkat Allahut atje, kthehet nga haxhi sikur atë ditë që e ka lindur nëna (I pastruar nga mëkatet)".[3]

Ata njerëz që shpresojnë të arrijnë këtë gradë të shlyerjes së mëkateve, do të jenë tejet të kujdesshëm që t'u falin paqe të gjithë njerëzve atje, por nëse dëshirojnë ta ruajnë gjendjen e tyre me mëkate minimale, ata një sjellje të tillë do ta bëjnë pjesë të karakterit të tyre edhe në të ardhmen.

**Haxhiut i ndalohet mbytja e gjahut edhe thyerja e degëve në rrethinën e haremit**

Ndalesa për derdhje të gjakut për haxhiun nuk përfshin vetëm llojin njerëzor, ngase nuk janë vetëm njerëzit që duhet të gëzojnë këtë siguri absolute në një vend të shenjtë siç është Meka. Haxhiut nuk i lejohet të mbytë gjahun tokësor e as t'i tregojë gjuetarit për ndonjë gjah të mundshëm rreth haremit, bile edhe nëse e merr vesh që një gjah është mbytur nga ndonjë haxhi, atëherë duhet t'i shmanget të të hajë nga ai mish. Dhe kjo vlen edhe për gjahun, mishi i të cilit lejohet të hahet, edhe për atë mishi i të cilit nuk lejohet të hahet. Nga kjo ndalesë përjashtohen vetëm shtazët që janë shqyese ose eventualisht të rrezikshme për njeriun, e për të cilat i dërguari s.a.v.s. ka dhënë leje të mbyten, kudo qofshin ato, brenda ose jashtë haremit të Mekës.[4]

Thotë Allahu në Kuran: "O ju që besuat, mos e mbytni gjahun duke qenë veshur në ihram. E kush e mbyt atë me qëllim, atëherë dënimi për të është therja e një kafshe shtëpiake të ngjashme me atë (të egrën) që ka mbytur." (El Maide, 95).

Kjo dispozitë duhet zbatuar në këtë formë dhe për çdo shkelje ekziston masa kompensuese e asaj shkeljeje, ngase Meka, respektivisht rrethina e saj duhet të jetë vend sigurie dhe qetësie jo vetëm për njerëzit, po edhe për kafshët, të cilat nuk rrezikojnë jetën e njerëzve.

Por kjo nuk vlen vetëm për botën shtazore, sepse një lloj sigurie Allahu i ka garantuar edhe botës bimore. Madhështia e këtyre dispozitave fshihet në faktin që qetësinë dhe sigurinë e vendeve të shenjta duhet ta shijojnë edhe drunjtë e pemët, të cilat nuk i kanë mbjellë njerëzit fare, po kanë mbirë vetvetiu, natyrshëm. Nga kjo përjashtohet vetëm bima e ashtuquajtur "bar limoni-Idh'hir", të cilën i Dërguari i Allahut e përjashtoi qëllimisht pasi ishte nevojë e ushqimit për kafshët e banorëve të asaj kohe, dhe në këtë kategori mund të hyjë edhe ndonjë bimë tjetër që eventualisht konsiderohet e domosdoshme për banorët e vendit të shenjtë-haremit. Këto ndalohet të priten ose të shkulen qoftë nga ai që është i veshur me ihrame, qoftë nga ai që nuk është i veshur me to, ose që nuk e ka për synim Haxhin. E nëse pret diçka prej tyre, obligohet të japë sadaka për të varfrit e vendeve të shenjta, afërsisht në kundërvlerë të asaj që ka dëmtuar, ose vetëm blen ushqim ditor për ta.[5]



Muhamedi s.a.v.s., duke dëshiruar që të fiksonte në kokën e myslimanëve mbarë këtë shenjtëri të Haremit-Mekës, me një rast ka thënë: "Meka-Haremi është vend i shenjtë me shenjtërimin e Allahut deri në Ditën e Kiametit nuk thyhen degët e drunjve të tij, nuk ndiqet gjahu në të e as nuk merren gjësendet e humbura, vetëm nëse merren me qëllim që të informojë për gjë që ka humbur (dhe e ka gjetur ai), nuk pritet e as grumbullohet kullosa, tha Ibn Abasi r.a. përveç barit të limonit, o i Dërguar i Allahut. Ai u përgjigj:po përveç atij (pra ai lejohet)."[6]

Të kalosh një kohë sa do të shkurtër në një ambient dhe rreth ku s'lejohet as të ofendohet njeriu e lërë më të cenohet jeta e tij, aty ku nuk lejohet gjuetia e as mbytja e kafshëve, madje që as prerja ose këputja e drunjve dhe pemëve të asaj rrethine, sigurisht se vetvetiu mbjellë një edukatë paqedashëse dhe mjaftë sublime tek njeriu e cila do të duhej ta shoqëronte atë gjatë tërë jetës së tij.

Në të vërtetë nëse haxhiu nuk mundohet që të merr me vete këtë edukatë edhe pas kthimit të tij në shtëpi, i tilli as nuk e ka kuptuar synimin e shkuarjes në haxh e as që do të arrijë dot që të ruajë vlerat e fituara nga rrugëtimi i tij jetësor për tek shtëpia e Allahut-Qabeja.

**Muhamedi s.a.v.s. proklamon paqe universale nga vendi i paqes dhe sigurisë**

Në urtësinë dhe përcaktimet e Allahut nuk ka vend për rastësi asnjëherë dhe as për determinime të palogjikshme. Edhe koha e zbritjes së ajeteve edhe vendi ku është urdhëruar Muhamedi s.a.v.s. të flasë për tema të caktuara, pa dilemë fare se janë të synuara nga ligjvënësi i Gjithëdijshëm. Në këtë kuadër vërejmë se Muhamedi s.a.v.s., duke dëshiruar që të ngulitë thellë konceptin e shenjtërisë së gjakut –jetës së njeriut, pasurisë dhe nderit të tij, ai shfrytëzoi fjalimin e tij më të njohur në historinë e fjalimeve të tij profetike. Në të ashtuquajturën "Hytben lamtumirëse", në haxhin e tij lamtumirës, para grumbullit më të madh të njerëzve të tubuar ndonjëherë rreth tij gjatë tërë misionit si i dërguar i Allahut, Muhamedi s.a.v.s. u përpoq që shenjtërinë e këtyre gjërave t'ua mbjellë muslimanëve në zemrat e tyre në mënyrë që ata të jetojnë me to deri në amshim. Ai iu drejtua masës me këto fjalë duke u thënë: "O ju njerëz! Më dëgjoni këto fjalë të mia, sepse unë nuk e di, ndoshta nuk do t'iu takojë më asnjëherë pas këtij viti në këtë vend. O ju njerëz! Vërtetë gjaku-jeta, dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju deri sa ta takoni Zotin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë (dita e Arafatit) edhe ky muaj (Muaji i shenjtë i Dhul-Hixhes)."...[7]

Muhamedi a.s. shpalli dhe proklamoi shenjtërinë e jetës, pasurisë dhe nderit të njeriut nga vendi i shenjtë Meka, në ditën e Arafatit, duke vërë theksin se shenjtëria e tyre do të vazhdojë të mbetet e tillë deri në takimin tonë me Zotin. Thirri për paqe e tolerancë ndaj njerëzve nga vendi i paqes universale, nga Meka. Këto mesazhe janë thënë para më shumë se katërmbëdhjetë shekujsh, por s'janë thënë që ti mbulojë pluhuri i historisë, të harrohen e të përfundojnë efektin e tyre me vdekjen e atij që Allahu e zgjodhi që të jetë mëshirë për të gjitha krijesat.

Shkëndijat e fjalëve të tilla ende vazhdojnë të shndrisin fytyrat e atyre që besojnë fuqishëm në saktësinë e fjalëve të tij, dhe jetësohen me përkushtim nga të gjithë ata që kuptojnë thellësisht domethënien e përshëndetjes së tyre, kur i urojnë paqe njëri tjetrit me E-selamu alejkum.

(1) Kurtubi, El-xhami' li ahkamil-Kur'an. (2\406). Bot. i pestë. Darul-kitab-elarabij. Bejrut. 2003. (2) Sejid Kutb. Fi dhilalil-Kur'an. (2\196). Bot. i 35-të. Darush-shuruk. Kairo. 2005. (3)Transmeton Buhariu në "Sahihun" e tij, (numri i hadithit 1521), Shih: Ibn Haxher El-Askalani, Fet'hul-Barij ( 3\432). Bot. i parë. Darul-Hadith. Kairo. 2004 (4) Dr. Vehbetu Zuhejli, El-fikhul-Islamij ve edil-letuhu (3\2310). Bot. i katërt. Darul-fikr. Damask. 2004. (5) El-Kasanij, Bedaius-anai' fe tertibish-sherai' (266-267\3). (6) Transmeton Buhariu në "Sahihun" e tij. (Numri i hadithit 1834- vëll. i katërt i librit Ft'hul Barij, Ibn Haxher El- Askalani f. 56). Bot. i parë. Darul-Hadith. Kairo. 2004. (7) Ibn Hisham, Es-siretun-nebevij-jetu (2\466). Bot. i parë. Darul-Hadith. Kajro. 1995.



**Mr. Ekrem Maqedonci**

# Haxhi burim i dobive të shumta

"Kujtoje kur Ne vendosëm për Ibrahimin vendin e Faltores (duke e urdhëruar): ''Mos më shoqëro asgjë, dhe pastroje shtëpinë Time (nga idhujtaria), për ata që bëjnë tavaf rrotull saj (në shenjë adhurimi) dhe për ata që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulen dhe bien në sexhde. Thirri njerëzit për haxhillëk, ata do të vijnë këmbësorë dhe kalorës (me mjete udhëtimi) prej të gjitha viseve të largëta, që të dëshmojnë dobitë e tyre dhe të përmendin Emrin e Allahut në ditët e caktuara". (El Haxh, 26-28).

Çdo ibadet apo adhurim i Zotit në këtë dynja, ngërthen në vetvete objektiva dhe dobi të shumta, dobi nga të cilat do të përfitojmë si në këtë botë po ashtu edhe në Botën e amshuar, pa marrë parasysh kemi arritur ose jo t'i zbërthejmë dhe t'i kuptojmë. Allahu i Madhërishëm në shumë versete kuranore sinjalizoi se asgjë në këtë univers nuk është krijuar pa një qëllim të caktuar, dhe çdo gjë në këtë botë bart një mesazh të krijimit të tij. Thotë Zoti i Madhërishëm në Kuranin fisnik: "A mendoni se Ne ju krijuam kot (pa ndonjë qëllim) dhe se ju tek Ne nuk do të ktheheni". (El Muminun, 115), dhe në një ajet tjetër: "Ne nuk i krijuam qiejt e Tokën dhe ç'ka ndërmjet tyre pa ndonjë qëllim". (Ed-duhan, 38). Një prej qëllimeve të krijimit të njeriut është përkushtimi dhe robëria ndaj Krijuesit të tij, mirëpo se si ta bëjë këtë përkushtim, më së miri e mësoi Zoti dhe i dërguari i Tij. Adhurimet janë ato që e mësojnë, e adaptojnë dhe e stërvitin njeriun se

si t'I përkushtohet dhe të jetë i devotshëm ndaj Allahut Fuqiplotë. Edhe haxhi, si një prej obligimeve fetare dhe një prej shtyllave të Islamit, ka objektivat, dobitë dhe justifikimin e obligushmërisë së tij, në mënyrë që zemrën dhe mendjen e besimtarit ta bëjë sa më të lidhur me Krijuesin Fuqiplotë. Thotë Zoti i Madhërishëm në Kuran: "Thirri njerëzit për haxhillëk, ata do të vijnë në këmbë dhe me mjete udhëtimi prej të gjitha viseve të largëta, që të dëshmojnë dobitë e tyre dhe të përmendin Emrin e Allahut në ditët e caktuara". (El Haxh, 27-28).

Ibn Abasi r.a. nga ky ajet kuranor ka kuptuar se, me kryerjen e haxhit besimtarët përjetojnë dhe dëshmojnë dobi të shumta, si të kësaj bote, po ashtu edhe të Ahiretit.[1] Nuk ka dyshim se dobia kryesore nga haxhi është përmendja dhe adhurimi i Zotit të Madhërishëm, dhe krahas kësaj dëshmohen edhe dobi të tjera fetare, morale, politike, ekonomike, sociale etj. Ajo që vlen të theksohet në këtë kontekst, është se prej këtyre ibadeteve do të përfitojnë vetëm besimtarët e sinqertë, të cilët janë në gjendje t'i praktikojnë dhe respektojnë me përpikëri të gjitha urdhrat që dalin nga Zoti dhe i dërguari i Tij. Thotë Zoti i Madhërishëm në një ajet kuranor: "Ata që u binden urdhrave të Zotit dhe të dërguarit të tij, do të jenë prej atyre që Zoti i ka bekuar me të mirat e Tij..." (En-Nisaë, 69)

Sa i përket dhuntive të haxhit, juristët islamë janë orvatur që të paraqesin disa prej tyre si:

### Dobitë e Haxhit në aspektin fetar

Haxhi si obligim fetar konsiderohet një prej adhurimeve bosht dhe obligimeve kryesore në jetën e besimtarit. Ai motivon dhe përforcon besimtarin në aspektin shpirtëror. E motivon atë që të jetë më i devotshëm dhe më i përkushtuar ndaj fesë, e përgatit atë që të mundohet të ruhet dhe largohet maksimalisht nga mëkatet e tij. Zoti i Madhërishëm, me Urtësinë e Tij ka bërë që Haxhi të kryhet në vend të caktuar, në vendin ku ka zbritur shpallja nga ana e Zotit xh. sh., në mënyrë që besimtari t'i përjetojë nga afër argumentet dhe të ndodhet në vendin ku madhërohet Allahu xh. sh, të shohë Qabenë dhe Kiblen e tij, vendin ku ka jetuar dhe vepruar i Dërguari i tij, e gjithë kjo duke kërkuar falje dhe mëshirë nga Zoti i Madhërishëm, dhe që të jetë një nxitje shpirtërore dhe morale e tij, të jetë sa më afër fesë dhe praktikimit të mësimeve hyjnore, të cilat burojnë nga burimet dhe jurisprudenca islame.[2]

### Dobitë e Haxhit në aspektin moral-etik

Edhe Haxhi, ashtu si ibadetet e tjera, përveçqë i premton besimtarit shpërblime të mëdha, i ofron edhe një leksion dhe mësim të mirë në aspektin moral-etik. Duke pasur parasysh se, gjatë kryerjes së Haxhit, ndalohen të gjitha veprat që konsiderohen jashtë rrethit të etikës së një haxhiu a besimtari të sinqertë. Thotë Zoti i Madhërishëm në Kuranin famëlartë: "Haxhi është (kryhet) në muaj të caktuar, e kush e bën (ia fillon të zbatojë) Haxhin në këtë muaj, nuk bën të flasë fjalë të ndyta (fjalë që kanë të bëjnë me kontakte bashkëshortore), nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, nuk bën të shkaktojë grindje e përçarje. Zoti është i Gjithëdijshëm për çdo vepër të mirë që punoni...". (El Bekare,197). Ndërsa Muhamedi a.s. në një hadith ka nxitur shokët e vet dhe mbar Ymetin, që të jenë të kujdesshëm dhe të matur për fjalët dhe veprat e tyre gjatë kryerjes së ceremonisë së Haxhit. Ai thotë në një hadith: "Kush e kryen Haxhin duke qenë i kujdesshëm për fjalët dhe veprat e tij, ai kthehet në shtëpinë e tij i pastër nga mëkatet sikur atë ditë që e ka lindur e ëma".[3]

### Dobitë e Haxhit në aspektin politik

Haxhi konsiderohet si një kongres i madh dhe vendtakim vjetor për myslimanët e botës mbarë; aty myslimanët afrohen dhe vëllazërohen me njëri-tjetrin, ndihen si të bashkuar. Gjatë kryerjes së Haxhit myslimanët kanë një rast ideal të njoftohen për zhvillimet dhe progreset e tyre, për problemet dhe barrierat me të cilat ballafaqohen. Kanë mundësi bashkëpunimi në të gjitha sferat e jetës, si në aspektin politik, ushtarak etj.

Pra, Haxhi si ibadet i Zotit, luan një rol pozitiv edhe në aspektin politik, sepse i mëson dhe u jep ide muslimanëve që të jenë sa më të bashkuar, u jep ide që të jenë të lirë në lëvizjet e tyre, të kenë një hapësirë dhe qendër të përbashkët, ku do të gravitojnë të gjithë, t'i heqin të gjithë kufijtë dhe barrikadat që i kanë prodhuar egoizmat e ndryshëm politikë, e të jenë sa më të afruar dhe të bashkuar.[4]





### Dobitë e Haxhit në aspektin ekonomik

Është shumë normale që Haxhi është një prej obligimeve që, krahas dobive dhe të mirave që na sjell në botën tjetër, sjell të mira dhe dobi ekonomike edhe në këtë botë. Haxhi është një vendtakim i madh i besimtarëve; aty vijnë miliona myslimanë dhe haxhilerë nga vende të ndryshme të botës, e tërë kjo nuk mund të bëhet pa derdhjen e madhe të të mirave materiale, sepse aty ka nevojë për transport, shpenzime, ndërrim parash, blerje të kurbaneve, shpenzime për banim dhe ushqim. Me një fjalë, aty përfitojnë një numër i madh i besimtarëve në aspektin ekonomik.

Në anën tjetër, këto shpenzime nuk konsiderohen sterngarkesë për haxhilerët që i derdhin këto të mira materiale, sepse të gjithë ata vijnë prej shtresës së myslimanëve të pasur për faktin se Haxhi si obligim fetar është vetëm për ata që kanë mundësi financiare për ta kryer.

### Dobitë e Haxhit në aspektin social

-Njerëzit në këtë dynja janë të kategorive të ndryshme, me pozita dhe përgjegjësi të ndryshme, me profesione dhe zeje të ndryshme, në gjendje ekonomike të ndryshme dhe kombësish të ndryshme. Haxhi në këtë aspekt luan një rol jashtëzakonisht pozitiv, që në një farë mënyre, edhe në aspektin social të ketë një afri në mes tyre, dhe secili të ketë komoditet para tjetrit. Me kryerjen e Haxhit, të gjitha këto kategori njerëzore bashkohen kallëp jetësor të njëjtë, në mënyrë në një barazi dhe modesti në mes këtyre njerëzve, dhe kjo duke bartur të njëjtën uniformë, duke kryer rituale të njëjta, në të njëjtin vend, me një thirrje (telbije) të njëjtë, bile - bile me një qëllim të njëjtë. E tëra kjo, pa asnjë dallim të kryetarit nga qytetari, gjeneralit nga ushtari, të bardhit nga i ziu, pasanikut nga i varfri etj.. Të gjithë kalojnë një kohë të caktuar duke bërë një jetë të të njëjtë, të koordinuar mirë, duke respektuar rendin, kohën dhe të gjitha ritualet e Haxhit.

### Haxhi vepër që garanton Xhenetin

- Për çdo vepër të mirë që kryen njeriu në këtë dynja, do të ketë shpërblime ditën e Gjykimit, pa marrë parasysh nëse ajo është prej veprave të mëdha a të vogla. Allahu i Madhërishëm thotë në një ajet kuranor: "Kush kryen një vepër të mirë, edhe (nëse është) sa grimca, do të gjejë shpërblimin e saj". (Ez-zelzele, 7) Mirëpo shpërblimi më i madh na pret për ato vepra ose ibadete që janë detyrime dhe kryesore për besimtarin në këtë dynja, e një prej tyre është pa dyshim Haxhi. Aq të shumta janë thëniet e Pejgamberit a.s. që flasin për shpërblimin, vlerën dhe rëndësinë e haxhit, saqë disa prej atyre thënieve tregojnë qartë se Xheneti do jetë shpërblimi më i madh që e pret haxhiun atë ditë kur do të dalë para Zotit të tij. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. kishte thënë: ''Për haxhin e pranuar tek Allahu xh.sh. nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit".[5] Ndërsa në një hadith tjetër të transmetuar po ashtu nga Ebu Hurejra r.a., kur një ashab e kishte pyetur Pejgamberin a.s. se cila është puna më e mira dhe më e vlerësuara në këtë dynja, Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: ''Besimi në Zotin dhe të dërguarin e Tij". Ashabiu kishte pyetur herën e dytë: Pastaj cila? Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: Haxhi i pranuar tek Allahu xh.sh..[6]

Në fund, E lus Zotin e Madhërishëm që çdo besimtari t'ia mundësojë kryerjen e këtij ibadeti, i cili konsiderohet burim i të mirave të kësaj bote dhe vepër që garanton Xhenetin para Allahut Fuqiplotë.

(1) Tefsiri i Ibni Kethirit (3/429). (2) Për normat e haxhit dhe dobitë e tij Shih: "I'lamul-enam sherh bulugul-muram'' f. 2: 465-572, Prof. Dr. Nuredin Iter. (3) Transmetojnë Imam Buhariu dhe Muslimi. (4) Disa prej dobive të haxhit i përmend Vehbi Sulejman Gavoxhi në librin e tij "Erkanul-islam" (785-790). (5) Transmetojnë Imam Buhariu dhe Muslimi. (6) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.



**Mr. Fitim Gashi**

# Tavafi, rregullat dhe dispozitat e tij

Në kohën e Ibrahimit a.s. njerëzit ishin të përkushtuar-ishin të dhënë pas ndërtimit të tempujve të ndryshëm përmes të cilëve shenjtëronin-adhuronin Diellin dhe planetët e tjerë. Ata ishin orientuar në abstrakten e jo në diçka që perceptohet dhe është e kuptueshme. Ata nuk kishin bërë ndonjë zgjidhje për të adhuruar Allahun dhe për t'u afruar tek Ai. Tërë ajo që kishin bërë, ishte pjellë e mendjes së dobët të tyre.

Ishte shumë e nevojshme dhe e domosdoshme për njerëzit e asaj kohe që të mësonin mënyrën e adhurimit të drejtë dhe, me mëshirën e Allahut, kjo mënyrë erdhi dhe u realizua përmes një shtëpie-Qabesë, përreth së cilës do të silleshin-rrotulloheshin njerëzit dhe do të afroheshin tek Allahu xh. sh.. Njerëzit u thirrën për ta vizituar këtë shtëpi dhe për madhërimin e saj, dhe kohë pas kohe u mësuan se respekti dhe madhërimi i saj nënkupton respekti dhe madhërimin e Allahut Fuqiplotë, sikurse mosrespektimi i saj që nënkupton mosrespekt ndaj Krijuesit. Kështu Haxhi-vizita e kësaj shtëpie-Qabesë u bë obligim dhe njerëzit u urdhëruan ta respektonin dhe ta madhëronin atë. Një nga format a mënyrat e madhërimit të kësaj shtëpie, është edhe tafavi-sjellja rreth saj.(1)

### Kuptimi i Tavafit

Tavafi është rrotullim, qarkullim ritual rreth Qabesë në Mekë; ai përbëhet prej shtatë rrotullimeve. Shtatë rrotullime quhen një tavaf. Tavafi në terminologjinë islame nënkupton adhurimin e Allahut duke u sjellë rreth Qabesë në mënyrë të veçantë. Ky lloj ibadeti ndaj Allahut të Madhërishëm është legjitimuar nëpërmjet Kuranit famëlartë dhe haditheve të Pejgamberit a.s. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Kujtoje kur Ne udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë (Qabesë): të mos më bënte Mua shok, të pastronte shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde". (El Haxhxh, 26). Gjithashtu i Madhërishmi thotë: "Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë". (El Haxhxh, 29). Nëpërmjet ajetit të parë e kuptojmë se tavafi rreth Qabesë është prej adhurimeve që I bëheshin Allahut qysh nga kohët e lashta. Ajeti i dytë na mëson se për të gjithë ata që mësyjnë vizitën e shtëpisë së Allahut-Qabesë, rrotullimi rreth saj-tavafi është obligim. Aishja r.a. tregon: "Gjëja e parë që ka bërë Pejgamberi a.s. kur ka ardhur në Qabe, ishte marrja e abdesit për të bërë tavafin". (Buhariu dhe Muslimi).

### Vlera dhe urtësitë e Tavafit

S'ka dyshim se urtësi parësore e tavafit, dhe jo vetëm e tavafit, por edhe e të gjitha adhurimeve të tjera, dhe e çdo lloj urdhërese apo ndalese që vjen nga Kurani apo syneti, është bindja ndaj Allahut dhe nënshtrimi ndaj urdhrave të Tij. Pra, edhe tavafi rreth Qabesë, i cili bëhet në shenjë bindjeje dhe respekti ndaj Allahut Fuqiplotë. Urtësi e veçantë e tavafit është kujtimi i Allahut dhe madhërimi i Tij. Transmeton Aisheja r.a. se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Me të vërtetë tavafi rreth Qabesë, vrapimi në mes Safas dhe Merves dhe hedhja e guralecëve janë bërë për ta kujtuar Allahun". (Ebu Davudi).

Prej urtësive të tavafit është afrimi tek Allahu. Për vlerën e tavafit mjafton fakti që Allahu i Lartësuar tavafin rreth kësaj shtëpie-Qabesë, shtëpisë së parë (për t'u adhuruar Allahun) dhe më të respektuar në rruzullin tokësor, e bëri obligim. Fakti që Allahu i Madhërishëm vizitën e kësaj shtëpie-Haxhin e bëri një nga pesë shtyllat e Islamit, tregon qartazi për pozitën e lartë të saj dhe vlerën e tavafit rreth saj. Kjo shtëpi-Qabeja dhe tavafi rreth saj është vendi më i preferuar dhe rasti më i mirë për lutje dhe dua. Derisa të bëjë tavaf rreth Qabesë, haxhiu është nën mbrojtjen dhe mëshirën e Allahut. Ai troket në derën e Allahut për të kërkuar mirësitë e Tij dhe falje për mëkatet e veta. Haxhiu gjatë tavafit lutet për xhenetet e Allahut, sepse aty është vendi ku pranohen duatë dhe u zbret mëshira e Allahut. Gjatë tavafit njeriu kujton babanë e tij, Ibrahimin a.s., i cili e ndërtoi Qabenë dhe bëri thirrje për vizitën e saj. Këtë shtëpi e vizituan edhe pejgamberë të tjerë, e vizitoi edhe



Muhamedi a.s., i cili madje vuri bazat dhe parimet e shëndosha të vizitës së saj, të zhveshura nga çdo formë politeizmi.

**Llojet e Tavafit:**

Varësisht nga gjendja e haxhiut dhe koha kur bëhet tavafi, ai mund të jetë:

1) *Synet* – i rekomanduar (Tavafu kudum).
2) *Farz* – detyrim (Tavafu zijare ose Tavafu ifadah).
3) *Vaxhib* – obligativ (Tavaful veda ose Tavafu sadr).

Çdo tavaf tjetër përveç këtyre është tavaf nafile.

**Tavaful kudum- i arritjes**

Tavaful kudum është synet për shumicën e dijetarëve-shkollave juridiko-fetare për haxhiun që ka hyrë në Mekë, para qëndrimit në Arefat, pa marrë parasysh llojin e haxhit të tij, nëse është Mufred apo Karin. Përjashtim bëjnë banorët e Mekës, sepse ata nuk e bëjnë këtë lloj tavafi meqë janë vendës. Duke marrë parasysh këtë, tri kategori janë të liruara nga tavafi kudum: a) Banorët e Mekes, dhe të gjithë ata që jetojnë-banojnë brenda kufijve të mikateve-vendeve ku vishet ihrami. b) Ata që bëjnë umre dhe që e bëjnë haxhin temetu, dhe c) Ata që kanë vendosur të shkojnë drejt në Arefat.

Malikinjtë thonë se tavafi kudum është vaxhib për të gjithë ata që kanë veshur ihramin në mikate, edhe nëse janë banorë të Mekës, dhe po ashtu është vaxhib-obligim sipas tyre fidja për të gjithë ata që kanë mësyrë Arefatin dhe e kanë lënë tavaful kudumin, ndonëse kanë pasur kohë për ta bërë atë. Ndërsa Hanbelinjtë thonë se ai që e bën haxhin temetu, tavaful kudumin e bën para tavafit ifadah, e pastaj e bën tavaful ifada. E tek Shafinjtë tavaful kudumi është synet edhe për ata që nuk janë në ihram e që janë brenda Mekës.

Urtësia e tavaful kudumit është respekti dhe përshëndetja për Qabenë e jo për xhaminë-haremin, për këtë arsye fillohet me tavaf e jo me dy rekate namaz, të cilat janë përshëndetje për xhaminë, sepse qëllimi i ardhjes në xhami-harem është Qabeja dhe respekti ndaj saj është tavafi. Mirëpo, nëse haxhiu ka frikë se mund t'i ikë ndonjë namaz që është farz, apo ndonjë synet i fortë, apo i ka gjetur duke u falur me xhemat, ose e ka kujtuar ndonjë kohë të namazit farz që nuk e ka falë, atëherë përparësi kanë të gjitha ato raste e tavafi bëhet pas tyre.[2]

**Tavafuz-zijare-ifada**

Ky lloj i tavafit, - për këtë pajtohen të gjithë dijetarët-shkollat juridiko-fetare, është farz dhe shtyllë prej shtyllave të Haxhit. Pa kryerjen e tij, Haxhi konsiderohet i pavlefshëm.

Ky tavaf kryhet pas qëndrimit në Arafat. Allahu i Madhërishëm thotë: "Dhe le të sillen (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë". (El Haxhxh, 29). Koha e këtij tavafi fillon prej agimit të ditës së parë të bajramit (pas Arafatit) dhe nuk ka një kufi të caktuar se kur përfundon, pra derisa të jetë gjallë haxhiu, e nëse nuk kryhet në Ejjamun Nahri, obligimi nuk shlyhet, po duhet të kryhet gjithsesi më pastaj, sepse koha e tij është pa kufi. Sipas Ebu Hanifes, nëse ky tavaf nuk kryhet në Ejjamun Nahri, duhet therur kurban, ndërsa nxënësit e tij - Ebu Jusufi dhe Muhamedi nuk parashohin therjen e kurbanit nëse vonohet ky tavaf pas Ejjamu Nahri. Koha më e pëlqyer për kryerjen e këtij tavafi është mengjesi i ditës së parë të bajramit". Transmeton Nafi'ë nga Ibn Umeri se Muhamedi a.s. e ka bërë tavaful ifada në ditën e bajramit dhe pastaj është kthyer dhe e ka falur namazin e drekës në Minë. Nafi'ë thotë: Ibn Umeri e bënte tavaful ifada në ditën e parë të bajramit dhe pastaj kthehej në Minë dhe e falte namazin e drekës dhe tregonte se i dërguari i Allahut a.s. vepronte kështu". (Muslimi)[3]

**Kushtet e Tavafuz- zijare**

Kushtet e tavafit sipas Hanefinjve, janë:
1. Nijeti.



Nijeti në parim-esencë është kusht për tavafin pa pasur nevojë të specifikohet në kohën kur bëhet tavafi.

2. Tavafi të bëhet rreth Qabesë. Është kusht që tavafi të bëhet brenda xhamisë-mesxhidul haramit pa marrë parasysh a është afër apo larg shtëpisë-Qabesë.

3. Të bëhen katër rrotullime është kusht-farz, ndërsa plotësimi i shtatë rrotullimeve është vaxhib. Ndërkaq, për sa i përket pastërtisë nga papastërtia e vogël, nga xhenabeti, nga hajzi dhe nifasi, ky nuk është kusht tek Hanefinjtë. Pastërtia gjatë kryerjes së tavafit është vaxhib. Nëse haxhiu e ka bërë tavafin, duke qenë i papastër, obligohet ta përsërisë atë derisa të jetë në Mekë. Nëse e përsërit gjatë Ejjamu Nahri, nuk obligohet asgjë, e nëse e vonon pas Ejjamu Nahri, sipas Ebu Hanifes, obligohet të therë kurban. E nëse kthehet në vendin e tij pa e përsëritur, obligohet të therë kurban - një dele nëse papastërtia ka qenë e vogël, e nëse ka qenë xhunub - obligohet të therë një kafshë të trashë. Gjithashtu vazhdimësia e rrotullimeve gjatë tavafit nuk është kusht tek Hanefinjtë. Vazhdimësia e rrotullimeve është synet. Nëse haxhiu ndërpret tavafin për ta falur ndonjë namaz obligativ ose namaz të xhenazes, ose shkon për ta ripërtërirë abdesin, ai e vazhdon tavafin aty ku ka mbetur dhe nuk ka nevojë ta nisë prej fillimit. Po ashtu, nuk është kusht tek Hanefinjtë që tavafi të fillojë nga haxherul esvedi-guri i zi. Sipas tyre fillimi i tavafit nga haxherul esvedi është vaxhib.[4]

### Tavaful veda-lamtumirës

Tavaful veda është vaxhib tek të gjitha medhhebet përveç Malikinjve, të cilët mendojnë se është mendub. Haxhiu që nuk e kryen tavaful veda, obligohet të therë kurban. Muhamedi a.s. ka thënë: "Askush të mos largohet (nga Meka) pa e përshëndetur Qabenë (pa e bërë tavaful veda)". (Muslimi). Nëse haxhiu largohet nga Meka pa e bërë tavaful veda-n, ai obligohet të kthehet që ta bëjë këtë tavaf – në qoftë se nuk i ka kaluar mikatet, sipas Hanefinjve, dhe - nëse nuk e ka tejkaluar distancën e shkurtimit të namazit, sipas Shafinjve dhe Hanbelinjve, sepse e ka lënë tavafin që është vaxhib. E nëse i ka kaluar mikatet, sipas Hanefinjve, ose distancën e shkurtimit të namazit, sipas Shafinjve dhe Hanbelinjve, haxhiu nuk obligohet të kthehet për ta bërë këtë tavaf, mirëpo në vend të tavafit obligohet të therë kurban. E sipas praktikës së Shafinjve dhe kadiut Ebu Ja'la nga Hanbelinjtë, edhe nëse kthehet haxhiu për ta bërë tavafin pasi ka tejkaluar distancën e shkurtimit të namazit, nuk lirohet nga therja e kurbanit.

Sipas Hanefinjve tavaful veda nuk është vaxhib për banorët e Mekës dhe as për ata që jetojnë-banojnë brenda kufijve të mikateve-vendeve ku vishet ihrami. Hanbelinjtë thonë se kush banon brenda kufijve të Haremit nuk obligohet me këtë tavaf, e ai që banon jashtë kufijve të tij obligohet ta bëjë. Ndërsa Shafinjtë thonë se tavaful veda është vaxhib për të gjithë ata që largohen nga Meka për të udhëtuar, edhe nëse janë banorë të Mekës, pa marrë parasysh a udhëtojnë larg apo afër. Duhet përmendur se gratë lehona dhe ato me menstruacione janë të liruara nga ky lloj tavafi dhe nuk obligohen as për kompensimin e tij- therje të kurbanit. Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë: "Kush e bën haxhin të mos largohet pa e përshëndetur Qabenë (pa e bërë tavaful veda), përveç grave me menstruacione, atyre ua ka lehtësuar i dërguari i Allahut". (Tirmidhiu dhe Nesaiu)

### Kushtet e vlefshmërisë së këtij tavafi janë:

1. Nijeti. Nijeti në parim-esencë është kusht për këtë lloj tavafi pa pasur nevojë të specifikohet në kohën kur bëhet tavafi dhe,

2. Që ky tavaf të bëhet pas tavafu zijare.

Koha e kryerjes së tavaful veda-s është pas përfun-



dimit të të gjitha ritualeve-obligimeve të haxhit dhe në kohën kur haxhiu dëshiron të largohet nga Meka, në mënyrë që veprimi i fundit i tij të jetë tavaful veda.[5]

**Vaxhibet e Tavafit dhe synetet e tij**

Vaxhibet e Tavafit janë:

a) Të fillohet nga haxherul esvedi, nëse nuk fillon aty obligohet përsëritja e tavafit derisa të ndodhesh në Mek, e nëse kthehesh pa e përsëritur duhet therur kurban.

b) Tavafi kryhet ashtu që gjatë rrotullimit Qabeja të mbetet në anën e majtë. Trupi dhe rrobat të jenë të pastra është synet i fortë.

c) Veshja adekuate-mbulimi i avretit është vaxhib gjatë kryerjes së tavafit, edhe pse në esencë mbulimi i avretit është farz, mirëpo me vaxhib këtu nënkuptohet se, nëse haxhiu nuk mbulon avretin gjatë tavafit, haxhi i tij nuk prishet (është i vlefshëm, po haxhiu është mëkatar), mirëpo duhet të përsëritet tavafi ose të theret kurban. Sasia e avretit është, siç dihet, nëse zbulohet një e katërta e më shumë e ndonjë gjymtyre-vendit të trupit.

d) Tavafin ta bëjë vetë haxhiu duke ecur, se, përndryshe, nëse e bart dikush pa ndonjë arsye, ai duhet ta përsërisë tavafin derisa të ndodhet në Mekë dhe, nëse është kthyer në vendin e tij, obligohet të therë kurban. Po ashtu nuk lejohet autorizimi i dikujt tjetër për kryerjen e tavafit, pa ndonjë arsye.

e) Të kryhen shtatë rrotullime prej haxherul esvedit në haxherul esved. Këto shtatë rrotullime të gjitha janë vaxhib gjatë tavafit kudum dhe tavafit veda. Mirëpo, nëse haxhiu i lë katër rrotullime të tavafit veda, obligohet të therë kurban e nëse i lë më pak se katër, obligohet të japë sadaka për secilin rrotullim që ka lënë. Ndryshe nga kjo, nëse në tavaful kudum lë shumicën e rrotullimeve ose më pak, nuk obligohet asgjë përveçse duhet të pendohet, sepse ky lloj tavafi në esencë është synet. E për sa i përket tavafit zijare, katër rrotullimet e para të tij janë farz, kurse tri të tjerat vaxhib.

f) Të falen dy rekate namaz pas çdo lloj tavafi - është vaxhib, qoftë ai tavaf farz, vaxhib ose synet. Është më mirë që këto rekate të falen menjëherë pas tavafit dhe preferohet të falen pas mekami Ibrahimit.

**Synetet e Tavafit janë:**

a) Pastërtia të jetë në shkallë të duhur; trupi, ihrami etj.

b) Përshëndetja e haxherul esvedit-gurit të zi në fillim të çdo rrotullimi.

c) Gjatë tavafit shpatulla-krahu i djathtë të lihet i zbuluar-idtiba.

d) Të bëhet reml (për burra dhe të rinj-fëmij, po për gra jo) -të shpejtohen hapat gjatë tri rrotullimeve të para në secilin tavaf, pas të cilit bëhet sa'ji, si p.sh. tavafu kudum.

e) Duaja-lutja në përgjithësi gjatë tavafit është synet.

f) Meshkujt të jenë sa më afër Qabesë.

g) Të kryhen të gjitha rrotullimet njëri pas tjetrit.

(1) El-Imam Ed-Dehlevi, Huxhetullahi el-baligatu. Darul xhejl. Bot. i. 2005 Bejrut, f. 134. (2) Shih: Prof. dr. Vehbet Ez-zuhejli, El-Fikh el-Islami ve ediletuhu. Darul Fikr. Bot. 4. 2002 Dimeshk, v. 3, f. 2203-2204. (3) Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu. Dar ibn Hazem. Bot. 1. 2001 Bejrut, f. 367. Dhe: Prof. dr. Vehbet Ez-zuhejli, El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, f. 2212. (4) Prof. dr. Vehbet Ez-zuhejli, El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, f. 2211-2214. (5) Po aty f. 2206-2208. (6) Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, f. 369-370. Dhe: Prof. dr. Vehbet Ez-zuhejli, El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, f. 2223-2228.

Isa Tërshani

# Sprova e Ibrahimit a.s. për therjen e të birit, Ismailit a.s.



"Vërtet, Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, adhurues i Allahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët". (En Nahl,120)

Historitë e të gjithë pejgamberëve janë mësime nga të cilat mund të nxjerrim shembuj dhe mësime dhe ato t'i kemi si udhëzues në jetën tonë. E historia e Ibrahimit a.s. është e përshtatshme për të gjitha moshat. Kjo, pasi Kurani ka përshkruar të gjitha etapat e moshës së tij. Ata që interesohen për jetën e tij, këtë do ta mësojnë që nga mosha 16 vjeç e këtij pejgamberi. Çfarë bënte në këtë moshë? Cilat ishin gjërat që e shqetësonin më tepër? Si sillej? Si u hodh në zjarr, pikërisht në këtë moshë? Martesa me Saran dhe Haxheren dhe si ishte ajo martesë? Periudhë e gjatë deri në pleqëri pa fëmijë? Dhe sprova e madhe nga ana e Allahut të Madhëruar me Ismailin a.s..

Historia e këtij pejgamberi, Ibrahimit a.s., ka një qëllim tjetër tepër të rëndësishëm: të ndjekim dhe të pasojmë traditën dhe porositë e tij, sepse është i vetmi pejgamber, pas Muhamedit a.s., traditën dhe porositë e të cilit detyrohemi t'i ndjekim.

### Pozita dhe vlera e tij tek Zoti xh. sh.

Gjëja e parë është se ai ndryshe njihet edhe si "Baba i të gjithë pejgamberëve"

E dyta është se ai është "Mik i Zotit" (njeriu më i dashur i Tij). Të fitosh këtë epitet do të thotë që: dashuria për Zotin të pushtojë shpirtin, zemrën dhe trupin, dhe të gjitha të punojnë vetëm për një qëllim: kënaqësinë e Zotit të Madhërishëm. E kështu ishte Ibrahimi a.s..

Sot ka njerëz që pohojnë se E duan Zotin shumë dhe janë të lidhur fort me të. Por kur e pyet: A falesh? Përgjigjet: Jo, nuk falem rregullisht. Një njeri që thotë këto fjalë dhe nuk falet, dije se flet gjëra të paqena.

Grada më e lartë e dashurisë për Zotin është ajo kur bëhesh "Mik i Zotit". Këtë gradë e kanë arritur vetëm Ibrahimi a.s. dhe Muhamedi a.s..[1]

Allahu në Kuran thotë: "...Allahu e zgjodhi Ibrahimin të dashurin më të ngushtë". (En Nisaë: 125) Kurse për Muhamedin a.s. nuk është thënë diçka e tillë në Kuran, por vetë Muhamedi a.s. e përmend në një hadith: "Unë nuk kam ndonjë mik tepër të ngushtë" prej jush. Zoti më ka zgjedhur "mik", ashtu siç e zgjodhi Ibrahimin "mik". Nëse do të zgjidhja ndonjë nga Ymeti im "mik të ngushtë", do të zgjidhja Ebu Bekrin".[2]

### Sprovat e Ibrahimit a.s.

*- Përballja me të atin idhujtar*

Ibrahimi a.s., duke i njohur të vërtetat hyjnore, thirrjen për besimin në një Zot e filloi nga babai i tij, në mënyrën më të butë të mundshme: "Kur babait të vet i tha: "O babai im, pse adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh, e as nuk ke asgjë prej tij?" (Merjem. 42) I thoshte këto fjalë Ibrahimi a.s. megjithëse e dinte se babai i tij prodhonte dhe i adhuronte idhujt. Kurse babai i tij - Azeri duke u nervozuar i tha: "Ai (babai) tha: "Ti, Ibrahim, i refuzon zotat e mi a? Nëse nuk pushon (së fyeri ndaj zotave të mi), unë do të të mbys me gurë, prandaj largohu prej meje për një kohë të gjatë!" (Merjem. 46) Por Ibrahimi a.s. iu kthye sërish t'et me një gjuhë të butë: "Ai (Ibrahimi) tha: "Qofsh i lirë prej meje! Unë do ta lus Zotin tim për të të falur ty, sepse ai (babai) ishte i kujdesshëm ndaj meje". (Merjem. 47) Dhe Ibrahimi u lut për të atin, po lutja nuk iu pranua sepse ai ishte armik i Allahut. Kur e kuptoi këtë, Ibrahimi a.s. hoqi dorë prej lutjes, sepse për pabesimtarët s'bëhet lutje për falje, po vetëm për t'i drejtuar në udhë të drejtë.3

Ibrahimi a.s. i thërriste për besimin në një Zot dhe ua kishte bërë me dije se besimi i tyre ishte besim i gabuar, pra të largoheshin nga idhujadhurimet e të adhuronin vetëm Allahun xh. sh. Populli i Ibrahimit nuk e dëgjuan dhe ai një ditë i theu të gjithë idhujt duke lënë vetëm më të madhin prej tyre. Idhujtarët iu ankuan për këtë veprim të Ibrahimit a.s. Nemrudit, i cili e thirri Ibrahimin a.s.. Kishte një traditë që kushdo që hynte te Nemrudi, në fillim binte në sexhde para tij. Ibrahimi a.s. nuk e bëri këtë, nuk i ra në sexhde dhe




Nemrudi e pyeti se cili ishte shkaku. Ibrahimi a.s. iu përgjigj: "Unë nuk i bëj sexhde askujt përveç Atij që na ka krijuar mua edhe ty". Nemrudi e pyeti: Cili është Zoti yt? Ibrahimi a.s.: "Zoti im është Allahu që ngjall dhe vdes…". Në fund vendosën që ta digjnin Ibrahimin a.s. me arsyetimin se kishte dalë kundër idhujve të tyre dhe duhej ta merrte dënimin.

Ishin bërë të gjitha përgatitjet për ta hedhur në zjarr Ibrahimin a.s.. Ibrahimi, si çdoherë i bindur në Zotin Fuqiplotë, ishte shumë i qetë dhe nuk kishte fare frikë. Engjëjt, të habitur, u lutën: "Aman, o Zot, Ibrahimi që T përmend Ty më shumë se kushdo, po hidhet në zjarr! Ai është një pejgamber që nuk Të harron Ty as edhe për një çast të vetëm. A po na jep leje t'i shkojmë në ndihmë?" Pasi morën leje, një engjëll shkoi tek Ibrahimi a.s. e i tha: "Erërat m'u dhanë nën urdhrin tim. Po deshe, e shkatërroj zjarrin fare". Engjëlli tjetër tha: "Ujërat m'u dhanë në urdhrin tim. Po deshe, e shuaj zjarrin menjëherë". Dhe engjëlli i tretë tha: "Toka m'u dha nën urdhrin tim. Po deshe, e gëlltis zjarrin". Ibrahimi a.s. ua ktheu e u tha: "Mos hyni në mes mikut dhe mikut. Unë pranoj ç'të dojë Zoti im. Nëse më shpëton, është e drejtë e Tij. Por nëse më djeg, është për shkak të të metave të mia. Në dashtë Zoti e të jem durimtar". Para se ta hidhnin në zjarr, Ibrahimi a.s. i thoshte këto fjalë: *"Hasbijallahu ve ni'mel vekil"* "Mua më mjafton Allahu. Sa mbrojtës i mire është Ai". Para se të binte në zjarr, Xhibrili e pyeti: "A ke ndonjë dëshirë". Ibrahimi a.s. tha: "Po, kam, por jo për ty…". Xhibrili iu drejtua me habi: "Pse nuk kërkon shpëtim nga Allahu?

Ibrahimi a.s. iu përgjigj: "Ai e di hallin tim. Me urdhrin e kujt digjet zjarri? Djegia punë e kujt është?" Atëherë Zoti e urdhëroi zjarrin: "Po, Ne i thamë: "O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin". (El Enbija. 69) Vendi ku ndodhej Ibrahimi a.s. në turmë të zjarrit, me ndihmën e Zotit Fuqiplotë, u bë një vend i freskët dhe atë nuk e prekte zjarri fare…

### Emigrimi i Ibrahimit a.s.

Pas kësaj sprove, Ibrahimit a.s. nuk mund të qëndronte më tutje në atë vend dhe vendosi të shpërngulej nga Babiloni. Kronikat e historianëve thonë se ai kishte emigruar në shumë vende, po ne do të përmendim emigrimin në Egjipt e Palestinë dhe me një pjesë të familjes në Mekë.

Ibrahimi a.s. kishte kaluar vite të tëra në martesë e Zoti nuk i kishte falur fëmijë; sa më shumë plakej, i shtohej dëshira për të pasur të paktën një fëmijë. Që të jesh pejgamber i Zotit, kjo nuk do të thotë që ndjenja e të qenit baba të mos ekzistojë. Dashuria që kishte për bashkëshorten e vet - Sarën, e mbante të mos martohej me dikë që mund të lindte. Gjithashtu vetë Sara, nga dashuria që kishte për Ibrahimin a.s., e kishte vërejtur dëshirën e bashkëshortit që të kishte fëmijë, prandaj i propozoi të martohej me ndonjë grua që mund të lind dhe kështu Ibrahimi a.s. u martua me Haxheren. Ibrahimi a.s. u lut kështu për një fëmijë: "Zoti im, më dhuro mua (një fëmijë) prej të mirëve!" (Es Safat,100) Allahu ia plotësoi dëshirën e tij. "Ne e gëzuam atë me një djalë që do të jetë i butë (i sjellshëm)". (Es Safat, 101)

Me lindjen e Ismailit a.s. si Haxherja dhe vetë Ibrahimi a.s. u gëzuan pa masë dhe u dhanë shumë pas tij. Dhe ndodhi ajo që pritej të ndodhte. Sara filloi të bëhej një xheloze shumë e madhe.

Një ditë po i thoshte Ibrahimit a.s.: "Nuk dua që unë dhe Haxherja të qëndrojmë në një vend".

Kështu që Ibrahimi a.s. mori Haxheren dhe Ismailin e vogël-foshnjë dhe i dërgoi në një vend të largët, që ia kishte caktuar Zoti xh.sh., në Mekë. Edhe kjo ishte një sprovë e madhe, të marrësh gruan me një fëmijë foshnjë



dhe të kalosh qindra kilometra nëpër shkretëtirë e t'i vendosësh në një vend pa ujë, pa bimë dhe pa njerëz, e më pas t'i braktisësh, nuk ishte e lehtë… Haxherja e shihte me habi të shoqin tek largohej. Kur e pa se ai nuk po kthehej, filloi ta ndiqte dhe po i thoshte: "O Ibrahim, në dorë të kujt po na lë?" Ibrahimi nuk i përgjigjej, pasi nuk kishte çfarë t'i thoshte. Kur e pa Haxherja se nuk po i përgjigjej disa herë me radhë, për herë të fundit i tha: "A të ka urdhëruar Zoti të veprosh kështu?" Ibrahimi a.s. tundi kokën në shenjë pohimi. Atëherë Haxherja tha:" Zoti nuk do të na lërë pa mbikëqyrje". Teksa shihte gruan, fëmijën dhe vendin ku i kishte lënë, Ibrahimi a,s. lutej: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie"... (Bekare: 126) Këto ishin çastet kur për herë të fundit i pa dhe ai vazhdoi rrugën. Lutjet e më pasme ishin: "Zoti ynë! Unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë Tënde të shenjtë"... (Ibrahim, 37)[4]

Ibrahimi a.s. u kthye te Sara. Mirëpo herë pas here gjatë vitit vizitonte Haxheren dhe djalin e shumëpritur, Ismailin a.s.. Ismaili i vogël rritej dhe, sa më shumë që rritej, i shtohej edhe më shumë dashuria e Ibrahimit a.s. për të birin. Kur Ismaili kishte arritur të ecte bashkë me babanë, Allahu do ta sprovonte edhe më tej.

### Sprova e madhe e Ibrahimit a.s.

Në një prej vizitave kur ndodhej në Mekë, Ibrahimi a.s. pa një ëndërr. Në ëndërr, ashtu siç e përshkruan Kurani, po e bënte kurban të birin, Ismailin. Ibrahimi ra në dilemë: a ishte kjo një ëndërr hyjnore apo djallëzore? Po ëndrra u përsërit njëlloj tri net. Sipas një rivajeti, Ibrahimi kishte bërë një premtim para se t'i lindte djali: "Po qe se Allahu më jep një djalë, kam për ta bërë kurban".[5]

Për Ibrahimin, Ismaili nuk ishte vetëm bir i një babai që nuk kishte fëmijë, ai ishte fundi i një jete duke pritur, shpërblimi për një shekull me plot vuajtje, fryti i jetës së tij, shpresa e tij. Por sprovat nuk mbaruan këtu për Ibrahimin a.s.. Dhe pyetja që shtrohet e na vjen në mend, është: Pse duhej të kalonte Ibrahimi a.s. edhe një tjetër sprovë pas gjithë atyre sprovave të tjera të profetësisë së tij? Është e pamundur të thuhet me fjalë se çfarë do të thoshte kjo për Ibrahimin a.s. - që u urdhërua nga Allahu për ta sakrifikuar birin e vetëm - Ismailin. Dhimbja, ndjenjat janë shumë të mëdha edhe të imagjinohen, e jo më të përjetohen.

Si mund ta marrë Ibrahimi birin e tij të dashur, frytin e jetës së tij, gëzimin e jetës së tij, dhe t'ia vërë thikën në fyt? Ismaili i ri duhej të vdiste dhe Ibrahimi plak të jetonte? Kushedi se si ishte ndier Ibrahimi a.s.. Brenda tij duhej të kishte qenë një xhihad i vërtetë. Të zgjidhte midis Zotit dhe Ismailit. Cilën do të zgjidhte Ibrahimi a.s.? Dashurinë e Zotit apo dashurinë për vete? Besimin apo emocionet? Përgjegjësinë apo kënaqësinë?

Por Ibrahimi a.s. Halil-ul-Allah (Mik i Allahut) - kishte besim tek Allahu dhe ai e dinte se Allahu i Madhëruar e kishte urdhëruar për këtë sakrificë. Dhe kështu në Mina, do të ndodhte një bisedë e mrekullueshme dhe tronditëse midis babait dhe birit të tij të dashur. Ibrahimi i tha Ismailit : "O djali im, unë kam parë në ëndërr (jam urdhëruar) të të pres ty. Shiko, pra, ç'mendon ti?" (Es- Saffat,102) Çfarë fjalësh të vështira për babanë t'i thoshte dhe sa të frikshme për Ismailin t'i dëgjonte! Por edhe Ismaili ishte besimtar dhe ai iu dorëzua dëshirës së Allahut. Duke qenë i vetëdijshëm se sa e vështirë ishte kjo për babanë e tij, Ismaili e qetësoi atë duke i thënë: "O babai im, punoje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do Allahu, prej të durueshmëve!" (Es- Saffat,102)

Kjo i dha Ibrahimit force dhe e mori Ismailin në një dore e thikën në tjetrën dhe ecën ashtu deri në vendin e sakrificës. Ai e shtriu Ismailin përtokë dhe drejtoi fytyrën e tij. Por mëshira e Allahut, thika nuk e preu. Ibrahimi pa një dash, dhe Allahu i tha: "Ne e thirrëm atë: "O Ibrahim!" "Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët!" (Es- Saffat,104-105)

Si Ibrahimi a.s., ashtu dhe Ismaili a.s., e kaluan me sukses këtë sprovë të madhe.

Ibrahimi a.s. e përmbushi ëndrrën dhe mesazhin e Zotit pa hezituar dhe pa u lëkundur fare. Përderisa ai u tregua i gatshëm që të sakrifikojë gjënë më të shtrenjtë për hatër të Zotit, Zoti e shpërbleu me të mira.

1)Amër Halid, Historitë e Profetëve. Shkup 2007. F. 192. (2) Po aty, Muslimi,1188. f. 200. (3) Osman Nuri Topbash. Vargu i profetëve nën dritën e Kur'anit-1. Stamboll, 2001. f. 178. (4) Amër Halid, Historitë e Profetëve. Shkup 2007. f. 282. (5) Osman Nuri Topbash. Vargu i profetëve nën dritën e Kur'anit-1. Stamboll, 2001. f. 195.



Mr. Ejup Haziri

# Ebu Hanife dhe Fikhu i tij

Në kohën kur fama për Ebu Hanifen dëgjohej edhe jashtë Kufës dhe kur popullariteti i tij ishte në piedestal, ndaj Ebu Hanifes kishin marrë një fushatë kundërshtuese disa prej figurave të asaj kohe, si myftiu dhe kadiu i Kufës - ibn ebi Lejla, kadiu i Kufës - ibn Shubrumeh, Thevriu, Evzaiu dhe shumë tjerë, të cilët flisnin për të dhe nxorën edhe dekrete, me të cilat e kundërshtonin haptazi dhe kërkonin që ta kundërshtonin edhe të tjerët, mirëpo çështja e tij vetëm sa rritej, numri i pasuesve të tij sa vinte e shtohej dhe tubimet e tij të dijes, që mbaheshin në xhami, kishin tejkaluar për nga numri të gjitha tubimet deri në atë kohë, pothuaj të gjithë banorët e Kufës ishin aty.

Nuk merrej shumë me kundërshtarët e tij, madje ndaj atyre që e kundërshtonin, tregonte maturi dhe durim. Ai përfitoi masën e gjerë dhe atë e respektonin edhe guvernatorët dhe udhëheqësit e shtetit. Bëri gjëra e veprime me të cilat i sfidoi arabët dhe, ndonëse ziliqarët ndaj tij u shtuan, ai u shqua për nga dija e tij e gjerë.[1]

Tubimet e tij ishin madhështore, saqë edhe nxënësit e dijetarëve të tjerë vinin tek Ebu Hanife dhe vetëm atëherë mund ta bënin dallimin mes Ebu Hanifes dhe të tjerëve. Ebu Jusufi kishte ndjekur për një kohë të gjatë mësimet e Ebi Lejla dhe Ebu Hanifes, derisa një ditë përfundimisht braktisi të parin dhe u dha tërësisht pas mësimeve të Ebu Hanifes, falë një fetvaje që dha Ebi Lejla, me të cilën Ebu Jusufi nuk u pajtua, prandaj shkoi tek Ebu Hanife dhe e pyeti dhe fetvaja e Ebu Hanifes ishte krejtësisht e kundërt me atë të Ebi Lejlas.[2]

### Shkaku i thellimit të tij në Fikh

Thuajse të gjithë kronistët dhe autorët që janë marrë me jetën dhe veprën e Ebu Hanifes, përmendin se Ebu Hanife në fillime të studimeve të tij nuk merrej me fikh, po me shkencën e apologjetikës, madje ishte shumë i njohur në atë shkencë, por qëndrimi i tij do të ndryshonte. Protagonisti në fjalë është shprehur: "Polemizoja në shkencën e apologjetikës dhe njerëzit e humbur dhe iluzionarë ishin të shumtë në Basra. Aty kam hyrë më tepër se njëzet herë, e ndoshta kam qëndruar aty një vit të plotë a më tepër ose më pak se aq, duke menduar se shkenca e apologjetikës është shkenca më e çmuar, pastaj mendova dhe thashë: "Selefët (të parët) ishin më të diturit për të vërtetat, e megjithatë nuk ishin polemizues, përkundrazi u përmbajtën nga polemizimi dhe u thelluan në dijen-shkencën e legjislacionit islam (Sheriatit). Ata e deshën atë shkencë, mësuan për vete e i mësuan të tjerët dhe në të bënë dialogime. Për këtë shkak e braktisa shkencën e apologjetikës, dhe i hyra shkencës së jurisprudencës. Pashë se ata që i kishin hyrë shkencës së apologjetikës nuk kishin tipare të njerëzve të mirë, zemrat e tyre janë të vrazhda dhe nuk mërziten edhe atëherë kur kundërshtojnë Kuranin, Synetin dhe gjeneratat e para (selefus-salih), e sikur kjo



(marrja me apologjetikë) të sillte të mira, selefët do të merreshin domosdo me të".[3]

Po ashtu përmendet edhe një shkak tjetër rreth thellimit të tij në fikh. Ai ishte pranë tubimeve të Hamadit, por kishte dhe tubimet e veta, ku diskutonte rreth apologjetikës dhe polemikave me grupe të ndryshme. Një ditë erdhi një grua dhe e pyeti për një njeri që dëshironte ta lëshonte gruan e tij sipas Synetit, si duhej të vepronte. Ai nuk kishte përgjigje, prandaj e drejtoi tek Hamadi dhe e porositi që, kur të kthehej pranë tij, t'ia tregonte përgjigjen. Pasi e kishte informuar për përgjigjen, Ebu Hanife u largua nga apologjetika dhe grupet e ndryshme, e iu afrua tubimeve të Hamadit dhe prej tij mësoi për vite të tëra.[4]

### Fikhu i Ebu Hanifes

Ebu Hanife ishte poliglot në shkencat islame, po ajo që e dallonte më tepër, ishte fikhu-jurisprudenca islame, dhe, pasi ishte thelluar në shkencën e apologjetikës dhe në fraksionet e asaj kohe, iu përkushtua tërësisht shkencës së jurisprudencës, saqë u bë edhe prijatar i kësaj shkence dhe i nevojshëm për të gjithë ata që do të vijnë pas tij.

Ishte i thellë në mendime dhe nuk mjaftohej në kërkim të teksteve e shprehjeve sipërfaqësore, por tekstin e studionte mirë, e analizonte thellë dhe prej tij nxirrte edhe dispozita të shumta. Ishte largpamës dhe i shpejtë në përgjigje. I dinte mirë hiletë, sidomos në raport me armiqtë dhe kundërshtarët e tij. Një ditë hyri tek ai Dahak ibn Kajs el-Harixhiu, i cili i tha Ebu Hanifes: "Pendohu". "Përse të pendohem?" -pyeti Ebu Hanifja. "Sepse ti ke lejuar arbitrazhin!" -iu përgjigj el-Harixhiu. Atëherë Ebu Hanife i tha: "Do të më mbysësh apo do të polemizosh me mua?" "Përkundrazi dua të polemizoj me ty!"- ia ktheu el-Harixhiu. Atëherë Ebu Hanife tha: "Nëse ne nuk pajtohemi për atë që polemizojmë, kush do të jetë në mes meje e teje?" "Zgjidhe ti, cilin të duash" -ia ktheu el-Harixhiu. Atëherë Ebu Hanife iu drejtua njërit prej njerëzve të Dahakut e i tha: "Ulu dhe gjyko në mes nesh për atë për se ne nuk pajtohemi". E më pas iu drejtua Dahak el-Harixhiut: "A je i kënaqur me këtë person në mes meje e teje?" "Po" -ia ktheu ai. Atëherë Ebu Hanife i tha: "Ti me këtë veprim tashmë lejove arbitrazhin (për se më akuzove mua)". El-Harixhiu mbeti pa fjalë dhe biseda në mes tyre mbaroi.[5]

Një një rast tjetër tregohet se në Kufë ishte një njeri që thoshte se Othman ibn Afani kishe qenë çifut, dhe askush nga dijetarët nuk kishte mundur ta bindte të thoshte të kundërtën. Një ditë tek ai shkoi Ebu Hanife dhe i tha: "Kam ardhur si ndërmjetës për fejesë për bijën tënde... për një njeri të ndershëm, fisnik, shumë të pasur, hafëz i librit të Allahut, falet natën, qan shumë nga frika e Zotit". "Mjafton kjo që the, o Ebu Hanife", -ia ndërpreu fjalën. Ebu Hanife shtoi: "Me përjashtim të një cilësie". "Cila është ajo?" -pyeti njeriu. "Është çifut"! -iu përgjigj Ebu Hanifja. "Madhëria i qoftë Allahut" -tha i frustruar njeriu-, "a po më urdhëron ta martoj bijën time me një çifut?" "A nuk do ta bësh këtë"? -pyeti Ebu Hanife. "Jo" -u përgjigj njeriu. Atëherë Ebu Hanifja tha: "I Dërguari i Allahut e martoi të bijën me një çifut (me Othmanin, për të cilin njeriu pandehte se ishte çifut)". Kur i dëgjoi këto fjalë, njeriu tha: "Kërkoj falje nga Allahu. Unë me të vërtetë po pendohem tek Allahu i Madhëruar (për atë që kam thënë)".[6]

Ligjëratat dhe mësimet e tij nuk ishin vetëm ligjërime mekanike, porse ishin diskutime dhe analiza të thella që u ngjajnë mësimeve të kohës moderne, larg atyre klasike, kur Ebu Hanife hapte temën e caktuar dhe secili prej nxënësve të tij merrte pjesë në diskutime. Secili paraqiste argumentet e tij dhe ndodhte që dikush prej nxënësve t'i thoshte Ebu Hanifes 'gabove'. Ishte një ambient mësimi i qetë, tolerant ndaj mendimeve dhe ideve të ndryshme; aty nuk nënçmohej asnjëri, përkundrazi çmohej iniciativa dhe përpjekja e secilit. Ata me të vërtetë e donin dhe e çmonin shumë, kur fliste e dëgjonin, saqë nuk dëgjohej zëri i tyre.[7]

### Qëndrimet negative karshi Ebu Hanifes

Jo të gjithë kishin mendime të mira dhe qëndrime pozitive për Ebu Hanifen. Disa nuk e kishin kuptuar atë, të tjerët e kishin keqkuptuar, e një pjesë tjetër, që me shfaqjen e tij mbetën nën hijen e tij, tentuan ta baltosnin personalitetin e tij. Kishte prej atyre që e kishin sulmuar nga padituria, sikurse kishte edhe nga lakmia dhe inati. Një pjesë e dijetarëve që kishin dhënë dekrete kundër tij, kur e kuptuan realitetin e tij, u kthyen dhe braktisën qëndrimet e tyre. Imam Evzai kishte mendime të këqija për të, sepse ashtu kishte dëgjuar. Një ditë Evzai u takua me Abdullah ibn Mubarekun dhe i tha: "Kush është ai që po fut risi (bidatxhi) që ka dal në Kufë, i quajtur Ebu Hanife?" Abdullah ibn Mubareku nuk iu përgjigj drejtpërdrejt, por filloi të përmendte meseletë, mënyrën e të kuptuarit dhe zgjidhjet precize juridike. Evzaiu e pyeti: "Të kujt janë këto fetva-zgjidhje juridike?" "Të një dijetari të cilin e kam takuar në Irak!"-iu përgjigj Mubareku. Evzaiu tha: "Ky qenka dijetar i mrekullueshëm! Shko dhe shoqëroje sa më tepër!" Atëherë Ibn Mubareku i tregoi: "Ai është Ebu Hanife". Pas një kohe në Mekë u takuan Evzaiu dhe

Ebu Hanife dhe diskutuan rreth çështjeve, për të cilat i kishte folur Ibn Mubareku. Pas ndarjes së tyre, Evzaiu i tha Ibn Mubarekut: "E kam marrë nëpër gojë njeriun me dituri të pafund dhe jashtëzakonisht inteligjent. I lutem Allahut të Madhërishëm që të më falë. Unë isha qartë në gabim për të. Shoqëroje atë njeri, sepse sot u binda që ai është e kundërta e asaj çfarë kam dëgjuar".[8]

Për një kolos bashkëkohanik të tij, Ebu Hanife ishte shprehur: "Ibn ebi Lejla ka lejuar të më bëhen gjëra të tilla, që unë nuk do t'i lejoja t'i bëheshin as një shtaze".[9] Ibn Ebi Lejla, që ishte një jurist dhe gjykatës në Kufë në kohën e Ebu Hanifes, një ditë dëgjoi pranë xhamisë së tij një grua që kishte të meta psikike (në një transmetim thuhet se ai ishte mashkull) duke i thënë një personi: "O i biri i dy zinaqarëve". Ai ngriti rastin ndaj saj dhe ajo pranoi shpifjen, prandaj i vuri dy ndëshkime për shpifje ndaj prindërve të të shpifurit, secilin me nga tetëdhjetë të rëna, ndëshkim që u bë në xhami dhe ajo u ndëshkua në këmbë. Sapo dëgjoi Ebu Hanife për këtë rast, tha: "Çudi për gjykatësin e vendit tonë. Ai gaboi në shtatë vende lidhur me këtë çështje: "E para: Gjykoi me vetëpranimin e saj, e ajo kishte të meta psikike, e prej kushteve të shpifësit është edhe aftësia mendore. E dyta: Ai bëri dy ndëshkime ndaj saj, njërin për babanë e të shpifurit dhe tjetrin për nënën, kurse në realitet ai që shpif për një grup, ndëshkohet me vetëm një ndëshkim për shpifje. E treta: Ai i bashkoi dy ndëshkimet ndaj saj, njërin pas tjetrit, kurse në realitet, nëse ndëshkohet me dy ndëshkime, duhet të ndëshkohet ndarazi, së pari ndëshkohet me ndëshkimin e parë, pastaj lihet një kohë dhe ndëshkohet me të dytin. E katërta: Ai bëri ndëshkimin e saj në xhami, e masat ndëshkuese nuk aplikohen në xhami kurrë". E pesta: Ai e ndëshkoi në këmbë, kurse në fakt nga syneti është se femra duhet të ndëshkohet ulur. E gjashta: E ndëshkoi pa qenë i pranishëm përgjegjësi ose kujdestari i saj, ndërsa ndëshkimi i femrës bëhet në prani të kujdestarit të saj (veliut), dhe E shtata: Për aplikimin e masës ndëshkuese, nevojitet kërkesa e personit ndaj të cilit është bërë shpifja, kurse ai e ndëshkoi atë pa ndonjë kërkesë". Pas kësaj ngjarjeje, gjykatësi kërkoi nga Sulltani shkarkimin e tij, për shkak se ishte poshtëruar nga Ebu Hanife.[10]

### Fikhun e sistemoi dhe e detajizoi

Ebu Hanifja ishte pa konkurrencë në shkencën e Fikhut. Të tjerët mbetën të varur përgjithnjë prej dijes së tij në Fikh. Ai qe i pari që bëri klasifikimin e shkencës së Fikhut, sepse deri në kohën e tij juristët mbështeteshin në aftësitë e tyre memorizuese. Ai e sistemoi atë dhe e radhiti në kapituj e nënkapituj. Të tjerët më pastaj



vepruan sipas metodologjisë së tij.

Autori i Durrul muhtar ve reddul muhtar për shërbimin e Ebu Hanifes në Fikh, qe shprehur: "Fikhun e ka mbjellë Abdullah ibn Mesudi; e ka ujitur Alkame ibn Kajs Nehaiu; e ka korrur Ibrahim Nehaiu; e ka shoshitur (qëruar) Hamad ibn Sulejmani; e ka bluar Ebu Hanifja; e ka bërë brumë Ebu Jusufi dhe e ka bërë bukë Muhamed Shejbani, e prej kësaj buke hanë të gjithë njerëzit e tjerë.

Pjesën më të madhe të jetës së tij ia ka kushtuar fikhut-jurisprudencës islame dhe, nëse mblidhen çështjet e Fikhut që ka shtjelluar gjatë jetës së tij, atëherë kuptohet më së miri roli i tij i jashtëzakonshëm në lëmin e kësaj shkence. Janë një milion e dyqind e shtatëdhjetë mijë (1. 270. 000) mesele-çështje fikhore, të cilat i ka shtjelluar dhe detajuar. I ka bërë gati dhe i ka shqyrtuar për ata që do të vijnë pas tij.

Ai u parapriu dijetarëve të tjerë dhe qe i pari që zgjeroi nxjerrjen e dispozitave të Fikhut, më pas bëri ndarjen në mes gjërave bazike dhe atyre sekondare-degëve, dhe gjithashtu ishte i pari që u dha pas çështjeve hipotetike, gjërave që ende nuk kishin ndodhur në shoqëri, për se akuzohej shpesh nga dijetarë të tjerë, mirëpo më vonë thuaja të gjithë vepruan sikurse ai. Kur



Ebu Hanifja i kishte parashtruar Katades një pyetje, për një çështje që nuk kishte ndodhur, ai i kishte thënë të mos e pyeste para se të ndodhë rasti. Atëherë Ebu Hanifja ia ktheu: “Ne përgatitemi për fatkeqësitë para se ato të ndodhin, e kur të ndodhë ajo, atëherë e dimë si të hyjmë dhe si të dalim prej saj”.[11]

**Ç'thanë për Ebu Hanifen dhe Fikhun e tij?**

Dijetarët eminentë kanë folur në superlativ për imamin e madh Ebu Hanife. Fjalët e tyre përkojnë me realitetin e fekihut, siç ishte Ebu Hanife.

Imam Dhehebiu për Ebu Hanifen, ka shkruar: “Ai është imami, fekihu-juristi i miletit, dijetari i Irakut”...[12]

Ibn Mubareku ishte pyetur: “A është më i ditur në Jurisprudencë Maliku apo Ebu Hanifja?” Ai kishte thënë: “Ebu Hanifja është më i dituri i gjithë njerëzve në Fikh”. Në një rast tjetër ai kishte thënë: “Ai (Ebu Hanife) është truri i diturisë”.

Disa prej bashkëkohanikëve të tij për të kanë thënë: “Askush nuk është njohur që t'i ketë kuptuar hadithet sikurse ai, e ai i nxirrte shkaqet nga të cilat ndërtoheshin dispozitat... ai nuk mjaftohej me të kuptuarit sipërfaqësor të tekstit, po me kuptimin e (thellë të) tekstit”.[13]

Xheriri ka thënë: Mugira më ka thënë: “Ulu me Ebu Hanifen për të fituar Fik'h, sepse, nëse do të ishte gjallë Nehaiu, ai do të ulej me të”. Ndërsa Nadr ibn Shumejl ka thënë: “Njerëzit ishin në gjumë lidhur me Fikhun- Jurisprudencën, gjersa i zgjoi Ebu Hanife me sqarimet e tij”...[14]

Kolosi i madh Ahmed ibn Haxher el-Mekij, i cili është nga shkolla juridike shafite, për Ebu Hanifen, në mes të tjerash ka thënë edhe këto fjalë: “Ebu Hanife është begati e Allahut (ni'metullah) ndaj krijesave të Tij (ala halkihi)”.[15]

Sigurisht se njerëzit që dëshirojnë të mësojnë për shkencën e Fikhut, do ta ndiejnë të domosdoshme të konsultohen dhe të mësojnë për fikhun e Ebu Hanifes, e këtë e kishte theksuar edhe imam Shafiu, kur pati thënë: “Njerëzit kanë nevojë për Fikhun e Ebu Hanifes”.[16]

**Përfundim**

S'ka dyshim se personaliteti i Ebu Hanifes është i jashtëzakonshëm dhe Fikhu-jurisprudenca islame është fusha ku ai tejkaloi të gjithë juristët e tjerë. Shumë juristë kishin reputacion dhe famë, por me shfaqjen e Ebu Hanifes, si duket mbetën nën hijen e tij dhe reputacioni i tyre zbehej gjithnjë. Ky reformator në Fikh, me aftësitë e tij të jashtëzakonshme, zgjoi juristët dhe Ymetin. Me përgjigjet e tij të shpejta, të sakta dhe të thukta, bëri që emri i tij të dëgjohej dhe njerëzit të pranonin se do të kishin nevojë të mësonin Fikhun e tij.

(1) El Mekkij, Menakib Ebi Hanife, f. 61 e tutje; Kerderij, Menakib Ebi Hanife, f. 145; Sajmerij, Ahbar Ebi Hanife ve Ashabuhu, f. 22. (2) Ebu Jusuf, Ihtilafu Ebi Hanife ve ibën Ebi Lejla, me koment të Ebul Vefa el-Afgani, bot. I, matbeatu-l Vefa, 1357, f. 4. (3) Kerderij, Menakib Ebi Hanife, f. 121. (4) El Mekkij, el-hajratul Hisan..., f. 27-28. (5) Ebu Zehre, Ebu Hanife –hajatuhu ve asruhu, arauhu ve fikhuhu-, f. 67-68. (6) Po aty, f. 68. (7)Hamze Neshreti, El-Imamul A'dham Ebu Hanife En-Nu'man, f. 90-91. (8) El-Mekkij, el-hajratul Hisan..., f. 33; Mustafa Sibai, Es-Sunetu ve mekanetuha fit-teshriil Islamij, f. 444-445. (9) Mustafa Sibai, Es-Sunetu ve mekanetuha fit-teshriil Islamij, f. 444. (10)Kjo ngjarje përmendet në shumë libra të medhhebit hanefi: Muhamed Alaidin ibn Alij el-Hasfekij, Ed-Durru'l Muhtar, Sherh Tenviru'l Ebsar, boton: Mektebul Buhuth ved-Dirasat, Daru'l Fikr, v. 4, f. 217; Othman ibn Alij ibn Mihxhen el-Bariij, Fahrudin Zejlei, Tebjinul Hakaik ve Hashijetu Shelebij, bot. I, El-Matbeatu'l Kubra el-Emirijetu, Bulak-Kairo, 1313h, v. 3, f. 207. (11) Mustafa Sibai, Es-Sunetu ve mekanetuha fit-teshriil Islamij, Dar el-Verrak-el-Mektebul Islamij, pa vit botimi, f. 439. (12) Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. 4, f. 390. (13) Ebu Zehre, Ebu Hanife –hajatuhu ve asruhu, arauhu ve fikhuhu-, f. 63. (14) Ahmed ibn Muhamed Nesijiridin En-nekib, El-Medhhebul Hanefij, Mektebetu Rrushd, Rijad-Arabia Saudite, f. 58. (15) El-Mekkij, el-hajratul Hisan..., Matbeatu-s Seadeh, Kairo-Egjipt, pa vit botimi, f. 23. (15) Hamze Neshreti, El-Imamul A'dham Ebu Hanife En-Nu'man, f. 94.




Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 53. Turkmenistani

**Të dhëna statistikore1:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Turkmenistan.
- Emri zyrtar: Turkmenistani.
- Sistemi i qeverisjes: Republikan.
- Sipërfaqja: 491,210 km$^2$.
- Numri i banorëve: 5. 171. 943 (2014).
- Dendësia: 10. 5 (banorë në 1 km$^2$).
- Feja: myslimanë 89. %, të krishterë të Kishës ortodokse lindore 9%, jofetarë 2%.
- Kryeqyteti: Ashhabat (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
- Qytete të tjera: Turkmenabat, Dasoguz, Mary, Balkanabat, Bayramaly, Turkmenbasy, Tejen, Abadan, Magdanly, etj.
- Grupet etnike: turkmenë 85%, uzbekë 5%, rusë 4% dhe të tjerë 6%.
- Gjuhët kryesore: Turkmene (gjuhë zyrtare), ruse dhe uzbeke.
- Njësia monetare: Manti turkmen (1. 00 TMT = 0. 261 EUR).
- Data e pavarësisë: 27 tetor 1991 (nga Bashkimi Sovjetik/Rusia)
- Festë kombëtare: 27 tetori (Dita e pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Republika e Turkmenistanit si një nga shtetet aziatike ndodhet në qendër të kontinentit të Azisë dhe me dalje në Detin - Liqenin - Kaspik. Turkmenistani kufizohet me katër shtete fqinje, nga lindja me Uzbekistanin me një gjatësi prej 1621 km, nga veriu me Kazakistanin në një gjatësi deri në 379 km, kurse nga jugu me Afganistanin me një gjatësi prej 744 km dhe me Iranin në një gjatësi deri në 992 km, ndërsa nga perëndimi me Detin Kaspik me një vijë ujore 1768 km.

Shkretëtirat në Turkmenistan mbulojnë 80% të sipërfaqes së vendit, më e madhja është shkretëtira Karakum - rëra e zezë -. Sipërfaqja e shkretëtirave arrin afërsisht 360 mijë km$^2$. Përmes shkretëtirës Karakum rrjedh një kanal me një gjatësi 1100 km, i cili bart ujëra nga lumi Amudaria - Xhejhun -, për ujitjen e fushave dhe për prodhimin e energjisë elektrike[3].

Turkmenistani ka klimë shkretinore dhe me mot ekstrem të ftohtë, aty temperaturat e dimrit ndonjëherë bien nën zero, kurse gjatë verës kryesisht moti është i nxehtë. Megjithatë, pjesët e larta të vendit kanë temperatura mesatare gjatë verës, dhe të reshurat atmosferike janë të pakta, por janë më të mira se ato në pjesët shkretinore në qendër dhe në veri të vendit. Turkmenistani është një vend që dominohet nga fusha dhe rrafshnalta, ato i përshkojnë erëra ajrore të ndryshme, sidomos erëra të ftohta polare dhe gjysmëpolare gjatë dimrit, kurse gjatë verës erërat janë tropikale dhe gjysmëtropikale bregdetare. Klima në vend gjithashtu karakterizohet nga thatësira të mëdha dhe shumë ekstreme, për shkak se elementet e klimës ekspozohen ndaj ndryshimeve të mëdha, sidomos gjatë dimrit dhe verës, me një fjalë në çdo stinë pjesë të vendit kanë edhe klimë të veçantë. Pra, gjatë verës temperaturat arrijnë deri në 30-32 gradë në jug të vendit, 25-30 gradë në veri dhe në malet jugore të vendit. Kurse gjatë dimrit në janar temperaturat zbresin deri nën zero[4].

Ashhabat: Kryeqyteti i Republikës së Turkmenistanit, si qyteti më i madh i vendit, është prej qyteteve më të rëndësishme. Me gjithë përmbajtjen me një kuptim të hershëm, emri i këtij qyteti, prej fjalës së pastër arabe "Ashk", që do të thotë "dashuri", si dhe fjalës tjetër persiane "Abad", që do të thotë "qytet", kryeqyteti në fjalë është themeluar në vitin 1881. Qyteti bashkëkohor Ashhabat në fillim të historikut të tij ka qenë një bazë ushtarake në qoshen lindore të Perandorisë Ruse. Pastaj, mes viteve 1919 – 1927, ky qytet kishte marrë emrin "Boltor Atesc" si një emër i pastër rus në prag të Revolucionit Bolshevik. Mirëpo qyteti rimori emrin



e vet origjinal atëherë kur u bë kryeqytet administrativ i njërës prej republikave të Bashkimit Sovjetik, i Turkmenistanit. Kryeqyteti Ashhabat ka ruajtur këtë pozicion edhe pas pavarësisë së Turkmenistanit nga Bashkimi Sovjetik në vitin 1991. Qyteti Ashhabat ndodhet në mes të maleve Kopet Dag dhe të shkretëtirës Karakum. Tani numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht 1. 000. 000 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2009)[5].

### Përhapja e fesë islame në Turkmenistan

Gjeografët e vjetër arabë myslimanë Azinë Qendrore e quanin me emrin Vendet përtej Lumit - Xhejhun, në persishte: Amu Darya, gjatësia e të cilit arrin 2,525 km - ose Turkistan. Fërkimet e para mes turqve të vjetër dhe myslimanëve kishin filluar në kohën e sundimit të halifit të dytë të myslimanëve Umer ibnul Hat-tabit r.a., kur komandanti i ushtrisë myslimane Ahnef ibn Kajs Et-temimi ndiqte mbretin e Persisë Yazdegerd, pasi ky i fundit kaloi lumin Xhejhun, drejt vendeve përtej lumit, për të kërkuar ndihmë nga Hakani turk në luftën e tij kundër myslimanëve. Hakani turk pati ndihmuar mbretin e Persisë me forca të shumta, të cilat i mundësuan Yazdegerdit që ta kthente qytetin Belh - kryeqyteti i Krahinës së Horasanit. Që nga ajo kohë kishte filluar konflikti dhe lufta në mes turqve dhe myslimanëve. Pra, feja Islame në këtë zonë hyri pas ardhjes së forcave çliruese islame, të cilat përfshinin tërë krahinën e Horasanit, në kuadër të së cilës



ishte Turkmenistani, në kohën e sundimit të halifit Umer ibnul Hat-tab r.a. (13 - 23 h. / 634 - 644 m. ) në vitin 18 h. / 639 m. Sundimi islam aty u vendos në vitin 24 h. / 645 m. dhe u përhap shpejt në mesin e popullatës lokale. Pas depërtimit të Islamit në këto zona, aty kishin ardhur fise arabe hashimite, për t'u vendosur me vendbanim të përhershëm. Atyre fiseve u takon merita e shtrirjes së Islamit në ato zona dhe gjetiu, e ata arritën të korrnin sukses falë angazhimit të madh rreth aktiviteteve fetare që kryenin, duke u vlerësuar edhe për metodat e tyre të ndërtimit të xhamive e shkollave dhe për rritjen e ndërgjegjësimit krahas mësimeve islame.

Gjithashtu, trashëgimtarët e fiseve në fjalë kontribuuan në ruajtjen e Islamit edhe përmes udhëheqësisë së rezistencës kundër pushtimit rus të Bashkimit Sovjetik dhe, më pastaj, edhe kundër ndikimit kulturor të pushtuesit rus. Megjithatë, historianët muslimanë vlerësojnë se, ishte viti 86 h./705, kur komandanti musliman, Kutejbe ibn Muslim El Bahilij sundoi krahinën e Horasanit, i emëruar nga Dinastia Emevite. Ky komandant përshkruhet nga historianët se ka qenë i shkëlqyer si ushtarakisht ashtu edhe administrativisht, dhe brenda dhjetë vjetësh 86 - 96 h./705 - 714 m. arriti ta zgjidhte konfliktin ushtarak me turqit e vjetër, dhe kështu më pastaj forcat e tij ushtarake arritën deri në Kashgar - në Turkistanin Lindor, përkatësisht në Kinën e sotme - dhe e detyruan Perandorinë Kineze t'i paguante xhizje Shtetit Islam. Kështu, kontrolli politik

i këtyre zonave i takonte myslimanëve. Me gjithë kontrollin e myslimanëve në Vendet përtej Lumit, ata nuk i detyronin banorët vendës që të përqafonin Islamin, për shkak të parimeve të respektimit të lirisë së individit në besim. Feja Islame filloi të përhapej në mesin e popullatës së Vendeve përtej Lumit përmes disa faktorëve, duke përfshirë këta në vijim:

1) Trajtimi sipas normave islame që myslimanët u bënin banorëve të atyre vendeve dhe përfshirja e tyre në menaxhimin e vendit të tyre.

2) Roli i tregtarëve myslimanë në përhapjen e Islamit, duke pasur parasysh moralin, sinqeritetin, ndershmërinë dhe trajtimin e drejtë të tyre me të tjerët.

3) Hapja e shkollave të pavarura fetare në Horasan dhe në Vendet përtej Lumit në shekullin X miladi, gjë që luajti rolin më të rëndësishëm në përhapjen e Islamit[6].



### Historia e Tukmenistanit

Në kohët e vjetra Turkmenistani ishte pjesë e Perandorisë së lashtë Persiane. Populli turkmen fillimisht ishin nomadë – shtegtarë, - deri në shekullin XX, disa prej tyre bënin ende një jetë të tillë nomade dhe kohë pas kohe ndodheshin në lëvizje e udhëtime. Në shekullin I hixhri / VIII-miladi muslimanët arabë i çliruan këto zona dhe atje sollën Fenë Islame. Pastaj, në shekullin XI miladi turqit selxhukë i sunduan ato rajone, për t'u pasuar nga mongolët në shekullin XIII, të cilët nën udhëheqjen e Xhingis Kanit pushtuan zonat në fjalë e më gjerë, të cilat mbetën nën kontrollin e mongolëve për dy shekuj me radhë, derisa në shekullin XV- uzbekët t'i dëbonin mongolët nga këto zona. Më 1922 u themelua Republika Sovjetike Socialiste e Turkistanit me pavarësi të brendshme, nga e cila më pas lindi Republika e Turkmenistanit. Më 13 maj 1925 Republika e Turkmenistanit u bë Republikë Socialiste Sovjetike brenda Bashkimit Sovjetik, kurse në gusht 1990 Turkmenistani deklaroi sovranitetin e vet dhe u bë plotësisht i pavarur, sikurse edhe republikat e mbetura të ish-Bashkimit Sovjetik që deklaruan sovranitetin e tyre në dhjetor të vitit 1991, të njëjtën datë kur kishte ndodhur shpërbërja e Bashkimit Sovjetik. Pastaj, Republika e Turkmenistanit u bë anëtare e Bashkësisë së shteteve të Pavarura (CIS).[7]

### Gjendja ekonomike

Ekonomia e Turkmenistanit varet ende nga planifikimi qendror dhe kontrolli shtetëror. Industria e naftës, gazi natyror, hekuri, pambuku dhe tekstili llogariten degët më të rëndësishme të industrisë së vendit. Prej mineraleve më të njohura në vend kryesisht gjenden: ari, argjendi, uraniumi dhe kripa. Turkmenistani është i vetëmjaftueshëm me burime të naftës dhe gazit, me gjithë infrastrukturën e vjetër dhe mungesat në mirëmbajtje. Turkmenistani ka rezervat e treta më të mëdha të gazit natyror në botë, dhe gaz eksporton kryesisht në Rusi, Iran dhe Kinë. Nafta për vendin siguron 24,4% të të ardhurave të përgjithshme të brendshme. Pambuku llogaritet kultura më e rëndësishme e vendit. Arat e mbjella me grurë dhe drithëra të tjera janë shumëfishuar për tri herë, e kjo ka ndodhur menjëherë pas periudhës sovjetike. Megjithatë, shumica e tokës bujqësore të cilësisë së dobët ka nevojë për ujitje, po atë nuk e plotëson infrastruktura e ujitjes dhe politika e shfrytëzimit të tokës nuk është e kënaqshme. Sektori i peshkimit në vend nuk është edhe aq i rëndësishëm. Industria siguron 33. 9% të të ardhurave të brendshme të vendit, dhe nga degët më të rëndësishme janë: përpunimi i karburanteve, prodhime të tekstilit me bazë pambukun, prodhime të artikujve ushqimorë dhe makineria.

Përfundimi i një fabrike të hekurit dhe të çelikut në vend ka çuar në rritjen e prodhimit të çelikut të shkrirë.

(1) Amir B. Ahmeti; Atlas i botës islame, f. 76, 77. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 243. Dasara, 2007, Tiranë. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 286. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. www. wikipedia. org. www. xe. com. (2) Muhammed Atris; f. 286. www. moqatel. com. (3) Muhammed Atris; f. 286. (4) www. marefa. org. (5) www. alittihad. ae. www. wikipedia. org. (6) www. alittihad. ae. www. maarip. org. (7) Muhammed Atris; f. 287. (8) www. wikipedia. org.

**Mr. Sadat Rrustemi**



# Përkujdesja e Fesë Islame ndaj ndjenjave të femrës në divorc

Jeta e njeriut në tërësi është e rrethuar me sakrifica të ndryshme. Me gjithë përpjekjet që mund t'i ndërmarrë ai për parandalimit e tyre, disa nga sfidat e jetës janë të papërballueshme.

Edhe pse feja Islame ka investuar shumë në ngritjen e institucionit social, me theks të veçantë të atij të martesor, me qëllim që të dy partnerëve t'u sigurojë jetë sa ma të lumtur, të qetë e dinjitoze, duke rekomanduar që të dy bashkëshortët të jenë përfillës të të drejtave reciproke të njëri-tjetrit, megjithatë ndodh që defektet që mund t'i shkaktojë njëri a të dy partnerët karshi njëri-tjetrit, të jenë të pariparueshme, prandaj dërgojnë anijen e lumturisë drejt fundosjes, ose rrënojnë godinën më të çmueshme sociale, dhe kjo i shpie në divorcim. Kjo në raste të rëndomta ndodh kur prishet harmonia, nuk ka vend për dashuri si dhe në zemrat e tyre fillon të zërë vend urrejtja.

Ashtu siç e kemi sqaruar në shkrimet paraprake, divorci duhet të jetë hapi i fundit që mund ta marrë si vendim bashkëshorti, ose që ta kuptojë se ai është stacioni i fundit ku duhet të ndalet në rast të pamundësisë për të vazhduar jetën bashkëshortore, dhe tërë kjo pasi të jenë harxhuar mekanizmat e tjerë, si: zgjidhje nga brenda prej vetë bashkëshortëve, që janë: këshilla



me të mirë, ndarja nga shtrati apo rrahja e lehtë-qortimi i saj, si dhe zgjidhje nga jashtë me ndihmën e palëve ndërmjetësuese. Nëse tërë këta mekanizma dështojnë për të kthyer jetën në gjendje normale, pamundësojnë lundrimin e anijes qetas duke u kthyer harmoninë të dy partnerëve, atëherë nuk mbetet përveçse të përdoret mençuria, e shoqëruar nga urtësia në zgjidhjen e këtij konflikti në mënyrën më të mirë të mundshme, siç porosit Allahu në Kuran: "Lëshimi (pas të cilit mund të bëhet rikthimi) është dy herë, e (pastaj) ose jetë e njerëzishme (bashkëshortore) ose shkurorëzim me mirëkuptim...". (El-Bekare/229), e nëse kjo ndarje bëhet kësisoj, Allahu xh. sh. u garanton të dy palëve furnizim të këndshëm në vazhdimin e jetës, siç thotë: "Por,nëse ndahen prej njëri-tjetrit, Allahu begaton me mirësinë e Tij secilin prej tyre...". (En-Nisa'ë/130).

**1-Historiku i divorcit**

Referenca të shumta njoftojnë se divorci-shkurorëzimi ka ekzistuar që nga kohët e hershme te komunitete të ndryshme, mirëpo edhe kjo çështje, si dhe shumë të tjera, janë keqinterpretuar dhe të shumtën e rasteve femra ka qenë viktimë. Në vijim dua të theksoj disa nga shoqëritë e hershme si dhe qëndrimin e tyre ndaj divorcit:

-**Divorci te Grekët**: Në shoqërinë greke gruaja ishte pa të drejta të plota, inferiore, e diskriminuar etj.. Burri posedonte të drejtën ekskluzive për ta divorcuar gruan e tij në çdo kohë, për fajin më të vogël, e jo rrallë edhe pa arsye të justifikuar. Mirëpo asaj i mundësohej të ngrinte padi gjyqësore në rast se i shkeleshin të drejtat në jetën bashkëshortore, e më vonë iu dha edhe gruas e drejta e shkurorëzimit.

-**Divorci te Egjiptasit e vjetër**: Edhe pse Egjiptasit e vjetër, për dallim nga shoqëritë e tjera të hershme, njihen si komunitet respektues i të drejtave të femrave, për sa i përket divorcit lejohej dhe këtë të drejtë e posedonte vetëm burri. Ky ndryshim ndodhi me pushtimin e Egjiptit nga maqedonasit, pra atëherë iu lejua edhe gruas e drejta e shkurorëzimit.

-**Divorci te Romakët**: Ashtu si dhe në shoqëritë e tjera të hershme, edhe te romakët gruaja nuk kishte status të mirë as në familje dhe as në shoqëri, kurse kujdestari i saj posedonte të drejtën e martesës së saj pa të drejtën e saj, njëkohësisht e privonte nga e drejta martesore pa vullnetin e saj apo të burrit të saj. Në shoqërinë romake nuk kushtëzohej vendimi i gjykatës për divorcim, prandaj një vendim të tillë, përveç kujdestarit të gruas, e merrnin të dy bashkëshortët, ose kryhej në mënyrë të njëanshme nga burri, kështu që ai posedonte të drejtën ta nxirrte gruan nga shtëpia pa qenë i detyruar të jepte ndonjë arsye. Kjo gjendje ka vazhduar derisa u përhap Krishterimi në shtetin romak, kur priftërinjtë ishin munduar të ushtronin ndikimin e tyre në qeveri për të bërë ndryshime në kodin e familjes dhe si rezultat perandori Konstantin në vitin 331 mori vendim që divorci të mos lejohej pa arsye, mirëpo shoqëria ishte e pakënaqur me këtë vendim, prandaj në periudhën e Justinianit u rregullua kodi mbi divorcin.

-**Divorci te Arabët para Islamit**: Nocioni''Talak-divorc''e ka prejardhjen nga arabët e periudhës së injorancës, si rezultat i teprimit të tyre në këtë segment, rrjedhimisht ata i shkurorëzonin gratë vend e pa vend, duke luajtur me fatin e tyre, duke mos marrë për bazë numrin e divorcimeve, praktikisht burri sipas vullnetit të njëanshëm të tij, e divorconte gruan dhe e kthente përsëri kur të donte. Fakte të shumta vërtetojnë se në atë periudhë kohore Arabët divorconin gratë e tyre për gjërat më të ë, si: lindja vetëm e vajzave, hidhërimi i pakontrolluar i burrave etj.. Transmetohet se një burrë i tha gruas së tij: "Betohem në Zotin se nuk do të të divorcoj përfundimisht dhe nuk do të të mbaj gjatë gjithë kohës". Gruaja e pyeti: "Si do ta bësh këtë?" Burri iu përgjigj: "Do të të divorcoj dhe, sapo të afrohet fundi i periudhës së pritjes, do të të kthej përsëri". Gruaja shkoi tek Ajshja r.a. dhe i rrëfeu ngjarjen. Ajshja r.a. heshti derisa erdhi Pejgamberi a.s. dhe i tregoi atij çfarë i kishte ndodhur gruas. Pejgamberi a.s. heshti derisa zbriti citati kuranor: "Divorci bëhet vetëm dy herë.



Pastaj ose jetoni së bashku me mirësi, ose ndahuni me mirëkuptim". (El-Bekare, 229). Termidhiu/1192.

-**Divorci te ithtarët e librit:** Sipas mësimeve hebreje (mendimit të Rabinëve) lejohet që burri, sipas vullnetit të tij, në mënyrë të njëanshme ta divorcojë gruan e tij, kurse sipas disa fraksioneve hebraike, nuk lejohet që burri ta divorcojë bashkëshorten pa pëlqimin e saj. Mirëpo në disa raste lejohet që gruaja t'i drejtohet gjykatës për të kërkuar divorc, si në vijim: Nëse burri martohet me një grua të dytë jovendëse, apo është steril, ose vuan nga ndonjë sëmundje kronike. Në raste të tilla gjykata i përgjigjet pozitivisht kërkesës së gruas për divorcim. Kurse për sa u përket të krishterëve, të gjitha fraksionet e krishtera janë në ujdi që martesa nuk prishet përmes divorcit në asnjë mënyrë, pavarësisht tentimeve të njëanshme apo të dakorduara nga të dy palët për ta realizuar divorcin. Qëndrimi kishtar bazohet në këto parime:

1-Martesa është sekret i shenjtë, që realizohet përmes lutjeve të prijësit shpirtëror, që shpreh vullnetin hyjnor, prandaj tentimi për ta prishur këtë akt në mënyrë të njëanshme apo përmes vullnetit të dy bashkëshortëve, konsiderohet tejkalim i vullnetit hyjnor.

2-Akti martesor nuk realizohet ndryshe përveçse përmes institucioneve fetare, prandaj detyrimisht edhe prishja e këtij akti duhet të ndodhë nga po ai institucion, sepse kush posedon aktin, posedon edhe prishjen e tij.

Edhe pse të krishterët kanë drejtuar akuza të shumta karshi Islamit lidhur me lejimin e divorcit, me kalimin e kohës qëndrimi kishtar lidhur me divorcin ka pësuar ndryshme. Kështu ortodoksët kanë lejuar që cilido nga partnerët të kërkojë divorc; protestantët e kanë lejuar divorcin për dy arsye: në rast të ushtrimit të imoralitetit ose të konvertimit në fe tjetër. Ndërkaq, katolikët nuk e lejojnë divorcin në asnjë mënyrë. Arsyeja e moslejimit të divorcit mbështetet mbi parimin e shenjtërimit, i cili gjen mbështetje në ungjillin e Mateut, Llukës dhe të Markut, duke iu atribuuar Isait a.s., duke thënë: "Unë ju them: ai që divorcon gruan pos imoralitetit, ai e bën atë prostitutë, ndërsa ai që martohet me gruan e divorcuar, ai bën imoralitet". Kurse në Ungjillin e Markut shënon: "të që e ka bashkuar Zoti, nuk mund ta ndajë njeriu".

### 2-Divorci nga mesjeta deri te koha e rilindjes dhe koha më e re në Evropë

Deri në kohën e mesjetës në Evropë ka mbizotëruar qëndrimi i shkollës katolike - se nuk lejohet divorci në asnjë mënyrë. Nga kjo ka rezultuar që studiues e juristë të ndryshëm që nga shekulli XVI të kërkonin alternativa për legjitimimin e divorcit. Pas një angazhimi të duhur e të gjatë, hapat e parë të ligjeve mbi lejimin e divorcit u vunë në shekullin XVIII, edhe pse kundërshtimet e kishës katolike ishin të rrepta ndaj atyre që lejuan një veprim të tillë. Në anën tjetër, filozofët e shekullit XVIII si: Monteskjë (Montesquieu), Volter, Bentham etj. ngritën teorinë e kundërshtimit martesor fetar-kishtar, i cili nuk lejon divorcin, duke u bazuar në konceptin se dobitë e divorcit janë shumëdimensionale, kurse moslejimin e divorcit e konsideruan vdekje për një shoqëri të zhvilluar.

Edhe në Francë divorci ishte i ndaluar në kohën e borgjezisë. Ky ligj vazhdoi të vlente deri në Revolucionin Frëng, po me rikthimin e shkollës katolike në këtë vend në vitin 1816, sërish u ndalua divorci. Divorci do të lejohej përfundimisht me reformat juridike në vitin 1945, kur iu dha e drejta e barabartë të dy partnerëve në divorc. Nga arsyet e lejimit ligjor ishin: amoraliteti, dhuna bashkëshortore, gjykimi me burg afatgjatë për ndonjërin nga bashkëshortët, sëmundjet kronike etj.. Këtë qëndrim e kishin edhe Gjermania, Zvicra, Anglia, etj..

### 3-Qëndrimi i shtetit italian dhe i Vatikanit lidhur me divorcin

I vetmi shtet evropian që u ka qëndrua besnik deri vonë mësimeve kishtare lidhur me divorcin, është Italia, e cila nuk lejoi divorcin as me norma fetare-krishtere

dhe as me ndonjë kod ligjor në asnjë formë, përgjatë gjithë historisë, me përjashtim të njëzet viteve sundim të Napolonit në vitet 1795-1815.

S'ka dyshim se një qëndrim i tillë i ka sfiduar qytetarët italianë për një kohë të gjatë, dhe kjo gjendje ka imponuar në vitin 1966 formimin e një lige të dijetarëve përfshirë avokatë, politologë, profesorë universitarë etj. për të iniciuar lejimin e divorcit, kështu që më pastaj një numër prej 20 milionë banorësh italianë iu drejtuan parlamentit shtetëror të asaj kohe me një peticion që të merrte vendim për ta lejuar divorcin, mirëpo ata nuk gjetën përkrahje shtetërore. Në të njëjtin vit në kryeqytetin italian, në Romë, u organizua një protestë masive përfshirë bashkëshortët, të cilët i bartnin në supe fëmijët e tyre dhe kërkonin nga qeveria lejimin e divorcit.

Kjo betejë e qytetarëve vazhdoi vite me radhë, dhe parlamenti më 28/11/1969 përfundimisht mori vendim për ta lejuar divorcin në mes të katolikëve. Megjithatë Vatikani kundërshtoi një qëndrim të tillë, duke e justifikuar se bie ndesh me marrëveshjen dyzetvjeçare, e cila ishte arritur në mes të Kishës katolike dhe shtetit italian gjatë sundimit të Musolinit. Një vendim i tillë nga parlamentarët italianë ishte një goditje e fuqishme për Vatikanin, si dhe disfatë e madhe për qeverisjen kishtare. Vendimi parlamentar lidhur me lejimin e divorcit, përfshinte disa raste, ndër të cilat: Lejohet divorci nëse dy bashkëshortët jetojnë të ndarë në një periudhë pesëvjeçare pa ndërprerë. Nëse njëri nga dy partnerët dënohet me burg 15 vjet e më shumë. Nëse njëri nga çifti tenton mbytjen e tjetrit apo rrezikon jetën e tij a të fëmijëve, në rast çmendurie etj.

### 4-Qëndrimi i kanunit shqiptar ndaj divorcit

Për sa u përket pikëpamjeve lidhur me divorcin, kanuni bën dallim në mes divorcit gjatë fejesës dhe atij pas martesës. Sipas kanunit të Lek Dukagjinit, djali ka të drejtë gjatë fejesës të heqë dorë kurdo nga vajza: "Njatë herë kur ti teket djalit, asht i lirë me lshue vajzen e xanun", mirëpo këtë të drejtë nuk e ka vajza e fejuar: "Vajza e xanun nuk mundet me lshue djalin edhe në mos pastë për sy". Pas martesës burri ka të drejtë ta divorcojë gruan e tij me arsye, si për kurvëri apo për tradhti, po ashtu në të dyja rastet ka të drejtë, sipas kanunit, ta vrasë gruan e tij, duke mos kërkuar kompensim nga dhëndri. Gruaja e divorcuar si në rastet paraprake, dërgohet në familje të saj pa përcjellës, duke mos marrë asgjë përveç rrobave që ka të veshura. Ndërsa sipas kanunit të Skënderbeut, gruaja për gjëra të imëta nuk divorcohet, po qortohet, e nëse gruaja divorcohet pa arsye të justifikueshme, burri bie në ngatërresë (bie në bela a në gjak) me familjen e saj.

### 5-Realiteti i divorcit në Evropën bashkëkohore

Nëse u bëjmë një vështrim studimor rregullave përmes të cilave realizohet divorci në Evropë, vërejmë se nuk ka përputhshmëri me konceptet islame, sikur janë: ndarja e divorcit në përputhje me dispozitat fetare dhe divorci në kundërshtim me to, e as divorc me të drejtë kthimi apo pa të drejtë kthimi, as shprehje të veçanta për divorcim si dhe personi që realizon divorcin, qoftë burri apo gruaja. Perëndimorët divorcin e kanë vetëm njëlloj, një nga format, duke ia përshtatur vullnetit të burrit a të gruas. Në Evropë gjithashtu divorci nuk mund të ndodhë ndryshe përveçse me vendimin e gjykatës, në bazë të kërkesës së njërit bashkëshort ose të të dyve, në bazë të nenit 1564 të Kodit civil të Gjermanisë duke mos bërë të ditur fare arsyet e divorcimit. Në bazë të këtij koncepti, në Evropë divorci realizohet fare lehtë, mjafton lidhja me një dashnore dhe qëndrimi për disa ditë në një nga hotelet e famshme, me regjistrimin e emrit në të, si dhe duke pranuar të dy partnerët e çiftit para gjykatës se kanë ushtruar prostitucion, me pretendimin që gjykata të marrë vendim për divorcimin e tyre si dhe t'ua realizojë vullnetin për kurorë të re. Kështu vepron edhe gruaja kur dëshiron ta ndërrojë partnerin. Po ashtu, pjesa dërmuese e gjykatave evropiane nuk marrin vendim për divorc pa u vërtetuar kontakti amoral i burrit apo i gruas.

(1) Abdusemi Mahmud Shalan, Dirase mukarene li nidham elusre bejne elmesihije ve elislam. Disertacion doktorature, mbrojtur pranë Universitetin al-Azhar në Kajro viti 1976, mentor prof. Dr. Mustafa Emin en-Nazi, f. 443. (2) Prof. Dr. Beqir Topalloglu, Gruaja në Islam, përktheu: Mithat Hoxha, Universiteti Marmara, Ilahiyat, bot 2, Stamboll, 2000, F. 111. (3) Po aty, f. 444. (4) Sead Ibrahim, Et-talak bejne elitlaki ve et-takjjid, disertacion magjistrature, mbrojtur pranë Universitetit al-Azhar në vitin 1976 në Kajro, f. 604. (5) Mr. Sadat Rrustemi, Ahkam el muslimat fi dijar gajr elislam-dirase fikhije mukarene, disertacion magjistraturë e mbrojtur pranë Universitetit Amerikan i Hapur, Kajro, 2008, f. 392. (6) Amal Abdurrhaman el Buhajri, Nefadh et-talak fi esh-sheria ei-islamije, disertacion magjistrature, mbrojtur në Universitetin al-Azhar – Fakulteti i Studimeve Islame dhe Arabe për femra, në Kajro viti 1992, mentor: Prof. Dr. Hatixhe Ahmed f. 42-44. Hilmi Batris, Ahkam ahval eshahsije lil misrijin gajr el muslimin, pa nr botimi Kajro viti 1956, f. 94. (7) Et-talak bejne el itlaki ve et-takjjid, f. 2- marrë nga ungjilli i Mateut 31-32. (8) Muhamed Reshid Rida ibn shejh Ragib el Kabani, men lehu hak et-tatlik. Disertacion doktorature në Universitetin al-Azhar –Fakulteti i Sheriatit dhe Kanunit, Kajro viti 1975, f. 128. (9) Encyclopaedia univeralis, franceze, s, a. 1968, volume 5, deuxime prolication, decembre 1970, editeur a paris 5/725. (10) Mavlana Muhamed Ali, et-talak fi el islam. Mektebet Sadir 1950 Bejrut, pa numër botimi, f. 31. Encyclopaedia univeralis, v. 5, f. 726. Dr.abdurrahman es-Sabuni, Meda hurrijet ez-zevxhejn fi isti'mali et-talak fi esh-sheria el islamije, bot 2-Bejrut viti 1968, v1, f. 56

Alaudin Abazi



# Dhuratat komerciale dhe lojërat shpërblyese reklamuese

## nga këndvështrimi i jurisprudencës islame (2)

### Aplikimi i shortit në jurisprudencën islame:

Shorti është mënyrë përmes së cilës caktohet diçka ose zgjedhim dikë nga një grup i njerëzve, për t'i dhënë diçka me paanësi, ose edhe për të zgjidhur një çështje. Ky veprim është shumë i vjetër dhe i njohur në historinë njerëzore, ndërsa në ligjin islam është i lejuar dhe ka bazë edhe në Kur'an edhe në hadithe profetike, ndër të cilat po përmendim:

a) Allahu i Madhërishëm në ngjarjen me Merjemen, nënën e Isait,a.s., tregon se njerëzit hodhën short se kush do të përkujdesej për Merjemen dhe shorti i ra Profetit Zekerija që të kujdesej për të. Zoti i Madhërishëm thotë: "Ti (Muhamed) nuk ishe i pranishëm kur ata hodhën short se kush prej tyre do të merrte në përkujdesje Merjemen dhe nuk ishe i pranishëm kur ata diskutonin". (Ali Imran, 44)

b) Në historinë e Profetit Junus, shpëtimi qoftë për të, tregohet se, kur anija në të cilin ishte hipur ai, u ndal dhe nuk ecte për shkak të ngarkesës së madhe dhe ishte gati të mbytej, detarët ranë dakord që të hidhnin short se kush duhej të hidhej nga anija dhe shorti i ra Junusit. Zoti i Madhërishëm thotë: "Ai (Junusi) nxitoi drejt një anijeje të mbushur plot e përplot dhe hodhi short (me detarët se kush duhej të hidhej) dhe humbi". ( Saffat, 140-141)

c) I Dërguari, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, ka thënë: "Po ta dinin njerëzit se çfarë vlere ka safi (rreshti) i parë, atëherë ata do të hidhnin short (se kush do të falet aty)". (Muslimi)

Pa u zgjeruar më shumë në këtë pike, të themi se aplikimi i shortit në Islam lejohet dhe praktika e Muhamedit, lavdërimi dhe paqja qofshin për të, vërteton një gjë të tillë, prandaj përdorimi i shortit për të zgjedhur fituesin, nuk është i ndaluar dhe ai veprim nuk e shpie një lojë shpërblyese në bixhoz.[13]

### Lloji i tretë: Lojërat shpërblyese komerciale të kushtëzuara nga blerje

Janë ato lojëra shpërblyese stimuluese, në të cilat kuponi (falas) jepet vetëm nëse pjesëmarrësi respektivisht konsumatori, bën blerje në qendrën tregtare. Nganjëherë kërkohet që, për të marrë pjesë në lojë, të blihet një produkt i caktuar (kafe, lëngje etj.) dhe zakonisht kuponi gjendet Brenda të produktit të blerë, ose duhet prerë nga ambalazhi. Këtë formë e organizojnë kompanitë prodhuese. Nganjëherë, për të marrë pjesë në lojë, kërkohet të blihet në qendër tregtare çfarëdo të dëshirojë konsumatori, pra pa kufizuar blerjen e prodhimeve te caktuara dhe në këtë rast, në disa lojëra, për ta marrë kuponin e lojës është kusht që konsumatori të blejë së paku deri në një shumë të kufizuar (p.sh. 20 euro dhe jo më pak), e në disa lojëra nuk ka ndonjë kusht, po mjafton vetëm të blihet diçka. Gjithashtu edhe në këtë lloj të lojërave shpërblyese fituesi përcaktohet duke bërë tërheqjen me short.

### Dispozita e lojërave shpërblyese të kushtëzuara nga blerje

Ky lloj i lojërave shpërblyese është temë diskutimi në mes dijetarëve bashkëkohorë dhe, nëse i lexojmë sqarimet e tyre, atëherë mund të kuptojmë se ekzistojnë kryesisht tri qëndrime:

**1- Mendimi i parë:**

Nuk lejohen lojërat shpërblyese të këtilla dhe këtë mendim e kanë përkrahur dijetari i mirënjohur Abdulaziz ibn Baz[14] dhe Ibn Xhibrini[15], Allahu i mëshiroftë të dy, dhe disa dijetarë të tjerë. Ata thonë se ky lloj i lojërave shpërblyese është i ndaluar për faktin se:

* Në një masë bazohet në fatin dhe arritja e pasurisë (shpërblimi) bëhet pa mund dhe kjo në një aspekt mund t'i ngjasë bixhozit, pasi pjesëmarrësi vihet në mes fitimit dhe harxhimit të parave. Me një fjalë, nëse konsumatori fiton me short, atëherë ai e fiton shtesën që kanë paguar të gjithë pjesëmarrësit, ndërsa nëse humb, atëherë ai humb shtesën për se ka paguar dhe nuk e ka fituar.[16]

* Kjo formë e lojërave shpërblyese reklamuese i bën njerëzit të ngashënjehen dhe të blejnë mallra, për të cilat nuk kanë nevojë dhe, në fund, dëshpërohen




ngase nuk fitojnë.

* Tregtarët organizojnë lojëra shpërblyese të këtilla për t'i joshur myshterinjtë për produktet e tyre dhe për t'i tërhequr në qendrat e tyre, e tërë kjo u shkakton dëm tregtarëve të tjerë që nuk organizojnë këso lloj lojërash.[17]

**2- Mendimi i dytë:**

Dijetari i mirënjohur bashkëkohor hanefit, Mustafa Zerka, Allahu e mëshiroftë, në fetvatë e tij i lejon këto lojëra shpërblyese vetëm nëse shpërblimi nuk është i madh, pra që të mos jetë një makinë, banesë, frigorifer etj.. Përkundrazi, nëse shpërblimet janë të vogla e të thjeshta, atëherë ai thekson se ato lejohen.[18] Dr. Jusuf Kardavi, gjatë recensimit të librit të fetvave të Mustafa Zerkasë, e lavdëroi dhe e përkrahu këtë mendim, mirëpo në librin e vet të fetave "Fetva bashkëkohore", ai e lejon këtë lloj lojërash shpërblyese pa këtë kusht, po me gjithë këtë lejim, ai këtë formë të lojërave për reklamimin e mallit nga ana e tregtarëve e urren (e konsideron mekruh).[19]

**3- Mendimi i tretë:**

Lojërat shpërblyese në të cilat kuponi jepet falas, janë të lejuara me kushtëzime. Këtë mendim e kanë përkrahur dijetari i njohur Muhamed Uthejmin,[20] Allahu e mëshiroftë, dhe një numër i juristëve islamë bashkëkohorë. Ai në një sqarim të tij thekson se këto lojëra shpërblyese, që tani janë përhapur nga kompanitë e mëdha, me të cilat ata reklamojnë dhe promovojnë shitjen, janë të lejuara, por ai vë dy kushte:

**a) Kushti i parë:**

Çmimi i produktit që blihet, të jetë i njëjtë, pra malli që do ta blejmë dhe nga ajo blerje do të fitojmë të drejtën për pjesëmarrje në lojën shpërblyese, të mos jetë më i shtrenjtë sesa do të blihej në rrethana të zakonshme. P.sh., nëse blejmë një pako pije freskuese dhe me atë blerje bëhemi pjesëmarrës në tërheqjen e shpërblimit në lojën shpërblyese, çmimi i asaj pakoje duhet të jetë i njëjti çmim edhe të cilin shitet në rrethanat pa lojë shpërblyese.

**b) Kushti i dytë:**

Klienti të mos e blejë mallin vetëm me qëllim që të marrë pjesë në lojën shpërblyese, por ta blejë sepse ka nevojë për të. Nëse ai e blen vetëm me qëllimin që të krijojë mundësinë për të marrë pjesë në lojën shpërblyese dhe jo sepse ka nevojë për atë produkt, atëherë ky konsiderohet harxhim i pasurisë kot, sikurse njeriu të blinte një pako qumështi pa pasur nevojë e pastaj ta derdhte, në këtë rast loja shpërblyese nuk lejohet, për shkak se kjo bën pjesë në harxhimin e pasurisë kot, një veprim i ndaluar nga i Dërguari a.s., dhe personit të tillë nuk i lejohet pjesëmarrja në lojën shpërblyese.

## Konkluzion rreth lojërave shpërblyese të kushtëzuara me blerje

Pas elaborimit të mendimeve të dijetarëve, mund të themi se mendimi më i qëndrueshëm prej tyre është i treti, ky i fundit, i cili e lejon këtë lloj lojërash shpërblyese me dy kushtet e lartpërmendura. Arsyet që na bëjnë ta përzgjedhim këtë mendim, janë:

1- Në këtë formë lojërash shpërblyese, konsumatorët nuk paguajnë ndonjë shumë shtesë për pjesëmarrje dhe gjendja e tyre është ose të fitojnë shpërblimin (dhuratën), ose të mos e fitojnë dhe të mos humbasin asgjë. Për këtë arsye nuk është e drejtë që këtë lloj të lojërave shpërblyese ta krahasojmë me bixhozin dhe lotarinë.

2- Synimi i dhuratës duke blerë një produkt për të cilin kemi nevojë, është veprim i lejuar për faktin se njerëzit janë të krijuar me dëshirën për të qenë fitues.

3- Gjërat në tregti në thelb janë të lejuara dhe nuk është e drejtë të ndalohet diçka vetëm për shkak se për të nuk kemi argument të qartë dhe, sa kohë që nuk kemi, atëherë dispozita mbetet ashtu.

4- Stimulimi, nxitja dhe joshja e konsumatorëve për blerje është një veprim i lejuar dhe ndalimi i ndonjë veprimtarie reklamuese, sikurse janë këto lloj lojërash, me pretekstin se kjo u shkakton tregtarëve dëm, nuk është i drejtë. Tregtarët gjithmonë bëjnë konkurrencë në mes

tyre se kush do të tërheqë më shumë myshterinj dhe kjo llogaritet si një nga format e këtilla stimuluese.[21]

**Lloji i katërt: Lojërat shpërblyese komerciale me disa kuponë (falas)**

Ky lloj i lojërave shpërblyese komerciale është i njëjtë sikurse lloji i tretë dhe dallon vetëm sepsekëtu nevojiten disa kuponë (dy, tre, pesë, etj.), për të marrë pjesë në tërheqjen e shpërblimit.Organizuesit, pavarësisht nëse janë qendra tregtare apo kompani prodhuese, vënë kushtin që për çdo shumë të blerë (p.sh. për çdo 20 euro), konsumatori të marrë një kupon gratis dhe kështu, kur të mblidhen pesë kuponë, të vihen një një zarf dhe të dërgohen për pjesëmarrje në lojën shpërblyese. Nganjëherë kuponi vihet brenda në produkt ose në ambalazh të produktit nga ana e kompanitë prodhuese.

*Dispozita e lojërave shpërblyese komerciale me disa kuponë:*

Për këtë formë lojërash shpërblyese shumë dijetarë kanë shfaqur rezerva; ata që e ndalojnë llojin e tretë, e ndalojnë detyrimisht këtë lloj, mirëpo edhe disa nga ata që lejojnë llojin e tretë, mbajnë qëndrimin e ndalimit ndaj këtij lloji. Sido që të jetë, ndoshta më e drejta është që, nëse njeriu blen artikujve për të cilët ka nevojë, pa e pasur qëllimin vetëm për të marrë pjesë në lojën shpërblyese dhe pastaj, nëse i ofrohen kuponët ose ndodhen në produkte, atëherë nuk ka ndonjë të keqe që ai të bëhet pjesëmarrës në këtë lloj lojërash shpërblyese, duke i plotësuar dy kushtet e përmendura në llojin e tretë.

**Lloji i pestë: Lojërat shpërblyese me shpërblimin brenda produktit**

Zakonisht këtë lloj lojërash e organizojnë kompanitë prodhuese për të promovuar produktet e tyre. Organizuesi i kësaj loje shpërblyese cakton shpërblime dhe në një numër të kufizuar të produkteve të ndryshme (në kafe, pije freskuese etj.), nëse shpërblimi është i vogël (kartelë celulari, ndonjë lodër etj), ato vihen drejtpërdrejt brenda ambalazhit të produktit. Nëse produkti është i madh (frigorifer, rrobalarëse etj.), atëherë brenda produktit në ambalazh gjendet shënimi: "Urime, keni fituar këtë shpërblim", ose ndonjë shprehje tjetër dhe kështu blerësi lajmërohet për shpërblimin që mund ta marrë.

**Dispozita e lojërave shpërblyese komerciale duke vënë shpërblimin brenda produktit**

Dispozita e kësaj forme lojërash shpërblyese është e njëjtë sikurse e llojit të katërt dhe themi se pjesëmarrja në këtë lojë lejohet nëse plotësohen këto dy kushte:

- Nëse produktit me të cilin realizohet loja shpërblyese (si kafeja), nuk i është shtuar çmimi për shkak të kësaj loje.
- Nëse konsumatori e blen produktin sepse ka nevojë për të, pra të mos e blejë vetëm me qëllim që të marrë pjesë në lojë, pa pasur nevojë për produktin.

**Lloji i gjashtë: Lojëra shpërblyese komerciale me shpërblimin të ndarë në disa ekzemplarë të produktit që shitet**

Kjo formë e lojës shpërblyese realizohet në atë formë që organizatorët e vënë shpërblimin të ndarë në disa ekzemplarë të produktit. P.sh. në njërin nga ambalazhet e pijeve freskuese konsumatori e gjen të shkruar se ka fituar gjysmën ose një të tretën e një makine, ose gjen një kupon në të cilin është e vizatuar gjysma e makinës. Për ta fituar makinën, ai duhet ta gjejë të njëjtën gjë edhe një herë ose dy here të tjera.

**Dispozita e lojërave me shpërblimin të ndarë në disa ekzemplarë**

Lojërat shpërblyese në të cilat shpërblimi ndahet në disa ekzemplarë të një produkti, në mënyrë që, për ta fituar shpërblim të plotë, konsumatori duhet t'i mbledhë ato, konsiderohen të ndaluara, sepse është i përzier me bixhoz. Kjo për faktin se blerësi i këtyre produkteve harxhon pasuri për blerje ë tilla vetëm e vetëm që të bashkojë pjesët e shpërblimit, po për këtë nuk është i sigurt nëse do të arrijë t'i mbledhë apo jo. Kështu, harxhimi i pasurisë është i sigurt, kurse fitimi i shpërblimit nuk është i sigurt. Për këtë lloj lojërash shpërblyese dijetari Muhamed Uthejmin ka thënë: "Ndërsa forma e dytë është që gjysma e fotografisë së makinës të vihet në një tiketë dhe gjysma tjetër në një tiketë tjetër, sa kohë që nuk dihet madje a ekziston gjysma tjetër apo jo! Mirëpo, edhe nëse themi se ekziston gjysma e dytë e saj, nuk ka dyshim se (kjo lojë) është e ndaluar, për shkak se, nëse njeriu blen një pako që i mjafton për vete e për familjen, dhe në të gjen tiketën me gjysmën e makinës, ai do të vazhdojë të blejë dhjetëra a qindra pako të tjera me shpresën se do ta gjejë edhe gjysmën tjetër të makinës. Kështu ai shpenzon shuma parash dhe në fund nuk gjen gjë. Është e mundur që pjesa tjetër t'i bjerë dikujt tjetër dhe kështu bëhet harxhimi i pasurisë pa nevojë, prandaj kjo formë e lojërave shpërblyese nuk lejohet."[22]

(14) www.binbaz.org.sa/mat/3898 (15) Ibn jebreen.com/ftava.php?view=vmasal&subid=11454&parent=786 (16) "Fikhul Muamelat el Malije el Mukarin", dr. Alaudin Zateri, f. 343-344. (17) Ibn-.com/ftawa.php?view=vmasal&subid=11454&parent=786 (18) "Fetava Mustafa Zerka", f. 513-514. (19) "Fetava Muasireh", v.2, f. 420. (20) "Lika`at Babil Meftuh" (49/pyetja nr 5), ose shih: www.islamqa.com/ar/ref/110674 (21) "El Musabekat et Tixharije fi Fikhil Islamij ve Tatbikatuha el Muasire", Feras Ridvan, "Universiteti Islamik-Kuds" f. 55. (220"Fetava Ibn Uthejmin", v. 2, f. 780



Mr. Qemajl Morina

# ISIS-i shpall "Halifatin Islamik!"

Para disa vitesh, në kohën kur në krye të al-Kaidës ishte Osama ben Laden, i cili u bë i njohur nga aksionet e tij terroriste, në veçanti për sulmin mbi Kullat Binjake në qytetin e Nju-Jorkut, më 11 shtator të vitit 2001, prej atëherë edhe filloi armiqësia më e madhe në mes myslimanëve dhe të krishterëve.

Dikur al-Kaida ishte një grup ekstremistësh i organizuar mirë, kishte një lidership të centralizuar dhe një bazë prej ku lansoheshin operacionet globale.

Me vrasjen e Bin Ladenit, më 2 maj 2011 nga forcat speciale amerikane në Pakistan, por edhe të komanduesve kryesorë të tyre, Al-Kaida u shpërnda në grupe më të vogla, pa ndonjë qendër kryesore veprimi. Megjithatë, lufta civile që mbërtheu Sirinë, me synimin për të rrënuar pushtetin e presidentit sirian, Beshar al-Asad, u shfrytëzua si hapësirë fuqizimi për grupet e ndërlidhura me al-Kaidën, duke e lënë të dobësuar opozitën siriane, të njohur ndërkombëtarisht.

Beteja e ashpër midis grupeve militante u ashpërsua në fillim të këtij viti. Vetë lideri i al-Kaidës, Ejmen Edhavahiri, u bëri thirrje që të ndërprisnin luftimet midis tyre dhe të bashkoheshin rreth një fronti të përbashkët. Ekspertët perëndimorë kishin tërhequr vërejtjen qysh vitin e kaluar se fraksionet e el-Kaidës në Siri janë të fuqishme dhe në rritje. Një prej grupeve të para të militantëve islamikë të krijuara në Siri, ishte fronti al-Nusra, fraksion i al-Kaidës në këtë shtet. Ai u themelua në fillim të vitit 2012 me ndihmën e fraksionit të al-Kaidës në Irak, të udhëhequr nga Ebu Bekr el-Bagdadi. El-Kaida në Irak tash është transformuar dhe njihet si ISIS (Shteti Islamik i Irakut dhe Sirisë- Shamit). Këtë ajo e shpalli më 30 qershor me themelimin e hilafetit islamik duke e zgjedhur Ebu Bekr el-Bagdadin halif (sundues) të myslimanëve.

Ndërkohë që , sipas shumë analistëve sirianë , thuhej se që nga fillimi i këtij viti e deri më tani në mes fraksioneve të ndryshme islamike siriane të armiqësuara në mes tyre, ishin vrarë mbi 7000 veta. Dhe kështu zëdhënësi i "shtetit islamik" Ebu Muhamed el-Adnani, në një prononcim për media shpalli "shtetin e ri islamik", i përfaqësuar nga njerëzit e zgjedhur të tij, siç janë paria, prijësit si dhe anëtarët e "Asamblesë Kombëtare". Pastaj ai vazhdoi e tha: "Ne vendosëm sot shpalljen e halifatit islamik si dhe po shpallim për halif të të gjithë myslimanëve, muxhahidinin e njohur Ebu Bekr el-Bgdad, i cili e ka pranuar përgjegjësinë dhe me këtë ai është imam dhe halif i myslimanëve në çdo vend ku jetojnë ata".

### Çështja e burimeve financiare

Zëdhënësi i shtetit më të ri në botë pastaj shtoi: "Prej këtij momenti ndalohet përdorimi i emrit të Irakut dhe Shamit si emra shtetesh me emrat e mëparshëm, sepse prej sot përdoret emri i ri "Shteti Islam". Për të vazhduar i emocionuar: "Ja flamuri i shtetit islam, flamuri i monoteizmit të vërtetë po valëvitet lart nga Halepi në Siri e deri në Dijala në Irak. Kurse kufijtë e ngritur artificialisht nga diktatorët në mes vendeve myslimane, do të kthehen shumë shpejt në rrënoja. Myslimanët do të jenë krenarë, kurse pabesimtarët do të jenë të nënçmuar. Ehli-Syneti do të jenë sundues e të respektuar, kurse bidatçinjtë të humbur. Kryqtarët nuk besuan dhe u shkatërruan varrezat e tyre. U caktuan valitë, u angazhuan kaditë (gjykatësit) dhe u ngritën gjykatat. Ka mbetur të realizohet vetëm një gjë, ëndrra të cilën e jeton çdo mysliman në thellësinë e zemrës së vet si dhe shpresa e cila e mban çdo muxhahid, ai është hilafeti".

Ndërkohë, sipas Këshillit sirian për Mbrojtjen dhe Liritë e Njeriut me seli në Londër, në raportin e tij të fundit thekson se mbi 7.000 luftëtarë janë vrarë gjatë periudhës gjashtëmujore në mes formacioneve luftarake islamike, frontit al-Nusra (formacioni i al-Kaidës në Sham) dhe "Shtetit Islamik në Irak dhe Sham". Sipas të njëjtit burim, shumica e të vrarëve kishin rënë në periudhën 3 janar - 28 qershor 2014, kur në mes të dy palëve ishin zhvilluar luftime të rrepta dhe të përgjakshme.

Ndërkohë që Komisioni i OKB-së me seli në Bagdad,



në raportin e tij mujor pohon se numri i të vrarëve dhe të plagosurve në Irak gjatë muajit qershor të këtij viti kishte arritur 2417 të vdekur dhe mbi 2287 të plagosur.

Me gjithë kushtet e vështira në të cilat jeton Iraku sot, në veçanti në aspektin e sigurisë, kjo gjendje nuk e pengoi liderin e sistemit të ri të "Shtetit Islamik", Ebu Bekr el-Bagdadin, në krye të të cilit kishte ardhur pak ditë më parë, që t'u drejtohej myslimanëve, kudo që ata jetojnë, për të ardhur e për t'u vendosur në shtetin e tij të ri. Në një fjalimin e tij të drejtpërdrejtë, ai iu drejtua popullit të tij me këto fjalë: "O ju muslimanë, që jetoni në çdo cep të këtij planeti. Cilido prej jush ka mundësi të shpërngulet në Shtetin Islamik, le ta bëjë këtë, sepse shpërngulja në shtëpinë e Islamit është obligim".

Shumë analistë arabë, të cilët merren me çështjen e organizatës së quajtur "Shteti Islamik në Irak dhe Sham" apo shkurtimisht (ISIS), ngrenë çështjen e burimeve financiare - prej nga sigurohen tërë ato mjete. Sipas tyre kjo organizatë disponon shuma marramendëse të hollash si dhe armatimin më modern në rajon. Disa analistë shkojnë aq larg në vlerësimin e tyre, sa thonë: Armatimi i ISIS-it është më i përparuar dhe më modern se i ushtrisë irakiane. Natyrisht, akuza e parë shkon në llogari të Iranit, por përgjigjja është e prerë: Irani është kundër ISIS-it dhe nuk e përkrah me armatim e as financiarisht. Në të njëjtën mënyrë vjen edhe përgjigjja nga SHBA, duke shtuar se ajo është në gjendje lufte me ISIS-in.

Nuk është e logjikshme që Rusia të jetë ajo që mund ta përkrahë me armatim dhe financiarisht ISIS-in, mirëpo përgjigjja më reale do të ishte se Rusia po i vuan ende pasojat e "Islamit politik" me luftëtarët çeçenë, një problem që e pati në dy dekadat e fundit.

Megjithatë, në politikë nuk mund ta abstragosh asnjë alternativë. Kështu mediet iraniane dhe ato të Katarit pretendojnë se Arabia Saudite është ajo që financon Shtetin Islamik, edhe pse Mbretëria Saudite është prej shteteve që kanë qëndrim armiqësor ndaj organizatave ekstremiste vendore apo rajonale, për arsye se ato po i shkaktojnë asaj probleme të brendshme të rrezikshme.

Kështu Ministri gjerman i shtetit për zhvillim, z.Xherard Moler, i cili kishte pohuar haptazi se Katari po e ndihmon Shtetin Islamik. Mirëpo, pyetja që mund shtrohet para nesh është: Cilat janë qëllimet e një shteti të vogël siç është Katari, që të financojë një organizatë terroriste apo ekstremiste, që i ka shpallur luftë shtetit të Irakut e të Sirisë dhe i cili dëshiron t'i rrëzojë të gjitha sistemet aktuale arabe që janë në pushtet, në veçanti ato të Gjirit Arab, për të themeluar atë që quhet "Shteti Islamik" apo "Shteti i Hilafetit?"

Në anën tjetër Neim Kasim, Zëvendëssekretar i Përgjithshëm i Hezbullahut libanez, pohon se SHBA-të janë ato që i ushtruan elementët e Shtetit Islamik në Afganistan. Ato janë që sollën dhe po sjellin luftëtarë nga tërë bota për të luftuar në Siri dhe në Irak. SHBA-të janë ato që po e financojnë ISIS-in me të holla dhe armatim, në bashkëpunim me shtetet prodhuese të naftës si dhe me forca rajonale dhe ndërkombëtare.

Përse të mos jetë Izraeli me Mosadin e tij ai që financon, ushtron dhe armatos ISIS-in? Ai ka një histori të gjatë në financimin dhe ushtrimin e grupeve rebele dhe ekstremiste në vendet arabe. Është në interesin e tij përçarja dhe dobësimi i shteteve arabe, në veçanti i atyre që paraqesin rrezik për sigurinë e shtetit çifut.

Ajo që të habit më së shumti me këtë rast, është pohimi i shumë vëzhguesve irakianë, të cilët pohojnë se ISIS është pjesë përbërëse e bllokut politik pro ish-kryeministrit irakian, Nuri el-Maliki. Ai e sponsorizon atë dhe i tërë financimi bëhet nga buxheti i shtetit.



MD. PhD. Agron M. Rexhepi

# Qëllimi i jetës

"Ai është Krijues i Qiejve e i Tokës.".. (Shura, 11)

Njeriun e kanë munduar gjithnjë pyetjet: "Pse jam këtu? Çfarë do të bëj këtu? A thua pse më krijoi Zoti?"

Për të gjitha këto pyetje besimtari jep një përgjigje: "Të adhuroj Krijuesin tim, Allahun e Gjithëfuqishëm, të Gjithëdijshëm, Mëshirëplotë". Prandaj, besimtari jeton për të punuar për këtë qëllim fisnik.

Po çfarë përgjigjeje do të jepnin ata që nuk mendojnë se ka ndonjë qëllim në krijimin e tyre, ata që mendojnë se janë prodhim i rastësisë, respektivisht produkt i evolucionit dhe imponim i natyrës? Mu këta bënë që të formonin bazën e filozofisë perëndimore se njeriu nuk ka ndonjë qëllim të jetës, e prodhim i kësaj filozofie është korrupsioni, brenda të cilin jetojmë ne të gjithë. Përgjigjet e sakta për pyetjet e mësipërme mund t'i gjejmë vetëm në Shpalljen Hyjnore, që është udhëzim për njerëzimin dhe kurrsesi në spekulimet njerëzore. Spekulimet njerëzore janë të pakufishme, ne mund të imagjinojmë gjithçka rreth krijimit dhe ekzistencës së njeriut, rreth qëllimit jetësor të njeriut. Sa e sa mendime filozofike ekzistojnë rreth këtyre çështjeve, disa të ngjashme e disa të ndryshme, disa me më shumë e disa me më pak përkrahës. Por për asnjërin spekulim njerëzor asnjë njeri nuk mund të jetë i sigurt nëse është i saktë apo jo.Vetëm nga Shpalljet hyjnore mund të kuptojmë realitetin dhe qëllimin e krijimit tonë. Ai është Allahu, Krijuesi ynë, i Cili e di qëllimin e krijimit tonë. Këtë qëllim ne nuk do të mund ta kuptonim dot vetvetiu, po të mos ishte vullneti dhe dëshira e Allahut të Madhërishëm që të na informojë për këtë përmes Shpalljes hyjnore – Kuranit të shenjtë dhe Synetit (tradita e Profetit a.s.), të sjella tek ne përmes të Dërguarit të Tij të Fundit, Muhamedit a.s.

2. Sigurisht që njeriu nuk është krijimi më i përsosur i Allahut. "Krijimi i qiejve dhe i Tokës është pa dyshim më madhështor se krijimi i njerëzimit, e megjithatë shumica e njerëzve nuk e dinë". (Gafir, 57).Kjo gjithësi, krijimi i saj është larg më kompleks, më madhështor dhe më i mrekullueshëm sesa krijimi i njeriut.

Aftësia krijuese është një nga atributet, karakteristikat e Gjithëkrijuesit, për të cilat Ai na ka informuar në Shpalljet hyjnore. Pra, vetëm Allahu është Ai Që nga asgjëja krijon. Njeriu vetëm manipulon me gjërat që ka krijuar Allahu. Ne mund të ndërrojmë formën e gjërave të krijuara më parë, ne mund t'i zbulojmë ato, po në asnjë mënyrë nuk mund të krijojmë, sepse ne vetë jemi të krijuar. Logjikisht, asgjë e krijuar nuk mund të krijojë.

Për fat të keq, shpesh na bie të dëgjojmë që një kompozitor, piktor a poet të quhen "krijues"!!! Po si munden të jenë krijues ata, kur vetë janë të krijuar? Jo, jo, dhe përsëri jo, ata nuk janë krijues, ata nuk mund të krijojnë nga asgjëja, po vetëm e shfrytëzojnë atë që tek ata vetë e ka krijuar Krijuesi ynë: imagjinatën, shprehjet, talentin, mjeshtërinë etj.. Vetëm falë këtyre të mirave të Allahut, ata mund "të krijojnë" romane, poezi a piktura të ndryshme.

### Zbulimi i të panjohurës

Qenia njerëzore nuk mund të krijojë, por vetëm manipulon llojin, formën dhe përshtatjen e asaj që Allahu e ka krijuar më parë, mirëpo, me mundësitë hulumtuese që Zoti i ka dhënë njeriut, ai vetëm mund të zbuloj të panjohurën e momentit dhe asgjë më shumë. Prandaj me plot të drejtë mund të themi se ashtu sikur që kompozitori nuk krijon po komponon, piktori nuk krijon por pikturon, edhe shkrimtari a poeti nuk krijon, por shkruan vargje.

3. "Allahu është Krijuesi i çdo gjëje, dhe Ai është Vekil (Kujdestar, Ruajtës, Rregullues) mbi gjithçka". (Ez-Zumer, 62) Krijuesi është Ai Që i mbron krijesat e veta. Muhamedi a.s.. na ka mësuar se i shpëtuar është vetëm ai që i mbështetet dhe kërkon ndihmë vetëm nga Allahu i Madhërishëm. Udhëzimi për të mirë dhe mbrojtja nga e keqja nuk duhen kërkuar nga falltarët e ndryshëm (falle, letra, pozita e yjeve etj.). Është për t'u habitur se si, sot, gati në të gjitha mjetet e informimit, propagandohet me të madhe "parashikimi" i fatit dhe i ardhmërisë. Shumë masmedie, për përfitime materiale apo për "relaksim" ditor të shikuesve/lexuesve, përmes emisioneve të tyre a rubrikave të rregullta nëpër gazeta ditore a javore, kanë hapur të gjitha dyert



e përhapjes së gënjeshtrave dhe ideve pagane, qoftë në formë të horoskopit të rregullt dhe qoftë përmes propagandës së letrave tarot.

E çfarë të themi për bartjen e hajmalive, talismaneve dhe gjërave të ngjashme që kanë përmbajtje dhe qëllime pagane? Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Ai i cili var një hajmali, mos ia plotësoftë Allahu atë për se e ka varur". (Ahmedi, Hakimi dhe Dhehebiu)[2]

Na mjafton ky hadith i drejtpërdrejtë dhe i qartë, si dhe fakti se shërimi-ndihma nuk po kërkohet drejtpërdrejt nga Ai, i Vetmi Që është kompetent të shërojë e të ndihmojë, dhe të bindemi se bartja e këtyre gjërave me përmbajtje pagane s'është hiç më pak se shirk. (4, 7, 9).

"S'ka dyshim që Allahu nuk fal (mëkatin) që Atij t'i bëhet shok, e përveç këtij (mëkati) të tjerat ia fal kujt do. Kush I bën Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh". (En-Nisaë, 48)

A ka më mjerim sesa në mënyrë publike, me emisione dhe propaganda a shkrime të rregullta të ftohet populli në besëtytni, të mashtrohet populli. Kjo është ajo filozofia djallëzuese, e cila propagandon dhe punon në drejtimin që njeriun ta largojë nga realiteti, t'ia humbë qëllimin e jetës, të rrisë korrupsionin në shoqëri, si dhe të gjitha vlerat njerëzore t'i zbresë vetëm në vlerën e një numri në regjistër.

O Allahu ynë, o Krijuesi i ynë, na mbro nga gjithë të këqijat e djallit të mallkuar dhe pasuesve të tij, i cili me të vërtetë është betuar se do të na qaset nga e djathta e nga e majta, nga para e nga prapa, po jo nga lart (kur i bëjmë dua Allahut xh.sh.) dhe nga poshtë (kur i bëjmë sexhde Allahut xh.sh.)

### Njeriu dallohet nga krijesat e tjera me të menduarit e tij

4. Ne jemi të krijuar që të adhurojmë Gjithëkrijuesin, Allahun e Madhërishëm. Jo, Ai nuk ka nevojë për adhurimin tonë, sepse Ai është më i Larti, Gjithëpërfshirësi, i Pari pa fillim, po dhe i Mbrami pa mbarim. Ne jemi ata që përfitojmë nga adhurimi ynë. E vetmja mënyrë e fisnikërimit të shpirtit tonë është adhurimi i Allahut. Adhurim i Allahut është namazi ynë, agjërimi ynë, të përmendurit e Allahut, dhënia e zekatit, kryerja e haxhit, dhënia e sadakasë, puna jonë dhe ndihmat e ndërsjella që bëhen në Emrin e Tij. Adhurim i Allahut është edhe mirësjellja në familje dhe dashuria vëllazërore për hir të Allahut. Me një fjalë, çdo punë që bëjmë e që rezulton me të përmendurit dhe rikujtimin e Allahut, është adhurim ndaj Allahut. Ai që adhuron Allahun, është i mbrojtur nga gjithë të këqijat e djajve dhe pasuesve të tij.

O Zoti ynë, mos na lër për asnjë çast pa kujdesin, ndihmën dhe mëshirën Tënde!

Allahu njeriun e dalloi nga krijesat e tjera me të menduarit e tij. Edhe pse çdo njeri në shpirt e ka të mbjellë të besuarit në Allahun, Allahu i dha një liri për të vendosur – ta adhurojë apo jo.

Ngado që të kthehemi, shohim Fuqinë e Allahut, Mrekullinë e Tij në krijimet e Tij të përkryera, duke nisur që nga rritja e një fijeje bari.Në Kuranin famëlartë Krijuesi ynë na mëson se Njëshmërinë e Allahut e dëshmojnë engjëjt dhe të dijshmit – ata që mendojnë rreth krijimit të tyre dhe të gjithçkaje që na rrethon.Këtë jetë kalimtare ne duhet ta kuptojmë si një garë jetësore se kush do të bëjë më shumë vepra të mira, kush do të mundohet ta adhuroj më shumë Allahun dhe, përfundimisht, kush do ta fisnikërojë shpirtin më shumë.[1] Jemi të krijuar në Xhenet dhe për të jetuar në Xhenet, mirëpo më parë duhet fisnikëruar shpirti, duhet ngritur në nivelin e duhur të nevojshëm për jetën e Xhenetit.

Pra, a nuk është qëllimi i kësaj jete – adhurimi i sinqertë i Allahut, njëkohësisht edhe mbrojtje nga gjithë të këqijat, udhërrëfyes për punë të mira dhe kalitje e fisnikërim i shpirtit tonë?"Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten". (Esh-Shems, 8-9).O Zoti ynë, na bëj prej atyre që "pastrojnë" vetveten, e jo prej atyre që poshtërojnë vetveten!

5. Nga parimet themelore të jetës, që ka vendosur Allahu për ne, është parimi i ekuilibrit – gjithçka krijoi Allahu i Madhërishëm, e ka vënë në një ekuilibër të mrekullueshëm[3]."As Dielli nuk duhet të arrijë Hënën, as nata ta kapërcejë ditën. Të gjitha notojnë në një Gjithësi". (Jasin, 40)Rrugëtimi i Diellit, i Tokës, i Hënës apo i cilitdo trup qiellor është në ekuilibrin e vet mahnitës, të përcaktuar nga Gjithëkrijuesi. Edhe njeriu jeton në saje të ekuilibrit bio-psiko-social, që, po ashtu, i është përcaktuar nga Krijuesi, qoftë në raport me botën përreth dhe qoftë me vetveten. Çdo prishje e këtij ekuilibri manifestohet me çrregullime patologjike, qoftë të komponentit shpirtëror apo të komponentit trupor.[5] E tërë bota në të cilën jetojmë ne, është dinamike dhe



çdo gjë është në lëvizje të vazhdueshme. Lëvizja është funksioni më i rëndësishëm i ekzistimit të organizmit të njeriut, ndërkaq të gjitha funksionet e tjera janë të ndërlidhura me lëvizjen, he sidomos puna e përditshme që bën njeriu, me fjalë të tjera, lëvizja është kusht i jetës. "E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendeni shpeshherë All-llahun, ashtu që të gjeni shpëtim". (El Xhumuah, 10)Këto versete kuranore tregojnë për rëndësinë e madhe që ka puna hallall në Islam, e cila është njëkohësisht detyrim për njeriun. Pas kryerjes së namazit, që të gjithë obligohemi të kërkojmë të mirat e Krijuesit tonë, respektivisht të bëjmë përpjekje dhe të punojmë për të siguruar furnizimin e familjes sonë – punë kjo që pëlqehet dhe shpërblehet shumë nga Zoti ynë.Secili që kërkon të përsosë punën e tij, duhet të dijë se kënaqësinë që do ta fitojë, e ka për vete, për familjen e tij dhe shokët e tij.A thua ia kemi bërë ndonjëherë vetes pyetjen se ç'është dallimi në mes të punës së një robi dhe punës së një njeriu të lirë?Njeri i lirë është ai që betohet me zemër e shpirt se punën do ta bëjë gjithmonë mirë. Puna për të është një sfidë dhe pasion që ndoshta edhe do ta lodhë, po kurrë nuk do ta dëshpërojë, përkundrazi ai do të gjejë kënaqësi gjithnjë në punën që bën. Ndërkaq, njeriu që për çfarëdo pune që bën, nuk kujdeset shumë për të dhe e bën vetëm sepse mendon se e ka obligim e detyrim, është rob. A thua çfarë jemi bërë ne, robër të dynjallëkut apo të lirë?

### Nxitja për të qenë gjithnjë sa më i mirë

6.Besoj se nuk do të jetë e tepërt, po shpresoj se do të nxjerrim mësim nga një tregim lidhur me një udhëtar të hershëm, i cili, me të arritur në Kinën e lashtë, ishte mahnitur duke vështruar një artist tek zbukuronte me durim të pafund anën e poshtme të një pjate porcelani[8]."A nuk të duket e pakuptimtë", i tha artistit, "të humbasësh kaq shumë kohë për të zbukuruar anën që nuk e sheh askush?""A mendon ti", iu përgjigj kinezi duke qeshur "se unë do të kisha bërë kaq shumë për të më çmuar kolegët e mi? Ju duhet ta dini se unë punoj për ta fituar kënaqësinë dhe mirënjohjen nga Zoti im, Krijuesi im, e Ai është që mund ta shohë anën e poshtme".E sa ka prej nesh që do të kishin dhënë një përgjigje të tillë? Kam dronë jo shumë.Sipas socio-psikologëve, tek një njeri gjenden dy mënyra kryesore të ekzistencës: arsyeja apo nxitja për të pasur gjithnjë e më shumë të mira materiale dhe arsyeja apo nxitja për të qenë gjithnjë sa më i mirë – motivime këto të pranishme te të gjithë njerëzit. Fatkeqësisht, shoqëria e sotme më tepër inkurajon njerëzit që të realizojnë nxitjen për të pasur gjithnjë e më shumë të mira materiale, sesa për të qenë njeri i mirë. Sigurisht që kjo realizohet edhe me ndërmjetësimin e masmedieve, të cilat, përmes reklamave dhe propagandave të shumta, shtojnë pandërprerë lakminë e njeriut duke e nxitur të blejë, të shpenzojë dhe të posedojë sa më shumë që është e mundur. Kjo është një rrugë "ideale" për të tjetërsuar kuptimin e vërtetë të pasurisë prej një mjeti të nevojshëm për të jetuar, në qëllim të të jetuarit.[6] Thjesht, sot në shoqëritë botërore njerëzit mundohen të identifikohen për sa e ç'kanë nga pasuria materiale, e jo për sa e ç'janë në të vërtetë – çfarë pasurie shpirtërore kanë.

Sot njeriu çmohet në bazë të asaj se ç'ka dhe sa mund të fitojë dhe sa e si mund të shpenzojë. Kështu njeriu sot, në saje të lakmisë, e cila nxit egoizmin, zilinë, rivalitetin dhe urrejtjen e tij, shndërrohet në një objekt me vlerë tregu, në një njeri të shoqërisë së pasur, që mund të jetë çdo gjë po kurrë shpirtërisht i lumtur dhe as i kënaqur, përkundrazi do të jetë gjithnjë pre e psiko-neurozave, anktheve, dhe frikës nga çdo gjë që e rrethon.[9] E ç'ndodh nëse një njeri gjatë jetës së tij fiton pasuri marramendëse po e "humb" shpirtin? A thua kjo është tregti profitabël të tregtosh të përhershmen me të përkohshmen? A nuk është kjo kohë e humbjes së vlerave dhe shtimit të jovlerave njerëzore? Fatmirësisht, lakmia e pakontrolluar nuk është vlerë e pamposhtur e natyrës njerëzore. Do të mjaftonte t'i kthehemi Krijuesit tonë, i Cili i lë të hapura gjithnjë dyert e pendimit.

(1) Mutahhari, M. (2002) Historia dhe evolucioni njerëzor. Qasja në: dielli.net. Data e qasjes: 08.08.2013 (2) Islam: Message of Peace. Ruling on amulets and hanging them up. Qasja në:islammessageofpeace.ëordpress.com Data e qasjes: 25.08.2013 (3) Jahja, H. Krijimi i Universit. Qasja në: www.slideshare.net Data e qasjes: 09.08.2013 (4) Peace for humanity. Is wearing amulet or talisman shirk? Qasja në: http://islamforhumanity.wordpress.com Data e qasjes: 25.08.2013 (5) Rexhepi, A. (2009) Mjekësia Sportive. Prishtinë. f 40. (6) Sistemi ekonomik në Islam. Qasja në: www.kbi-vushtrri.com.Data e qasjes: 22.08.2013 (7) Shaikh Muhammad's al-munajjid. Ruling on amulets and hanging them up; do amulets ward of the evil eye and hasad (envy)? Qasja në: islamqa.com Data e qasjes: 25.08.2013 (8) Tenti, FV. (1986) Atlas of orthodontic appliances fixed and removable. Via Nizza, Genova. f 363-4. (9) Zakir Naik. What Islam says about Black Magic and Amulets (taweez)? Qasja në: www.youtube.com Data e qasjes: 25.08.2013

Mr. Sadik Mehmeti

# Disa të dhëna për arsimin në Preshevë sipas sâlnâmeve osmane



Sâlnâmetë që kanë të bëjnë me trojet shqiptare, janë gjithsej 25: 8 sâlnâme të vilajetit të Kosovës, 5 të vilajetit të Shkodrës, 9 të Manastirit, 2 të Prizrenit dhe 1 e vilajetit të Shkupit. Kështu, duke u mbështetur në këto sâlnâme, shohim se në vitet 1884-1885, Kazaja e Preshevës, që varej nga Sanxhaku i Prishtinës, kishte 15 xhami, 3 teqe, 6. 209 shtëpi, 15 mektebe-shkolla fillore islame.

Para se të paraqesim disa të dhëna për shkollat në Preshevë sipas sâlnâmeve/vjetarëve osmanë, më duhet të theksoj faktin se tri janë arsyet kryesore që më kanë shtyrë për ta trajtuar këtë temë:

E para, sâlnâmetë/vjetarët osmanë, sikurse dihet, konsiderohen botime vjetore të plota dhe burime shumë të rëndësishme për shumë njohuri dhe informacione, pra edhe për zhvillimin e shkollave dhe arsimit tek ne.

Ato përmbajnë të dhëna me vlerë, të cilat nuk mund të gjenden me lehtësi, sidomos për historinë, gjeografinë, ndarjen administrative, institucionet, biografitë e personaliteteve të ndryshme, pastaj për shkencën, ekonominë, edukatën, kulturën dhe për fusha të tjera të ndryshme në kohën kur u botuan dhe lënë vend dhe nevojë që të vështrohen nga të gjitha këto aspekte.

Me një fjalë, sâlnâmetë janë pasqyrë e rregullimit të jetës materiale dhe intelektuale të shtetit osman përgjatë 75 vjetëve dhe paraqesin të dhëna shumë të rëndësishme rreth vendeve, shoqërive dhe jetës së përditshme të atyre vendeve, që kanë qenë brenda kufijve gjeografikë të Shtetit Osman, gjatë shekujve XIX - XX. Ato japin të dhëna edhe për vilajetet dhe tokat shqiptare.

Prandaj ato janë burime që nuk mund të injorohen lehtë, për të mos thënë janë të pazëvendësueshme. Të dhënat që përmbajnë ato, janë të rëndësishme për ndriçimin dhe njohjen e shumë çështjeve që kanë të bëjnë me kulturën dhe historinë tonë. Si të tilla, duhet të hulumtohen, të studiohen dhe të analizohen, dhe pse të mos përkthehen edhe në gjuhën shqipe dhe të dhënat e çmueshme që përmbajnë ato sâlnâme, të bëhen të njohura edhe për masën e gjerë të lexuesve, të cilët nuk kanë mundësi t'i lexojnë në origjinal.

### Sa salname ishin?

Sâlnâmetë që kanë të bëjnë me trojet shqiptare, janë gjithsej 25: 8 sâlnâme të vilajetit të Kosovës, 5 të vilajetit të Shkodrës, 9 të Manastirit, 2 të Prizrenit dhe 1 e vilajetit të Shkupit.

Kështu, duke u mbështetur në këto sâlnâme, shohim se në vitet 1884-1885, Kazaja e Preshevës, që varej nga Sanxhaku i Prishtinës, kishte 15 xhami, 3 teqe, 6. 209 shtëpi, 15 mektebe-shkolla fillore islame.

Gjendje e njëjtë e shkollave na paraqitet edhe në dy vitet në vazhdim (më 1885-1886 dhe 1887-1888).

Ndërkaq, sipas sâlnâmesë së vitit 1896, në Preshevë tashmë funksiononte 1 shkollë rushdije (shkollë e mesme e ulët) me dy mësimdhënës: hafiz Ismail efendiun, mësues i parë, dhe Mahmud efendiun, mësues i shkrimit arab-osman rik'a. Kjo shkollë kishte gjithsej 51 nxënës.

Duhet theksuar se shkolla rushdije (shkolla e mesme e ulët) në Preshevë ishte hapur në vitin 1878 dhe kishte punuar me intensitet të njëjtë derisa plasi Lufta e Parë Ballkanike, që d. m. th. se kjo shkollë ka punuar më shuam se tri dekada.

Ç'është e drejta, themelimi i rushdijeve në vilajetin e Kosovës, pra edhe në kazanë e Preshevës, paraqiste fillimin e një periudhe të re të zhvillimit të arsimit dhe edukimit të popullsisë së atyre viseve.

Në vitin 1896 në Preshevë punonte edhe shkolla fillore e reformuar (mektebi iptidâi) me mësues Hafiz Emin efendiun, dhe kishte gjithsej 103 nxënës, 71 djem dhe 32 vajza.

Krahas mektebit të reformuar në Preshevë, po atë vit, punonte edhe shkolla fillore e pa reformuar (sibjān mektebi), me mësues Ibrahim efendiun dhe me gjithsej 41 nxënës.

Një gjendje e njëjtë e shkollave, e mësuesve dhe e

nxënësve na paraqitet edhe në vitin 1900.

Duhet thënë se në atë kohë në Preshevë vepronte edhe Këshilli Arsimor me Haxhi Mehmet efendiun në krye, ndërsa anëtarë të tij ishin: Ismail efendiu, Haxhi Hydaverd efendiu, Lutfi efendiu dhe Mehmet efendiu. Detyrën e sekretarit e kryente Mahmut Efendiu.

Sipas këtyre vjetarëve osmanë, vetë qyteti i Preshevës del të ketë pasur dy shkolla sibjāne me 144 nxënës, kurse në gjithë kazanë kishte 14 shkolla të tilla me gjithsej 364 nxënës, dhe katër shkolla fillore të komuniteteve joislame me 138 nxënës.

Duke u mbështetur në disa dokumente osmane të kohës, ndërkaq, kuptojmë se në vitin 1900 në fshatin Dobrosin të Preshevës ishte hapur një shkollë fillore moderne, ndërsa nga vendimi i emërimit si mësues të Behlul efendiut në vitin 1909, kuptojmë se edhe në fshatin Konçul ishte hapur një shkollë iptidāije.

Në vitin 1903, sipas këtyre dokumenteve, ishin dërguar tekste shkollore dhe broshura për t'ua shpërndarë nxënësve të shkollave iptidāije që sapo ishin ndërtuar.

Po t'i bëhet një përllogaritje e thjeshtë, del se këto shkolla i kishin ndjekur një numër i konsiderueshëm i fëmijëve shqiptarë-myslimanë;

Arsyeja e dytë për se kemi marrë këtë temë, është fakti se në literaturën e konsultuar për shkollat dhe arsimin gjithandej në Kosovë, pra edhe në Preshevë, në kohën e Perandorisë Osmane, kemi vënë re se këto shkolla përmenden si me një dozë hezitimi, pa u kushtuar ndonjë rëndësi të veçantë, pa u bërë ndonjë analizë teksteve që mësoheshin në ato shkolla, pastaj numrit të nxënësve, numrit të mësimdhënësve dhe shkallës së përgatitjeve të tyre etj. Për më tepër, këto shkolla llogariten si të huaja, sa kohë që mësimet në to i kishin ndjekur ekskluzivisht fëmijët shqiptarë. Po ashtu, në literaturën në gjuhën shqipe për historikun e shkollave të asaj periudhe, ka një paqartësi, madje edhe ngatërrim të niveleve të këtyre shkollave. Shpeshherë ato ngatërrohen me njëra-tjetrën. Nuk bëhet ndonjë dallim midis sibjān mektevebe dhe mektebeve iptidāije, midis mektebeve iptidajive dhe shkollave rushdije, përkatësisht, midis shkollave fillore klasike dhe atyre të moderuara dhe midis shkollave të mesme të ulëta (shkollave rushdije) dhe medreseve. Madje ndodh që të gjitha këto shkolla të futen në një grup, në shkolla ku gjoja qenkan mësuar vetëm lëndët fetare dhe asgjë më shumë. Mirëpo, me këtë rast më duhet të theksoj të them se në shkollat fillore të moderuara (mektebet iptidāije) dhe në shkollat e mesme të ulëta (rushdije) e në gjimnaze (idadije), krahas lëndëve fetare që ishin me numër shumë më të vogël, mësoheshin edhe lëndë



*Ali "Rexhai" Ahmeti (1856-1952) nga Presheva, Drejtor i parë dhe pedagog i Shkollës Normale-Darul-mual-liminit në Prizren*

botore, si: matematika, gjuha frënge, gjuhët orientale, agronomia, gjeometria, gjeografia, historia, higjienë dhe mbrojtje e shëndetit, vizatim etj. Kjo sigurisht përbën një çështje dhe është një temë më vete.

### Shkolla mjaft të perfeksionuara

Këto shkolla, - përveç medreseve që vazhdonin të ishin shkolla fetare islame private, - nuk ishin ekskluzivisht shkolla fetare, dhe arsimimit në ato shkolla i kushtohej një kujdes shumë serioz, kurse mësimin në to e mbanin mësimdhënës të aftë dhe, për sa u takon përmbajtjes dhe metodave, këto shkolla kanë qenë mjaft të perfeksionuara, kurse nga pikëpamja materiale dhe e kuadrit, kanë qenë shumë të siguruara.

Sido që të jetë, është më se e sigurt se, sidomos shkollat rushdije dhe idādije, pra edhe rushdija e Preshevës, luajtën një rol me rëndësi në arsimimin e një mase të konsiderueshme të fëmijëve dhe të rinjve, për pajisjen e tyre me një formim të kënaqshëm kulturor e shpirtëror, me norma morale e qytetare.

Në këto shkolla, në kushtet e atëhershme të vendit tonë, u përgatit një plejadë e tërë intelektualësh të fushave të ndryshme, të cilët, pas përfundimit të shkollimit të tyre, treguan përgatitje të mjaftueshme për të ndjekur studime të larta në çdo shkollë tjetër jashtë vendit tonë; disa do të vazhdonin shkollimin e tyre në idādijet dhe medresetë e vilajetit të Kosovës e në Stamboll dhe në shkollat dārul-muallimīn të Shkupit, Prishtinës dhe



*Faksimile e diplomës së Mehmet Ramadanit,ku shihet edhe vula/ myhyri i Ali ef. Ahmetit*

Prizrenit, po edhe në shkolla të tjera.

Disa nga nxënësit e atyre shkollave do të shquheshin si kuadro dhe do të zinin vend në administratë duke nderuar institucionet ku do të kenë punuar.

Nga këto shkolla dolën kuadro të shquara, të cilat, krahas profesionit të tyre primar, luajtën rol të rëndësishëm në aspektin e emancipimit dhe ngritjes së vetëdijes kombëtare. Shumë studentë të rushdijeve më vonë do t'i gjenim si studentë në idādije, e më pastaj si mësues dhe iniciatorë për hapjen e shkollave shqipe gjithandej Kosovës, madje edhe pas Luftës së Dytë Botërore.

Gjuhët e huaja të Perëndimit e të Lindjes, që mësoheshin në ato shkolla, shërbenin si mjete studimi, komunikimi e kontakti kulturor me vende të ndryshme dhe si mundësi për të vazhduar me lehtësi studimet e larta në ato gjuhë dhe si mundësi e njohjes me kulturat e popujve që flisnin ato gjuhë. Shkollat kishin krijuar një profil të moderuar të intelektualëve shqiptarë me orientim nga Evropa dhe idetë e saj.

Nga ato shkolla doli edhe intelektuali, pedagogu, myderrizi e prijësi fetar, preshevari, hafëz Ali ef. Ahmeti, i njohur me pseudonimin e tij poetik e shkencor "Rexhaiu"[1], i cili në kohën kur ishte pedagog dhe drejtonte Shkollën Normale të Prizrenit "Dārul-muallimīn", midis viteve 1901-1904, kishte studentë të tij, - sikurse shihet nga myhyri i tij i vënë në këtë diplomë, - gjyshin tim dhe myderrizin e shquar Mulla Mehmet ef. Ramadanin nga Kuki i Opojës.[2]

1) Myderriz Hafëz Ali Ahmeti, u lind në Preshevë më 1856, në një familje që kishte nxjerrë ulema para dhe pas Ali efendiut. Mësimet e para i mori tek i ati i tij, myderriz hafëz Ahmeti, tek i cili mësoi përmendsh Kuranin. Mësimet i vazhdoi në Shkup e më pastaj i plotësoi në Stamboll, ku edhe mori ixhazetin. Ishte drejtor i shkollës "Darul-mualimin" të Prizrenit. Më 1934 hapi medresenë në Preshevës së bashku me të birin, myderriz hafëz Nexhatiun. Ali ef. Ahmeti ishte ligjërues në Medresenë e Preshevës dhe imam, mualim, vaiz dhe hatib në "Xhaminë e Ibrahim Pashës" në qytetin e Preshevës. Në medresenë e Preshevës mësimet i kishin ndjekur shumë nxënës nga viset e ndryshme shqiptare, si nga Presheva, Bujanoci, Gjilani, Kamenica, Kumanova etj. Lëndët e Kuranit, logjikës, astronomisë, osmanishtes, i jepte myderriz hafëz Ali ef. Ahmeti. Ishte njohës i mirë i 'irtifasë', prandaj edhe hartonte "Takvimin" për shumë vise shqiptare. Vdiq më 1952 në Preshevë.

2) Mehmet ef. Ramadani (1876-1965), u lind në fshatin Kuk të Opojës. Në vitin 1886 nisi mësimet në medresenë "Emin Pasha" të Prizrenit, te myderrizi Mehmet Emin efendiu, të cilat e përfundoi më 1 shtator 1322/1904. Krahas medresesë, do t'i ndiqte mësimet edhe në shkollën normale - Darul-mualimin të Prizrenit, në drejtimin për mësues të iptidaisë, të cilën do ta mbaronte me sukses të shkëlqyeshëm më 1320/1904. Ka shërbyer imam në vende të ndryshme, madje edhe në rrethinën e Shkodrës, në fshatin Zaplluxhë të Opojës në fshatin e tij të lindjes – në Kuk. Përveçse imam, ai për më se dy dekada do të kryente edhe detyrën e mësimdhënësit në mektebin e fshatit Kuk. Ka lënë një bibliotekë të pasur. Një pjesë e bibliotekës së Mehmet ef. Ramadanit, në mënyrë të ligjshme dhe trashëguese, është bërë pronë jona; njëkohësisht ruhet edhe origjinali i këtij dokumenti.

(1) Hasan Duman, Osmanlı Salnameleri ve Nevsalleri (I vë II. cit), Ankara, 1999. (2) Sālnāme-i Vilāyet-i Kosova, 1303 (1885). (3) Sālnāme-i Vilāyet-i Kosova, 1304 (1886/87). (4) Sālnāme-i Vilāyet-i Kosova, 1305 (1887/88). (5) Sālnāme-i Vilāyet-i Kosova, 1314 (1896). (6) Sālnāme-i Vilāyet-i Kosova, 1318 (1900). (7) Jašar Redžepagić, Razvoj prosvete i školstva albanske narodnosti na teritoriji današnje Jugoslavije do 1918. God., Zajednica Naućnih Ustanova Kosova i Metohije, Prishtinë, 1968. (8) Jašar Redžepagić, Školstvo i prosveta na Kosovu od kraja XVIII stoleća do 1918 godine, Zajednica Naućnih Ustanova SAP Kosova, Priština 1974. (9) Skënder Rizaj, Institucionet arësimore në Vilajetin e Kosovës më 1900/1, në: "Buletin" i punimeve shkencore të Fakultetit Filozofik-Prishtinë, nr. VII, Bleni A, Prishtinë, 1970, f. 346-367 (30). (10) Haki Sylejmani-Selver Murati-Rexhep Selimi, Arsimi fillor shqip në komunën e Preshevës (1945-1995), Preshevë, 2001.



Refik Gërbeshi

# Dëshmi të harmonisë së mirë fetare

Tek shqiptarët gjithnjë kishte ylberësi fetare, të cilat i shërbenin binomit komb e atdhe. Ndikimi fetar tek shqiptarët nuk ka qenë asnjëherë dominues deri në fanatizëm duke fyer e mos njohur këndet e tjera. por kontributdhënës për çështjen kombëtare. Bile tendencat e gjithanshme për ndonjë lloj dominimi religjioz nuk kanë qenë asnjëherë të suksesshme, për se ekzistojnë dëshmi të shumta.

Në seancën e mbledhjes së Lidhjes së Kombeve më 17 dhjetor 1920 delegati i Indisë, duke miratuar dhe quajtur si vepër të mirë pranimin e Shqipërisë në Organizatën e Lidhjes së Kombeve, nënvizonte:"Kur në botë zhvilloheshin ende luftëra ndërfetare, në Shqipëri, myslimanët, katolikët e ortodoksët jetonin në harmoni dhe ishte fakt i shkëlqyeshëm për një vend me shumicën dërmuese të popullsisë myslimane, të kishte këtu përfaqësues një të krishterë dhe një prift".[1]

Duke qenë në rrethrrotullimin tokësor e ujor mes Evropës dhe vendeve të tjera të Mesdheu, Ballkani dhe sidomos trojet shqiptare kanë qenë gjithmonë një vend takimi e ndërthurjeje të kulturave, politikave e feve të ndryshme. Por që nga lashtësia shqiptarët ditën t'i trajtonin bindjet e tyre, apo më mirë të shprehemi treguan kulturën e lartë sa i përket ngjizjes apo unifikimit të bindjeve fetare drejt qëllimeve kombëtare për t'i shpëtuar shfarosjes. Duke qenë i rrethuar me fqinjë grabitës pore dhe duke "u vizituar" nga "miq" të ndryshëm, elementin fetar nuk e përvetësoi asnjëherë për t'u copëtuar e përçarë.

"Populli shqiptar, gjatë historisë së tij ka kaluar në shumë luftëra e kalvare, por në asnjë rast nuk ka pasur konflikte brenda fetare".[2]

Shqiptarët nuk kishin strategji të mbështetur fetare sikurse fqinjët grekë me "Megali idea" dhe serbet me "Naçertanija", prandaj zgjedhjen më të mirë e ofronte toleranca fetare, ngase përbërja me tri përkatësi fetare të ndryshme kërkonte një lloj ngjizjeje. "Naumi në fakt predikon tolerancën fetare, e cila nga pasardhësit e tij - rilindësit shqiptarë u perceptua si gurthemeli i identitetit kombëtar shqiptar dhe u kultivua me kujdes, e sot është tipar dallues dhe i pranuar i shqiptarëve".[3]

### Çështje brengosëse, identifikimi me individ

Pavarësisht se nëpër kohë e vende të ndryshme mund të ketë pasur shqiptarë që nuk respektuan këto korniza, një gjë e tillë nuk duhet t'u vishet gjithë shqiptarëve.

Edhe pse si komb ndoshta nuk mund të kemi qenë gjithnjë në funksionin e tolerancës, humanizmit e bamirësisë, e përgjithshmja ka treguar kulturën e lartë jo vetëm brenda vetvetes, po edhe më gjerë.

Gjithashtu as feja nuk mund të identifikohet me personat të cilët, në emër të fesë, shprehin mllefin, ndjenjat apo shfrenimin e tyre.

Nuk e di qëndrimin juridik të feve a institucioneve të tjera sociale e shoqërore ndaj individëve që kishin devijuar dhe pastaj do të jenë penduar. A ka të drejtë individi i penduar të jetë në pozita të larta në shoqëri ose edhe në pozitën që ka pasur para se të ketë bërë shkeljen. Mos ndodh që, me integrimin e tij në shoqëri apo me dhënien e privilegjit apo pozitës së lartë, individi devijues reflekton amoralitetin e tij dhe mund të ndikojë negativisht.

Nga ana tjetër, prijësit, profesionalistët apo elita udhëheqëse gjithashtu janë njerëz që mund të gabojnë dhe nuk duhen etiketuar të gjithë prijësit a profesionalistët e tjerë me individë që keqpërdorin detyrën e tyre. Këtu fjala është për hoxhë e prift, që mund të jenë shkelës të rregullave të tyre profesionale, fetare apo edhe preferenca të tjera. Nuk mund të etiketohen të gjithë politikanët nga e njëjta vepër që mund ta ketë bërë një individë. Dhe as të gjithë gazetarët, artistët, policët, doktorët etj. Secili duhet të jetë përgjegjës për veprën e tij.

### Ylberësia fetare rezultat i pozitës gjeografike

"Shqiptarët jetojnë në një hapësirë ku gjatë tërë historisë janë gërshetuar interesat e Lindjes e Perëndimit, në një vend ku janë takuar Krishterimi dhe Islami (…)



Ky ndikim i kulturave vazhdon të jetë i pranishëm edhe sot e kësaj dite në trojet shqiptare".[4]

Kjo ka bërë që edhe identiteti i shqiptarëve të jetë një e veçantë e tyre; toleranca fetare shqiptare, duke kaluar nëpër etapa te ndryshme të historisë, u bë jo vetëm trashëgimi po dhe identitet i kombit tonë. "Në gjirin e kulturës shqiptare të periudhës së kombësisë fenomeni i tolerancës fetare ndër shqiptarët do të bëhet tipar kombëtar dhe ndër hallkat e ruajtjes së kombit shqiptar në kushte të ekzistimit të tri feve".[5]

Edhe pse bindjet fetare i kanë të ndryshme, shqiptarët më shumë i kushtojnë rëndësi punës dhe nuk kanë fanatizëm fetar. Janë të ruajtura e të pranishme edhe sot disa zakone dhe rite të mbetura nga koha e vjetër, të cilat ndoshta pa vetëdije i praktikojnë, qofshin myslimanë, katolikë apo ortodoksë. Në anën tjetër, mes njerëzve që u takojnë feve të ndryshme ka një dashuri dhe mirëkuptim të plotë.[6] Si rrallë në Evropë, në trojet shqiptare gërshetohen botëkuptimet e ndryshme duke u respektuar ndërsjelltazi.

Kjo ylberësi fetare si dhe prezantimi i njëvendshëm i llojeve fetare ndër shqiptarët paraqet edhe një lloj krenarie të tyre, një gjë që të tjerët nuk munda ta akceptojnë dhe shpesh çuditen nga kjo dukuri.

Frat Kerubio, kur vizitoi Kosovën, paraqiti qasjen e tij me rastin e një vizite në rrethinat e Gjakovës, ku mikpritësi i tha: "Urdhëroni etër…në shtëpinë tonë kemi katolicizëm, islamizëm dhe ortodoksizëm". I tronditur, Frat Kerubio raportoi: "… ata me sa duket lëvdohen me këtë diversitet të feve".[7]

Fetë tek shqiptarët nuk kanë qenë kurrë faktor që të ketë penguar zhvillimin e proceseve në shoqëri. "Përkundrazi ato kanë ndihmuar në zhvillimin dhe ruajtjen e identitetit kombëtar, kulturor dhe në integrimin gjeopolitik të shqiptarëve".[8] Në Shqipërinë Veriore e Verilindore myslimanët me katolikët bëjnë edhe kumbari, që u forcon marrëdhëniet familjare. Kurse në Shqipërinë e Sipërme elemente të tilla gjenden të gërshetuara brenda familjes.

Krahas feve dhe përfaqësuesve të tyre ndër vite, kanë ndikuar edhe trashëgimia socio-antropologjike e shqiptarëve, sistemi shoqëror tradicional dhe ai i vlerave. Faik Konica do të theksonte: "Unë besoj se dihet gjithkund që shqiptarët janë tolerantë për besimet e tjera dhe ndoshta ky është i vetmi vend në Evropë ku nuk ka pasur luftëra fetare".[9]

Edhe në ditët e sotme bashkëpunimi në mes bashkësive fetare në Kosovë ka strategjinë e ruajtjes së unitetit kombëtar". Kështu, kreu i Bashkësisë Islame shprehet:"Thënë të drejtën nuk kemi dëmtim të marrëdhënieve tona assesi me Kishën katolike të Kosovës, por prej vitit 2004 e këndej kemi shumë më pak marrëdhënie me Kishën ortodokse në Kosovë, prej ngjarjeve të marsit të vitit 2004. Por, megjithatë kemi pasur dhe kemi takime dhe konferenca të përbashkëta dhe vlen të theksohet se deri tash kanë dalë diku mbi shtatë deklarata të nënshkruara, sepse në këtë nënqiell mund të jetojnë dhe të frymojnë lirshëm edhe pjesëtarë të besimeve të tjera, në veçanti edhe serbët si pakicë në Kosovë, duke i gëzuar të gjitha të drejtat që ua garantojnë të gjitha konventat ndërkombëtare.[10]

(1) G. Kruja, Në simpoziumin"Domosdoshmëria e dialogut …"E cit. ,f,108 (2) Xhavit Shala "Ruajtja dhe promovimi i tolerancës fetare në Shqipëri është investim për sigurinë tonë kombëtare" në "Domosdoshmëria e dialogut ndër fetar …", 94 (3) Emine Bakalli. vep e cit. 28. Shih. Letra e Naum Veqilharxhit derguar nipit të tij Jani Cali. Sipas M. Islami "Naum Veqilharxhi ideologu i parë i Rilindjes Shqiptare" Tiranë 1977. Mr. Qemajl Morina "Roli i fesë në edukimin e rinisë" në "Edukata Islame" Viti XXXI Nr. 66,5 (5) Dr. Muhamet Pirraku, "Roli i Islamit në Integrimin e Shqipërisë Etnike dhe të Kombit Shqiptar ", Në: "Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët",Prishtinë, 1995,54 (6) Sami Frashri "Personalitete Shqiptare në Kamus Al alam" Shkup ,2003,f. 43. (7) Noel Malkolm "Kosova një histori e shkurtër" Botimi i III-të, Prishtinë, 2010, f. 186. (8) Dr. Fahrush Rexhepi "Islami nuk e mohon identitetin kombëtar-Ulemaja shqiptare në mbrojtje të atdheut" në "Dituria Islame"153,f. 26. (9) Genti Kruja,"Një vështrim historik mbi tolerancën dhe mirëkuptimin ndërfetar në Shqipëri" në "Domosdoshmëria e dialogut ndërfetar e ndërkulturor për paqen botërore",Tiranë, 2008,f. 106,107. (10) Muftiu Naim Tërnava në intervistën dhënë Zërit të Amerikës.

### Myftiu Tërnava në takim me kryetarë të këshillave vendorë të BIK

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 21 gusht ka mbajtur mbledhje me kryetarët e këshillave vendorë të BIK-së, me të cilët ka biseduar për jetën fetare si dhe për zhvillimet e fundit në vend. Myftiu, pasi i përgëzoi kryetarët për punën që bëjnë në terren, fillimisht foli për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimit ndërfetar tek ne si vlerë e popullit tonë, për se Myftiu, tha: "Te ne me shekuj nga populli ynë, nga komunitetet fetare, nga besimtarët tanë dhe nga predikuesit tanë mësimet fetare janë kultivuar drejt, janë kultivuar në frymën e librave hyjnorë, duke kultivuar tolerancën, mirëkuptimin, solidaritetin, dashurinë e besimin për Zotin, për njerëzimin, për këtë botë dhe për Botën e ardhshme. Siç e dimë, toleranca e mirëkuptimi ndërfetar te ne është vlerë tashmë kombëtare e nacionale, vlerë që duhet ruajtur e kultivuar, vlerë që na bën model për popujt e tjerë. Në kultivimin e kësaj vlere s'ka dyshim se meritore është paria fetare që ka udhëhequr me përgjegjësi institucionet e fesë në vendin tonë, dhe me atë përgjegjësi ka edukuar drejt popullin. Prandaj, duke u nisur nga kjo, me gjithë tendencat që janë shënuar vitet e fundit për një interpretim më të ngushtë të parimeve fetare, kërkohet nga ne që të jemi të përgatitur për ruajtjen e vlerave që kanë krijuar të parët tanë, sepse ashtu i shërbejmë në mënyrën më të mirë, fesë tonë, kombit tonë, vendit tonë dhe njerëzimit në përgjithësi".

Më tutje, përkitazi me këtë, Myftiu theksoi faktin se tani duhet të jemi të vëmendshëm e të mos lejojmë që kjo vlerë e popullit tonë të preket nga grupe e individë të caktuar, që duan të sjellin këtu mësime ekstreme e interpretime radikale të çështjeve fetare. Këtë ne nuk duhet ta lejojmë, duhet të marrim masa që besimtarët tanë të mos bien pre e mësimeve e predikimeve të tilla.



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarë të këshillave vendorë të BIK*

Myftiu Tërnava në vazhdim të fjalës së tij foli edhe për arrestimet e fundit të të dyshuarve për lidhje me organizatat terroriste. Për këtë ai tha: "Të nderuar, ju siç jeni ne dijeni, ditë më parë organet tona të sigurisë arrestuan një grup qytetarësh tanë, kryesisht të rinj, që dyshohen për lidhje me organizatat e të ashtuquajturit Halifat.

E kemi mbështetur dhe përkrahur aksionin e forcave të rendit, pa pretenduar fajësinë e të arrestuarve. E kemi bërë këtë dhe do ta bëjmë gjithmonë, sepse nuk ka asgjë mbi interesat e vendit tonë, nuk mund të ketë kauzë që në emrin e fesë dhe duke politizuar e keqpërdorur fenë, të rrezikojë sigurinë dhe rendin kushtetues të vendit tonë.

Arrestimet e fundit nuk janë lajm i mirë për ne dhe vendin tonë. Prandaj, në vend që kjo të na bëjë më të përgjegjshëm dhe të na mobilizojë dhe që bashkërisht të marrim masa karshi këtij realiteti dhe kësaj situate të krijuar, fatkeqësisht ca individë, që vetën e mbajnë si hoxhallarë, pedagogë e imamë, të vetëshpallur si reformatorë e vizionarë, e panë të udhës, natyrisht për interesat e tyre, që të sulmojnë BIK-në dhe lidershipin e saj.

Pa dashur t'i ikim përgjegjësisë që na takon, sepse ne jemi institucion i këtij vendi, institucion i besimtarëve tanë, ua bëjmë me dije atyre se kështu nuk i shërbehet vendit, fesë, besimtarëve dhe as BIK-së, e cila mbetet e përkushtuar në punën dhe misionin e saj që të jetë pranë besimtarëve të saj, t'i edukojë e mësojë ata drejt në frymën që e ceka më lart - në frymën e traditës së kultivuar nga të parët tanë. Në këtë mision BIK kërkon mbështetjen dhe përkrahjen, por edhe bashkëpunimin me të gjitha institucionet e vendit, kërkon mbështetjen dhe përkrahjen e shoqërisë civile, medieve dhe individëve me ndikim. Ne jemi të hapur për këtë, sepse këtë ia kemi borxh vendit tonë, besimtarëve tonë, të parëve tanë dhe brezave që do të vijnë.

Roli i fesë ka qenë dhe do mbetet deri në Kiamet kultivimi i paqes, dashurisë, respektit, mirësjelljes, tolerancës e mirëkuptimit"- tha, veç tjerash, Myftiu Tërnava.

### Digjitalizohen dorëshkrimet orientale në bibliotekën e BIK

Në Prishtinë filloi implementimi i marrëveshjes mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Qendrës Kulturore "Yunus Emre" për realizimin e digjitalizimit e dorëshkrimeve orientale me grafi arabe që ruhen në Bibliotekën e BIK-së. Ky është një lajm i mire për Kosovën e sidomos për trashëgiminë kulturore islame te ne, ngase me këtë projekt po ruajmë dhe po bartim trashëgiminë tone te brezat dhe gjeneratat e reja, një thesar që të parët tanë e krijuan dhe na e kanë lënë pasuri të çmuar. Digjitalizimi i kësaj pasurie është shërbimi më i mirë që mund t'i bëjnë këtij thesari. Myftiu



*Myftiu Tërnava në vizitë punës së dixhitalizimit të dorëshkrimeve*

Tërnava me bashkëpunëtor me rastin e fillimit të realizimit te projektit të digjitalizimit të dorëshkrimeve më 21 gusht qëndroi në bibliotekën dhe nga afër përcolli rrjedhën e punimeve të digjitalizimit. Digjitalizimi i dorëshkrimeve orientale te ne bëhet nën kujdesin e Dr. Nevzat Kaya ish- drejtor i bibliotekës "Sylejmaniye" në Stamboll, biblioteka që ka mbi 74 mijë dorëshkrime dhe libra të botuara, ndërsa ka tri vite që po merren me projektin, dhe tash për herë të parë pas Shqipërisë, Kroacisë, Bosnjës, Serbisë, Maqedonisë dhe Malit të Zi, po e nisin zbatimin e tij edhe në Kosovë. "Ne jemi duke punuar që tre vite mbi këtë projekt dhe ky projekt synon që këtë memorie ta bart edhe në të ardhmen.

Lloji i letrës që është përdorur në këto dorëshkrime nuk është lloj i letrës që ne i njohim zakonisht. Letra pas prodhimit shkon në duart e personit i cili e kalit letrën, dhe mandej zbukurohet dhe mbështjellët me një shtresë e cila është një lloj xheli, dhe kjo mbështjellje ia zgjatë jetëgjatësinë e letrës", thotë Kaya.

Prof. Dr. Cihan Okuyucu, nga Faculty of Humanities and Social Sciences thotë se e rëndësishme është që materialet që janë duke u digjitalizuar në të ardhmen do t'iu ofrojmë mundësi edhe studiueseve vendas që të merren me studimin e këtyre veprave. "Edhe gjendja fizike e veprës, sa është e ruajtur mirë, në çfarë lloj letre është shkruar, çfarë stili i kaligrafisë është përdorur, dekorimi ka, të gjitha këto janë faktorë që ndikojnë në vlerën e veprës dorëshkrimore. Digjitalizimi i këtyre materialeve iu mundëson studiuesve që të kenë më lehtë qasje në këto materiale dhe të bëjnë studimin më mënyrë më të lehtë. (R. Shkodra)

## Takim me kryetarët dhe arkëtarët e Këshillave vendor të BIK

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 11 shtator i shoqëruar nga bashkëpunëtorët ka takuar kryetarët dhe arkëtarët e Këshillave vendor të BIK-së me të cilët ka biseduar për zhvillimet e fundit në BIK.

Myftiu Tërnava i ka përgëzuar strukturat drejtuese të Këshillave vendor për punën dhe angazhimin e tyre në terren në realizim e objektivave programore të BIK-së.

Myftiu falënderoi kryetarët dhe arkëtarët e Këshillave për punën që kanë bërë gjatë muajit të Ramazanit dhe tani për përgatitjet e shkuarjes së besimtarëve në Haxh, si dhe përgatitjet për grumbullimin e Kurbanëve.

Po ashtu, Myftiu Tërnava të pranishmit i njohu edhe me miratimin e Udhëzimit Administrativ Nr. 1/2014, nga Kryesia e BIK në mbledhjen e mbajtur më 4 shtator 2014, me të cilin rregullohet: Përfaqësimi i zyrtarëve të Këshillave në organizimet e ndryshme, paraqitja e të punësuarve të BIK-së në mediat publike, respektimi i kompetencave për fetva, bashkëpunimi me shoqata , rregulloret për xhami, si dhe mënyra e organizimit të trajnimeve e seminareve.

Për Udhëzimin Administrativ më shkoqitur foli kryemami, Sabri ef. Bajgora i cili tha, se ky Udhëzim Administrativ është përgatitur si nevojë e kohës me qëllim të sqarimit të kompetencave dhe orientimin e duhur të të punësuarëve në BIK. Ai, më tutje tha se udhëzimi është përgatitur pas diskutimit që është realizuar në mbledhjen regjionale të mbajtur në prag të muajit të madhëruar të Ramazanit.

Myftiu Tërnava kërkoi nga udhëheqësit e këshillave që të zbatojnë me përpikëri Udhëzimin Administrativ.

Drejtori financiar, Kasim ef. Gërguri i njohu të pranishmit për përgatitjet që janë bërë për Haxh, si dhe përgatitjet që duhet bërë për grumbullimin e kurbanëve. *(R.Shkodra)*



*Takim me kryetarët dhe arkëtarët e Këshillave vendor të BIK*

### Garat e Njohurive Fetare

Më 16.08.2014 në mjedise të Medresesë së Mesme "Alauddin" të Prishtinës u mbajtën "Garat e Njohurive Fetare" në nivel të Bashkësisë Islame të Kosovës. Me qëllim të rritjes së vetëdijes për këtë dukuri, Departamenti i të Rinjve i BIK-së, në bashkëpunim me Departamentin e Gruas të BIK-së e me përkrahje të madhe nga Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, dhe nga Kryeimami i Bashkësisë Islame, Sabri ef. Bajgora, për herë të katërt u organizuan "Garat e Njohurive Fetare".

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua drejtori i medresesë "Alauddin" të Prishtinës Bahri ef. Simnica, i cili i përshëndeti dhe ju dëshiroi sukses në gara.

Në këtë garë ishin të pranishëm 20 ekipe nga 20 këshilla të Bashkësisë Islame.

Përfaqësuesit e këshillave garuan në ekipe të përbëra nga 5 anëtarë, të cilët para jurisë profesionale shfaqën njohuritë e tyre nga këto fusha: Kuran, Fik'h, Akaid, Histori Islame dhe interpretim i lirë nga fusha e artit, si monolog, ilahi, kaside, recitale etj.. Pas një gare të fortë, nga 20 ekipet garuese, në finale u kualifikuan shtatë ekipe: KBI-Kaçanik, KBI-Pejë, KBI-Malishevë, KBI-Hani i Elezit, KBI-Obiliq, KBI-Deçan, dhe KBI-Prishtinë. Vendi i parë i takoi ekipit nga KBI i Hanit të Elezit, nxënës të hoxhës-mualimit Ensar Krasniqi; vendi i dytë i takoi ekipit nga KBI i Kaçanikut, nxënës të hoxhës Bujar Dervishi; vendi i tretë i takoi ekipit nga KBI i Prishtinës, nxënës të hoxhës Ekrem Ahmeti. Fituesit të garës i takoi çmimi "Haxhi Nderi", ndërsa imamët dhe nxënësit e vendit të dytë dhe të tretë janë shpërblyer me mjete financiare. Shpërblime u dhanë edhe për të gjithë pjesëmarrësit e tjerë. Po ashtu duhet theksuar se kryesia e BIK-së ka dhënë edhe mirënjohje dhe certifikata për imamët dhe nxënësit e tri vendeve të para. Garat e njohurive fetare në nivel të BIK-së tashmë janë bërë tradicionale dhe do të mbahen për çdo vit. *(Fitim Gashi)*




*Organizatorët dhe pjesmarrësit pas përfundimit të garës*

### Vihet gurthemeli i xhamisë në Muhoc

Më 26 gusht 2014 në mënyrë solemne dhe nën këndimin e tekbireve zyrtarisht u vu gurthemeli i xhamisë në fshatin Muhoc (Ferizaj). Në këtë ceremoni morën pjesë, kryetari i KBI-së, Ferizaj Fehmi ef.Mehmeti me bashkëpunëtorë, kurse nga Kryesia e BIK-së morën pjesë, Mr.Fitim Gashi e Abedin Sadriu, si dhe xhematlinjë tjerë. Në emër të KBI-së, një fjalë rasti mbajti Fehmi Mehmeti, i cili uroi të pranishmit dhe i falënderoj për kontributin e tyre, duke shtuar se ky gurthemel shënon



*Çaste nga vënia e gurthemelit të xhamisë në Muhoc*

xhaminë e 50 në listën e xhamive të KBI-së në Ferizaj. Ai poashtu ka falënderuar edhe kryetarin e Komunës, Muharrem Sfarqa, i cili ndau 10 ari tokë për ndërtimin e kësaj xhamie. Në emër të Muftiut Naim ef.Tërnava të pranishmit i përshëndeti mr. Fitim ef. Gashi, i cili duke uruar fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, luti Zotin që sa më shpejt të përfundojnë punimet që ky xhemat të falet dhe t'i kryej ibadetet tjera në kushte më të mira. Fshati Muhoc numëron rreth 150 shtëpi. *(R.S)*

### Filloi ndërtimi xhamisë në Hallaq të Madh

Më 17. 08. 2014 nën këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore në mënyrë solemne u vu gurthemeli i xhamisë në fshatin Hallaq i Madh (Lipjan). Në këtë solemnitet morën pjesë, anëtari i Kryesisë së BIK-së dhe njëherazi, dekan i FSI-së dr. Fahrush Rexhepi, kryetari i KBI-së në Lipjan, Vehbi Gajtani me staf, kryetari i Komunës Imri Ahmeti dhe shumë hoxhallarë dhe xhematlinjë tjetër. Në emër të Kryesisë së BIK-së një fjalë rasti mbajti dr. Fahrush Rexhepi i cili pasi uroi xhematin për këtë xhami tha se: BIK-së në vazhdimësi po bënë përpjekje që të krijoj kushte sa më të mira për xhematin tonë në mënyrë që ibadetet t'i kryejën sa më lehtë dhe më mirë. "E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut është vetëm e atij që i ka besuar Allahut dhe ditës së mbramë e që e falë namazin, jep zeqatin e nuk i frikësohet askujt pos Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë)". (Et-Tevbe, 18) Ai poashtu theksoi se BIK ka kërkesa të mëdha

nga xhemati anekënd Kosovës për ngritjen e xhamive të reja të cilat janë nevojë imediate për xhematin. Ai poashtu premtoi se BIK do ta ndihmon ndërtimin e kësaj xhamie me një shumë të hollash. Nga ana e tij kryetari i KBI të Lipjanit, Vehbi Gajtani, i falënderoi fshatarët për këtë hap të mirë dhe premtoi se ai do të mbështes ndërtimin e kësaj xhamie dhe xhamive tjera në lokalitete të ndryshme ku ka nevojë Lipjani. Një fjalë rasti mbajti edhe kreu i komunës së Lipjanit, Imri Ahmeti dhe premtoi se komuna do të ndaj një shumë të hollash për ndërtimin e kësaj xhamie. *(R.S)*



*Çaste nga vënia e gurthemelit të xhamisë në Hallaq të Madh*

### Vizitë në vendet e sakrificës për liri

Në kuadër të aktiviteteve të shumta dhe të ndryshme të BI të Prishtinës, xhemati i Xhamisë së Hajvalisë i kryesuar nga Xheladin ef. Fazliu imam, vazhdon vizitat në mjedise të ndryshme të vendit, konsiston me postulatin "Sa ma shumë që e njeh vendin aq më shumë e donë" ku vizituan kazermën "Adem Jashari" në Prishtinë, komplesin e të rënëvë në Prekaz dhe në Gllogjan etj. Vizita e këtij lloji e motivuar për njohjen e historisë më të re të vendit nga ata të cilët na frymëzuan për qëndrim dhe sacrificë si dhe në ruajtjen e bërthamës së familjes, shtetit dhe kombit, e që janë baballarët dhe gjyshërit tanë, është e një karakteri shumë dimensional. Me që shumë nga ata nuk kishin qenë në këto vende të sakrificës të cilat janë gurëthemel i lirisë dhe ardhmërisë së ndritur të vendit, u bë e mundur që ta prekin këtë histori të re të kombit e atdheut nga afër. Pritja në kazermën "Adem Jashari" sa interesante po aq ishte edhe emocionuese, meqë më kurrën e kurrës nuk do të komandohet në gjuhë tjetër. Një ngazëllim dhe kënaqësi e pa përshkruar shkrepëtinte në zemrat dhe mendjet e tyre. Rrugëtimin e vazhduam për në Prekaz. Aty u takuam edhe me përfaqësuesin e familjes Jashari, Rifat Jasharin. Ashtu si e ka zakon shqiptari, baca Rifat na bëri një pritje të ngrohtë e vëllazërore. Për t'i parë nga afër sfidat për lirinë e fituar me gjakun e djemve dhe



*Nga vizita në kazermën "Adem Jashari" në Prishtinë*

vajzave më të mira të vendit dhe gjithë atyre të rënëve në altarin e lirisë, të cilët nuk kursyen asmë të shtrejtën-jetën e tyre, na bënë që të vazhdojmë rrugëtimin më tej për në Gllogjan..*(Xheladin Fazliu)*

### Takim dyditor për promovimin e dialogut ndër fetar dhe pajtimit mes rinisë në Kosovë

Organizuar nga misioni i OSBE-së Dep. i të drejtave të njeriut dhe komuniteteve, u mbajt takimi dyditor për promovimin e dialogut ndër fetar dhe pajtimit mes rinisë në Kosovë. Qëllimi i këtij takimi ishte inkurajimi i tolerancës dhe diversitetit dhe ofrimi i mundësisë për grupet rinore që të diskutojnë mbi fetë e ndryshme. Takimi u mbajt më 6-7 shtator 2014 në hotel "Magra" (Pejë). Dep. i të Rinjve i BIK-së ishte pjesëmarrës me tetë student dhe studente nga Fakulteti i studimeve Islame në Prishtinë.Në kuadër të këtij seminari u bën edhe vizita objekteve fetare në Pejë, Xhamisë Qarshisë, Kishës Ortodokse Serbe, Kishës Katolike si dhe asaj Protestante. Gjatë vizitës së Xhamisë Qarshisë, një ligjërat për të pranishmit mbajti kryetari i këshillit të bashkësisë Islame të Pejës Muzli ef. Arifi, i cili shpjegoi për historikun e Xhamisë dhe po ashtu u kujdes për përgjigje në pyetjet e të pranishmëve. *(Fejsal Spahiu)*



*Foto nga takimi dyditor i departamentit të të rinjve*

### Magjistroi Fejsal Spahiu



Teologët vazhdojnë të përparojnë edhe më tutje në drejtime të ndryshme studimore pasuniversitare. Më 31.05.2014, në Kolegjin "Victory" drejtimi, Politika ndërkombëtare dhe diplomaci, në lëndën "Marrëdhëniet ndërkombëtare", Fejsal Spahiu mbrojti me sukses temën e masterit: "Përgjegjësia për të mbrojtur në teori dhe praktikë". Grupin punues të mbrojtjes e përbënin: Prof. Dr. Martin Berishaj, Mentor, Prof. Dr. Bedri Selmani, kryetar komisioni, dhe Prof. Dr. Sali Kelmendi, anëtarë. Pas prezantimit me sukses të punimit të kandidatit, anëtarët e komisionit shtruan pyetje për disa teza që ndërlidheshin drejtpërdrejt me temën e paraqitur dhe, pasi kandidati mbrojti me sukses tezën e punimit, ata shpallën vendimin: Fejsal Spahiu fitoi titullin Master i Politikave ndërkombëtare dhe diplomacisë. Fejsal Spahiu u lind në Dragash, më 19.11.1985, shkollën fillore e ka mbaruar në Prishtinë për të vazhduar më pastaj Medresenë e Mesme "Alauddin" po ashtu në Prishtinë (2000-2004). Studimet më tutje i vazhdoi në fakultetin e Usulu Din-Dega Tefsir-Universiteti i Az'harit-Kajro (2004-2009). Aktualisht punon në Departamentin e të Rinjve BIK-së. *(Fitim Gashi)*

### Magjistroi Muhamed Mavraj



Më 03.06.2014 në mjedise të Kolegjit evropian "Dukagjini" të Pejës në drejtimin Banka, Financa dhe Kontabilitet është bërë mbrojtja publike e punimit master "Lidershipi dhe motivimi i punonjësve sipas Islamit dhe Menaxhimit modern dhe zbatimi i tyre në Komunën e Pejës". Të punuar nga kandidati Muhamed Mavraj, kurse mentor Prof. Dr Ibish Mazreku e anëtarë të komisionit:1. Prof. Dr. Ibish Mazreku, Prof. Dr. Edmond Beqiri dhe Prof. Dr. Ali Sylqa. Komisioni vlerësoi punimin me notën maksimale 10 dhe kështu Muhamed Mavraj mori titullin master në Banka Financa dhe Kontabilitet. Ai u lind më 20.07.1983 në Pejë. Shkollimin fillor e ka përfunduar në shkollën fillore "Xhemail Kada" të Pejës, ndërsa shkollën e mesme në medresenë e mesme "Alauddin" dega në Prizren. Ka diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame "Uludag" në Bursa të Turqisë. Më 2002 zuri vendin e dytë në lexim të Kurani Kerimit në kuadër të Medresesë "Alauddin". Pas kthimit nga Turqia, fillimisht u inkuadrua si imam në xhaminë "Mesxhidii Madh" në Pejë, ndërsa nga viti 2011 punon në administratën e KBI-së të Pejës dhe aty punon edhe tani arkëtar. Në vitet 2011 – 2013 ishte anëtar i redaksisë së revistës "Dituria Islame", kurse që nga viti 2011 është kryetar i Departamentit të të Rinjve të BIK-së, dega e Pejës. Është absolvent në universitetin "Haxhi Zeka" të Pejë në Fakultetin e Shkencave të aplikuara të Biznesit – drejtimi Administrim Biznesi. Në emër të KBI-së të Pejës, i urojmë suksese ne ngritjen intelektuale të tij dhe suksese në të ardhmen. *(Musli Arifaj)*

### Magjistroi Kujtim Bislimaj



Më 30.04.2014, kandidati Kujtim Bislimaj nga Prizreni, e mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull "Mësimdhënësi bartës i ndryshimeve në arsim" në Universitetin Shtetëror të Tetovës (USHT) në Tetovë, Fakulteti Filozofik, programi studimor Pedagogji. Komisioni profesional i mbrojtjes, në përbërje të Doc.dr. Rabije Murati - kryetar, Prof.dr. Fadbi Osmani - Mentor dhe Doc. dr. Agim Selmani - anëtar, e çmoi lartë punën e kandidatit dhe e vlerësoi maksimalisht. Kujtim Bislimaj është i diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë dhe është i punësuar në detyrën e imamit hatibit dhe mualimit në xhaminë "Osmani r.a." në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit. Me ketë rast, Kujtim Bislimajt i urojmë magjistraturën dhe i urojmë suksese të mëtutjeshme. *(Orhan Bislimaj)*

### Magjistroi Ramadan Uka



Më 01.07.2014 Ramadan Uka nga Prizreni, e mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull "Mësimdhënia tradicionale dhe mësimdhënia interaktive me qasje komperative" në Universitetin Shtetëror të Tetovës, Fakulteti Filozofik, programi studimor Pedagogji. Komisioni profesional i mbrojtjes, në përbërje të Doc.dr. Rabije Murati - kryetar, Prof.dr. Fadbi Osmani – mentor, dhe Prof.dr. Reshat Qahili - anëtar, e çmoi lartë punën e kandidatit dhe e vlerësoi maksimalisht. Ramadan Uka është i diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë dhe është i punësuar si mësimdhënës në Medresenë "Alauddin" - Paralelja në Prizren. Me ketë rast, Ramadan Ukës i urojmë magjistraturën dhe suksese të mëtutjeshme. *(Orhan Bislimaj)*

# Duaja e Haxhinjve

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm. Falënderimi i takon Atij Që ishte kur nuk ekzistonte asgjë. Falënderimi i takon Allahut, i Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim,i Cili e di të brendshmen dhe të jashtmen.

Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë: "Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre, dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) Falënderimi i takon Allahut, i Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim.

Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s. mbi familjen e tij të ndershme, mbi shokët e tij besnik e fisnik dhe mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

O Allah, Që nuk ke shok tjetër, vetëm Ty Të besojmë, vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi. Ti je Mëshiruesi e Mëshirëbërësi, lehtësojua rrugën këtyre haxhinjve. O Fuqiplotë, mundësojua këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit, tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva, qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine, në vizitën e Xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe vende të tjera. O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit!

O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujtojmë Ty në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha, e haxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:

TË PËRGJIGJEM O ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK!

O Allah, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar, dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë. Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që T'i mbrosh robërit e Tu, kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë, për det, e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve!

O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tënde, e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tënde.

O Zoti ynë, lësho mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne, mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.

O Zoti ynë, lësho mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë, në të cilën na krijove me dëshirën Tënde, ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje!

O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë, e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona!

O Shërues, jepu këtyre haxhinjve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro, vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje!

O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha!

O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje!

O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë, Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.

O Falësi ynë, Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, vëllëzër dhe motrat tona, farefisin tonë dhe besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogarisë së saktë!

O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësuesi ynë në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.

O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm, e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit!

O Allahu im të përgjigjem për Haxh.

Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjët. Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do t'i ringjallësh robërit Tu!

Më bëjë prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu!

Me emrin e Allahut, Allahu është i madh.

O Allahu im me besim në fenë Tënde, duke konsideruar të vërtetë Librin Tënd, duke përmbushur premtimin që të kam dhënë, e duke pasuar Pejgamberin a.s. kam vendosur ta kryej Haxhin andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje!

O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia, përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia. O Zot më përforco në fe e cila më mbron, mi përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj, ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj. O Zot mi fal gabimet e mia, të prindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi!

O Allah! Na jep të mira në këtë botë dhe në Botën Tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit.

Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok. Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok!

I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithëfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë! Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarve. Dhe falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të gjithësisë!

*autor: Kasim Gërguri*






### Islami "ringjallë" vlerat britanike

Islami është ringjallje për "vlerat britanike" është shprehur Ish-Kryepeshkopi i Canterbury, Angli, Dr. Rovan Villiams, e gjatë një fjalimi kritik ndaj segmenteve Islamofobe të mediave britanike dhe vlerësoi se xhamitë kanë punuar me famullitë lokale për të ofruar shërbime ndaj familjeve edhe ndaj të rinjve. Duke folur para një audience prej mijëra pjesëmarrësve në Festivalin Vjetor – Living Islam, organizuar nga Shoqëria Islame e Britanisë në Lincolnshire, ditë e Xhuma, ish-kryepeshkopi vlerësoi se xhamitë kanë punuar me famullitë lokale për të ofruar shërbime ndaj familjeve edhe ndaj të rinjve.Komentet e tij vijnë mes një skandali të dyshuar të emëruar "Kali i Trojës" në të cilin muslimanët në Birmingham u akuzuan për përpjekjen për të marrë përsipër administrimin e një shkolle publike, akuza të cilat komuniteti lokal musliman i ka mohuar.Myslimanët britanikë e kanë fajësuar skandalin tejmase të publikuar, i cili ka qenë i mbuluar së tepërmi nga mediat e krahut të djathtë në Angli, për nxitjen dhe përhapjen e ndjenjave anti-muslimane në të gjithë Mbretërinë e Bashkuar.Kryeministri britanik, David Cameron, ka bërë thirrje që "vlerat britanike" që mësohen në shkolla, duke sugjeruar se fëmijët duhet të mësojnë për Magna Carta. "Ne duhet të jetë shumë më të fuqishëm, në përurimin e vlerave britanike dhe të institucioneve që i përkrahin ato. Ish-Kryepeshkopi i Canterbury, Angli, Dr. Rovan Villiams, i cili në vitin 2008 bëri thirrje për zbatimin e aspekteve të caktuara të ligjit Islamik në Britani të Madhe, kritikoi, gjithashtu, nocionin e "vlerave britanike," duke thënë se ata duhet të jenë më universale.

### Turqia planifikon krijimin e bankave shtetërore islame

Qeveria turke planifikon krijmin e tri bankave shtetërore islame si degë të bankave konvenciale shtetërore, deri në fund të vitit 2015, njoftoi zv/kryeminstrin përgjegjës për Ekonominë, Ali Babaxhan.Ai theksoi se tri bankat shtetërore, Banka Agrare (Ziraat Bankasi), Banka Popullore (Halkbank) dhe Banka e Fondacionit (Vakifbank) të kenë dhe degë islamike."Ne kemi marrë vendimin tonë politikisht dhe urojmë që sektori publik të jetë pjesë në sektorin bankar islamik", shtoi Babaxhan.Zv/kryeministri turk theksoi gjithashtu se "Ziraat Bankasi" ka filluar negociatat për pjesmarrjen me stilin privat islamik dhe se qeveria e tij uron suksese në negociata. "Besoj se në fund të vitit 2015 do të ngrihen tri banka shtetërore islamike", sqaroi Ali Babaxhan."Ziraat Bankasi" është një nga tri bankat shtetërore, që planifikon të hapë një degë pjesëmarrëse, që të ofrojë shërbime financiare pa interes. Në katër muajt e fundit, "Bank Asya" ka qënë në bisedime ekskluzive me Bankën Islamike të Katarit gjatë transferimeve të disa aksioneve të huadhënësve turq për një bankë me qendër në Doha.

### Përkthimi i Kur'ani në kinezisht




Libri i shenjtë,Kur'ani, në origjinal, në gjuhën arabe, është botuar për herë të parë në Kinë në vitin 1862... Më vonë, gjatë viteve të fundit të sundimit të Dinastisë Ming, përkthimi i Kur'anit në gjuhën kineze ka filluar të përkthehet pjesërisht, por askush nuk e mori përsipër të përkthej gjithë Kur'anin e Shenjtë në kinezisht. Pse? Sepse, atëherë besohej se Kur'ani nuk duhet të përkthehet në gjuhë të tjera, sepse gjuha arabe është gjuha e Islamit dhe, për këtë arsye, të gjithë myslimanët duhet të mësojnë atë në gjuhën arabe. Të tjerë, megjithatë, kanë thënë se është mirë të përkthehet Kur'ani, sepse Kur'ani tashmë është përkthyer në shumë gjuhë nga myslimanët që nuk janë arabë, që nuk e njohin gjuhën arabe. Përkthimi i parë i Kur'anit të shenjtë në gjuhën kineze është përfunduar dhe botuar në vitin 1930. Edhe pse myslimanët janë përqendruar në Kinën perëndimore, Islami praktikohet në të gjithë Kinën. Feja Islame ka filluar të përhapet në Kinë që në shekullin e VIII-të përmes tregtisë me vendet myslimane. Janë dhjetë grupet etnike në Kinë që janë myslimanë, duke përfshirë ujgurët, salarët, kazakët, tatarët, taxhikët dhe Uzbekët, të gjithë i përkasin fesë Islame. Deri më tani janë publikuar 12 përkthime të Kur'anit të Shenjtë në gjuhën kineze.Ka edhe dy përkthime të Librit të Shenjtë të publikuara në Kinë, një është në gjuhën ujgure dhe tjetri në gjuhën kazake.





**Gjykata ç'bllokon pengesën për ndërtimin e Xhamisë**

Ndërtimi i xhamisë së vetme në kryeqytetin grek në Greqisë në Athinë, pritet të fillojë së shpejti pasi plani është miratuar tetë muaj më parë. Xhamia pritet të jetë gati gjashtë muaj pas fillimit të ndërtimit. Kjo u bë e mundur pasiqë Asambleja e përgjithshme e këshillit të shtetit në Greqi ka refuzuar një apel për të parandaluar ndërtimin e një xhamie në Athinë. Ndërsa planet për të filluar ndërtimin e xhamisë janë gati, ekstremi i djathtë grekë, i politikanëve të Agimit të Artë kanë filluar fushatën kundër myslimanëve dhe imigracionit. Athina ishte dikur vendi i shumë xhamive gjatë periudhës osmane, por shumë prej këtyre xhamive kanë qenë të mbyllura ose të përdoren për qëllime të tjera, pasi Greqia u bë shtet i pavarur, sidomos pas shkëmbimit popullsisë në mes të krishterëve dhe myslimanëve të Turqisë e Greqisë, shumë xhami u boshatisën. Megjithatë, Osmanët janë përpjekur për të biseduar rreth ndërtimit të një xhamie në Athinë, por këto plane dështuan dy herë, herën e parë në vitin 1851 dhe herën e dytë në vitin 1890. Një tjetër plan i udhëhequr nga Egjipti u prish në vitin 1934. Planet për të ndërtuar një Qendër Islamike për Olimpiadën e vitit 2000, të cilat u mbajtën në Athinë, gjithashtu dështuan. Kjo, xhamia, edhe një herë u bë një çështje me vitin 2006, por më pas ministri i infrastrukturës, Makis Voridis ishte i gatshëm për të pranuar projektin. Megjithatë, në muajin korrik, 2013, ofertat për ndërtimin e xhamisë filluan më në fund, por nuk u pëlqyen nga grupet e ekstremit të djathtë, si Agimi i Artë, të cilët kanë marrë pjesë në një numër të protestave të dhunshme kundër planeve për ndërtimin e xhamisë. sot është kryeqyteti i vetëm në Evropë që nuk ka një xhami zyrtare për banorët e saj myslimanë. Një ndërmarrje private do të ndërtojë xhaminë në Athinë, e cila do të kushtojë 1.292.000 $. Xhamia do të ndërtohet në tokën që i përket Marinës Greke në Votanikos, pranë qendër së Athinës.

**Gruaja belge myslimane që ndihmoi 1000 persona të pranojnë Islamin**

Quhet Veronique Cools, dhe është me nënshtetësi belge, që herët e ka pranuar islamin, në saje të miqve të saj dhe leximeve të shumta për islamin. Deri më tash ajo është treguar shumë aktive duke ndihmuar 1000 persona të tjerë që të pranojnë Islamin pasi e shndërrojë shtëpinë e saj në Qendrën Islamike për myslimanët belgë që kërkojnë për të mësuar më shumë për fenë e tyre. "Paragjykimet rrjedhin kur nuk keni njohuri të duhur, të vërtetë, për Islamin, tha ajo, ndërsa ishte duke përgatitur pako ushqimore për iftar, për besimtarët myslimanët që kanë agjëruar. Si mysliman ne duhet të njohim veten, të paraqesim veten para shoqërisë shumë më mirë. Qendra, është, gjithashtu, e hapur për të gjithë myslimanët në Belgjikë që janë të interesuar për të mësuar më shumë për fenë e tyre. Më shumë se 20 për qind e popullsisë së Brukselit është me origjinë myslimane nga Maroku, Turqia, Pakistani, Bangladeshi dhe vende të tjera afrikane. Në kryeqytet, në Bruksell janë 77 xhami dhe mbi 300 xhami janë në gjithë Belgjikën. Qendra e re punon për të ndihmuar belgët për të kapërcyer paragjykimet që kanë për fenë Islam. Pas tetë viteve të angazhimit, të informimit, Qendra Islame tani ka më shumë se 1.000 anëtarë, shumica prej tyre janë femra belge. Vlerësohet se në Belgjikë, e cila ka një popullsi prej 10 milion banorë, ka 450.000 myslimanë belgë, rreth gjysma e tyre janë me prejardhje marokene, ndërsa 120,000 janë me prejardhje turke.

**Japonezët mësohet të kujdesen për ushqime hallalle**

Dhoma për namaz (lutje), shami të punuara nga mëndafshi vendor dhe mish hallall, i vërtetuar, janë shfaqur në Japoni, kështu bosët e turizmit po zgjohen pas kërkesave të udhëtarët, turistëve, myslimanë. Vitin e kaluar, seminare si ky janë mbajtur në 20 rajone të ndryshme në Japoni, ku ishin të ftuar hotelierë dhe pronarë të restoranteve për të mësuar se si të kujdesën për muslimanët. Për një vend kryesisht homogjen me vetëm rreth 100.000 myslimanë, praktikues të Islamit, kjo do të thotë me ja mësy rrugës, me sa duket e panjohur, por një treg në rritje, i cili do të dyfishohet për nga numri i vizitorëve të huaj në vitin 2020."Udhëtarët myslimanë ende nuk ndjehen rehat këtu," tha Ibrahim Haxhi Ahmad Bedavi, kreu i kompanisë së ushqimit Brahim në Malajzi, në një seminar, në kohën e fundit, rreth turizmit hallall në Tokio. "Qeveria duket se e kanë kuptuar këtë." *(R.Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | FILOZOF | JO E SHPEJTË | VeÇ E VeÇ | LUMË NË MALIN E ZI | THIRRJE SPANJOLLE | PJESË TË MEÇIT TË BOKSIT | MINIERË | DY SHKRONJA TË NJËJTA | INDUKSIONI | KËSULA KOMBËTARE SHQIPTARE (SH.PASHQ.) | SHKRIMTAR | | KRAHU | QYTET NË REPUBLIKËN E KOSOVËS |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| KËNGËTAR E GAZETAR SHQIPTAR | | | | | | | | | | | | AMERICI / KRIJIMTARI ARTISTIKE | | |
| HARAM | | | | | | | | | MBRETI I SHTAZËVE / AKTORI, DIZEL | | | | | |
| VRAPOJ | | | | | | | | OBLIGIM PAS AGJËRIMIT E PARA BAJRMAIT / R.I. | | | | | | |
| MJET PUNE | | | | | DERITASH / SUEDIA | | | | | | | | REPUBLIKA / PËRSHË-NDETJA ISLAME | |
| EMËR I HUAJ FEMRE | | | | PUNIM SHKENCOR / KRYEQYTETI TURK | | | | | | | | SOMALIA / FUTBOLLISTI, CANA (SHQ.) | | |
| SHUMA, TËRËSIA | | | | | | | | | | | NJËSIA E DIKURSHME MONETARE BULLGARE / QOHET | | | |
| TALIUMI | | | AZOTI / SATIRIKE | | | | | | | SHKRIMTAR E KRYE-MINISTËR SHQIPTAR, FAN | | | | |
| MEDRESE NË GJILAN | | | | | | | | | | QYTET UNIVERSITAR NË AUSTRI | | | | |
| ZALLI | | | | | | | | | | PËRPUTHJA E VARGJEVE | | | | |
| UNË (ANG.) | | MORE! / LETRAT E FIRMËS NË RROBA | | | | | | | | SHKOJ ME VRAP, NGAREND | | | | USHQIM QË VJEN NGA KAFSHËT |
| | PJATA / MJETI | | | | | | | | | TIME UNIT | | | 1000 ROMAK / LLOJ KSFSHE E EGËR | |
| PËREMËR DËFTOR | | | | | | | | | | SPANJA | | GËLLTIS UJË / RENIUMI | | |
| SHENJË PIKËSIMI | | | | | SHIFRAT 8 | EMNAKU I EMINES | KOALICION | RIBONUCLEID ACID | ITALISHT | JO HOLLOJ / VËNIE MINASH | | | | |
| AKEINI AIRPORT | | | | MBI NORMAL / KAFSHË E IMËT SHTËPIAKE | | | | | | | ANGLISHT / FOTO | | | MJET TRANSPORTI |
| GRUMBULL AVUJSH NË QIELL | | | PËRGËNJE-SHTRIM / VEND NË IRAN | | | | | | | | | LLOJ REVOLJE / MJET DJEGIEJE | | |
| MBRETË-RESHA E SPORTEVE | | | | | | | | | SHTET AFRIKAN / MUHAMED ALI | | | | | |
| FIS ILIR | | | | | | | | PJESË E XHAMISË / RADIUSI | | | | | | |
| AI QË E MERR MEDALJEN E BRONZTË | | | | | | | MUAJI I AGJËRIMIT | | | | | | | |



# Kontributi i MUSLIMANËVE dhënë CIVLIZIMIT Botërorë





El-Xhazari

*Lindur: 1136, Cizre, Turqi*
*Vdiq më: 1206*
*Badi'al-Zaman Ebu el-'Izz ibn Ismail ibn el-Razāz al-Jazari ishte një dijetar musliman: një dijetar, shpikës, inxhinier mekanik, zejtar, artist, dhe matematicient, i cili jetoi gjatë Epokës së Artë Islame.*

Boshti rrotullues është një pajisje e cila shndërron lëvizjet rrotulluese në lëvizje lineare dhe është njësi qendrore tek shumica e makinerive në botën moderne, sidomos në motorët me djegie të brendshme. Një nga shpikjet mekanike më të rëndësishme në historinë e njerëzimit, ishte punuar nga një inxhinier gjenial, muslimani i quajtur El-Xhazari që mundësoi bartjen e ujit për ujitje.

Libri i tij i vitit 1206 '*Libri i njohurive mbi pajisjet mekanike*' tregon se ai, gjithashtu, ka shpikur apo përpunuar përdorimin e valvulave dhe pistonat, ka shpikur disa nga orët e para mekanike që punonin nga uji dhe pesha, si dhe ai ishte babai i robotikës. Në mesin e 50 shpikjeve tjera të tij ishte edhe dryri me kombinim.





# KURBANI I BAJRAMIT

*"Thuaj:
Namazi im, kurbani
im, jeta ime dhe
vdekja ime janë
thjesht për Allahun,
Zotin e botëve! Për të
nuk ka rival. Dhe për
këtë jam i urdhëruar".*
*(El En'am, 162)*

**Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.**




**Pagesa mund të bëhet në zyrat e këshillave vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.**

Më gjerësisht mund të informoheni në tel: 038/22-44-44; 044/186-220; 044/186-221